# DITURIA ISLAME

NUMER 263 | VITI 25 | QERSHOR 2012 | REXHEP 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

NË BURSA TË TURQISË

## MEDRESEJA E PRISHTINËS FITON BINDSHËM NË KONKURSIN NDËRKOMBËTAR PËR NJOHURI NË GJUHËN ARABE



www.dituriaislame.net

...Allahu nuk ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata nuk e ndryshojnë vetveten e tyre...
(Er-Ra'd, 11)

O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju.
Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek Allahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe Ditës së fundit.
Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.
(En-Nisa, 59)

... e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten.
(Ali Imran, 159)

"Kur njerëzit e shohin zullumqarin-despotin që po bën padrejtësi dhe ata nuk e pengojnë , është dro se shumë shpejt Allahu do t'i përfshijë me ndëshkimin e Tij".
Transmeton Ebu Davudi nga Amër Ibn Hushejmi

DITURIA ISLAME







Në një konkurrencë të fortë, përfaqësuesit e medresesë së mesme "Alaudin" dolën bindshëm më të mirë, duke zënë në dy kategori vendin e parë, kurse në një vendin e dytë. Rezultati i arritur në Bursa, përveçqë është një sukses në arenën ndërkombëtare, madje në një konkurrencë të fortë, po është treguesi më i mirë për punën që bëhet në medresetë tona.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Israja dhe Mi'raxhi qetësim dhe nderim për Muhamedin a.s.



*Shënimi i ndodhisë së Israsë dhe Mi'raxhit do të vazhdojë të mbesë një burim nga i cili myslimanët përfitojnë mësime e studime të panumërta si dhe do të mbetet një zile e cila do t'u përkujtojë prore rolin që kanë ndaj vetvetes së tyre, fesë së tyre,dhe njerëzve në përgjithësi. Para kësaj ngjarjeje të madhe njerëzore, edhe gjenitë kanë mbetur të mahnitur e të habitur. Kjo mrekulli bëri që armiqtë e Islamit të ndaheshin në dy kampe, në ata që dyshojnë për ngjarjen, dhe në pjesën tjetër që e besojnë. Dhe këtu vjen dhe i shuan të gjitha dyshimet ajeti kuranor: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëvëzhguesi".(El Isra,1).*

*Kurse në një sure tjetër, Allahu rrëfen këtë ngjarje duke thënë: "Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet. Atë ia mësoi, ai fuqiforti (Xhibrili). Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kute) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk e mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë tek Sidretul Munteha, pranë së cilës është Xhennetul Me'va (kopsht strehimi). Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet". (En-Nexhm, 1-18)*

*Me anë të këtij udhëtimi hyjnor, Allahu dëshmoi dhe u tregoi pabesimtarëve se robin e Vet nuk e lë dhe se, pas vështirësive, vjen lehtësimi. Një nga ngjarjet që la gjurmë të pashlyer në historinë e Muhamedit a.s., ishte vdekja e mbështetësit të tij, mbrojtësit nga sulmet e egra të mushrikëve, xhaxhait të tij Ebu Talibit, dhe bashkëshortes së parë, burimit të rehatisë shpirtërore e familjare, Hatixhes r.a.. Këto pikëllime bënë që Muhamedi a.s. të ndërronte vendin e thirrjes për Allahun Një (Mekën, vendin më të dashur të tij) duke vajtur në Taif, ku ndoshta do të gjente përkrahës të kësaj feje. Megjithëkëtë, taifasit refuzuan thirrjen e tij, duke vazhduar edhe më tej dhe, në shenjë urrejtjeje e hakmarrjeje, i organizuan fëmijët e tyre për të hedhur gurë mbi trupin e bekuar të Muhamedit a.s. dhe, nga goditjet e gurëve, nga trupi filloi t'i rridhte gjaku. Në këtë gjendje pafuqie, ai iu lut Zotit që ta ndihmonte . Kjo ndodhi në vitin 12 të pejgamberisë. Pas këtyre fyerjeve dhe pas nënçmimit që i bënë banorët e Mekës dhe të Taifit, Muhamedi a.s. qetësohet e ngushëllohet dhe nderohet me ftesën që i bëri Allahu xh.sh. për t'u takuar me të në hapësirat e larta qiellore. Kjo është një prej muxhizeve (ngjarjeve të jashtëzakonshme, mrekullive) të Muhamedit a.s., krahas muxhizes më të madhe të tij, që ishte shpallja e Kur'anit, i cili ka qenë e do të mbetet i paarritshëm e i papërsëritshëm.*

*Sipas shumicës së historianëve, kjo ngjarje ka ndodhur në natën e 27 të muajit Rexheb, një vit para se Muhamedi a.s. të shpërngulej nga Meka në Medinë. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Mekës deri në Mesxhidul Aksa (Jerusalem) dhe Mi'raxh (ngjitje në sferat e larta qiellore), përmendet në Kur'an dhe hadith.*

*Nga ky udhëtim hyjnor, ulematë kanë nxjerrë dobi dhe përfitime të mëdha, që janë:*

**Vlera dhe pozita e lartë që ka Muhamedi a.s. tek i madhi Zot.*

**Namazi është shtyllë e fesë dhe lidhja më e fortë në mes robit dhe Zotit.*

**Mëshira e Allahut ndaj robërve duke i pakësuar nga 50 namaze në 5 namaze në vlerë të 50 namazeve.*

**Besimtari duhet të jetë i bindur se, pas vështirësisë, vjen lehtësimi. Durimi dhe shpresa të jenë synim i tij dhe Allahu çdo durim ndaj fatkeqësive dhe sprovave të jetës, e shndërron në burim force, mirësie e çelës të shtegdaljes.*

** Myslimanët duhet të kujtojnë gjithmonë ajetin "Ti, të keqen ktheje me të mirë" dhe të ndjekin shembullin e tij për të ngritur imazhin e drejtë të fesë së tyre, siç bëri profeti me popullin e Taifit . Ai nuk u lut kundër tyre, po u lut që ta udhëzonte Allahu. Kjo duhet të jetë gjithmonë motoja jonë dhe sjellja jonë, në mënyrë që veprimet tona të flasin për Islamin tonë dhe të jetë një mjet i mirë për të folur në opinion rreth Islamit dhe tolerancës praktike.*

** Islami është fe universale dhe e tillë do të mbetet deri në Ditën e Gjykimit dhe kjo është reflektuar kur Muhamedi a.s. iu bë imam në namaz Pejgamberëve dhe kjo neve na e ngre e rrit forcën tonë dhe vendosmërinë për ta mbrojtur atë, deri në Ditën e Ringjalljes.*

**Të gjitha ato që i pa Muhamedi a.s. në këtë udhëtim hyjnor, të mbesin mësim i përhershëm i myslimanëve si dhe të largohen nga gjërat e ndaluara dhe të veprojnë më shumë punë hallall.*

*Sipas kalendarit më 16 qershor është nata e Mi'raxhit. Le të jetë kjo datë një përkujtim i hajrit për tërë Ymetin e Muhamedit a.s.!*

*Mr. Rexhep Suma*



# Veriut të vendit duhet t'i qasemi me maturi e mençuri, pa emocione, me durim e mirëkuptim

**Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava**

Ditët e fundit, Kosova dhe rajoni u përballën me disa tensione ndëretnike, që për pasojë mund të ndikojnë në stabilitetin dhe sigurinë e vendit tonë dhe të rajonit në përgjithësi.

Në Veri të Kosovës, ndodhi një rast dhunë mbi familjen Haradinaj tek Tre Rrokaqiejt në Mitrovicën Veriore, që, fatkeqësisht, mori jetën e kryefamiljarit. Ky rast u cilësua si një akt terrorist dhe ndikoi dukshëm që banorët e kësaj pjese të Kosovës të mos ndihen të sigurt për familjet, pronën dhe pasurinë e tyre.

Humbja e një qytetari tonë të pafajshëm dhe plagosja e anëtarëve të tjerë të familjes në pragun e shtëpisë, ka bërë që shumë qytetarë shqiptarë, të brengosur për fatin e tyre, t'ua kthejnë shpinën shtëpive dhe pronave të tyre, sidomos pas përpjekjes së pasuksesshme të policisë për të vendosur një pikë kontrolli aty.

Ç'është e drejta, situata në pjesën veriore të Kosovës është e paqëndrueshme dhe e brishtë që nga paslufta, për dallim nga pjesët e tjera të Kosovës, në të cilat, me ndihmën e miqve tanë ndërkombëtarë, është krijuar një realiteti i ri, janë funksionalizuar institucionet e vendit dhe janë shënuar hapa premtues në krijimin e një klime të mirëbesimit në mes komuniteteve të ndryshme.

Por një gjë e tillë nuk mund të thuhet se po ndodh në Veri të vendit; atje ku as 12 vjet pas përfundimit të luftës dhe 4 vjet pas pavarësisë së Kosovës, nuk është instaluar rendi kushtues, nuk është shtrirë sovraniteti i vendit, ashtu siç duhet. Kjo, sepse atje kemi një popullatë, e cila thjesht nuk njeh realitetin e ri dhe vazhdon të sfidojë në mënyra të ndryshme autoritetet kosovare dhe të cenojë shtetësinë e Kosovës.

Kjo situatë që mbretëron në këtë pjesë të vendit këtu e 12 vjet, dhe sidomos pas 17 shkurtit 2008, natyrisht ka bërë që popullata shqiptare, për shkak të presioneve të ekstremistëve serbë që veprojnë në strukturat ilegale, të ndihet jo e sigurt, kurse komuniteti serb ka ngelur i paintegruar dhe peng i këtyre strukturave ilegale ekstremiste serbe.

**Si ta tejkalojmë këtë situatë?**

Na ka rënë të dëgjojmë këto ditë propozime e ide nga më të ndryshmet, madje kjo është politizuar e polarizuar për qëllime të ndryshme, mirëpo mendojmë se Veriut të vendit duhet t'i qasemi me maturi e mençuri, pa emocione, me durim e mirëkuptim.

Komuniteteve të asaj pjese të Kosovës që sfidojnë dhe nuk njohin autoritetet e Kosovës, duhet t'u argumentohet dhe t'u dëshmohet se bashkëjetesa pranë njëri-tjetrit është e mundur, se ata mund të jetojnë si qytetarë të lirë.

Shqiptarëve të asaj ane u duhet ofruar siguri e nevojshme për të jetuar në vatrat e tyre, kurse serbëve u duhen ofruar integrimi dhe perspektiva në Kosovë dhe në institucionet e saj. Po ashtu, komuniteti serb duhet të lirohet sa më parë nga kthetrat e strukturave ilegale dhe ekstremiste serbe, në mënyrë që ky komunitet të rezonojë, të vlerësojë dhe të gjykojë drejtë e në mënyrë objektive dhe reale.

S'ka dyshim që për ta bërë këtë janë të obliguara institucionet vendore dhe ato ndërkombëtare. Edhe pse, në shikim të parë,



ky duket si një "mision i pamundur", jemi të bindur që kjo mund të arrihet, e në këtë drejtim një kontribut të çmuar mund dhe duhet ta japin edhe bashkësitë fetare dhe prijësit e tyre, fjala është për Bashkësinë Islame dhe Kishën Ortodokse, e madje edhe për Kishën Katolike.

Prijësit fetarë, në ligjëratat, udhëzimet e predikimet e tyre me e për besimtarët e tyre, duhet të rezervohen dhe të heqin dorë nga gjuha e urrejtjes dhe e mosdurimit, nga gjuha e armiqësisë dhe mërisë ndaj tjetrit, për t'iu kthyer udhëzimeve, mësimeve dhe burimeve të tyre hyjnore, për të përdorur gjuhën e tolerancës dhe mirëkuptimit. Ky është obligim yni para Zotit dhe para popullit; ky është misioni ynë që kemi marrë përsipër: që jetën në këtë botë besimtarëve tanë t'ua bëjmë më të lehtë, më të lumtur dhe më të sigurt.

Popujt e këtij nënqielli kanë luftuar mjaft, kanë vuajtur shumë, janë terrorizuar e traumatizuar tej mase. Prandaj, sot është koha që të mendojmë me arsye, të jetojmë në paqe e liri, të jetojmë me dinjitet, të jetojmë me perspektive për një të nesërme më të mirë dhe më të sigurt për ne, familjet tona, fëmijët tanë dhe brezat e rinj, të cilëve nuk u duhen lënë konflikte e luftëra të vazhdueshme. Ata nuk e meritojnë këtë.

Nënqielli i Kosovës është i shumëmjaftueshëm për të gjithë njerëzit e tij, pa dallim etnie, race e feje. Në të ka vend për të gjithë ata që dëshirojnë të thithin ajrin e këtij nënqielli, për të gjithë ata që dëshirojnë ta ruajnë, ta kultivojnë dhe ta ndërtojnë këtë nënqiell.

Shpresojmë se tani e tutje nuk do të kemi dhunë me motive etnike, shpresojmë se ndaj komuniteteve tona më nuk do të ushtrohet dhunë, porse do të ketë paqe, harmoni, liri, prosperitet, integrim dhe përparim për të gjithë.

Zoti i Madhërishëm, në një ajet kuranor, thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El Huxhurat, 13)

Kurse, Halifi i dytë i myslimanëve, Ymeri i drejtë, përveç të tjerash, mbahet mend edhe për thënien e tij të famshme: "Pse i robëroni njerëzit, kur ata kanë lindur të lirë"!?

# Komentimi i sures "Er-Rrahman" (2) Begatitë dhe mirësitë e mëdha të Allahut ndaj njeriut

**Sabri Bajgora**

الرَّحْمَنُ. عَلَّمَ الْقُرْآنَ. خَلَقَ الإِنسَانَ. عَلَّمَهُ الْبَيَانَ

**"Rrahmani - (Mëshiruesi - Zoti ynë), Ai ia mësoi Kuranin. E krijoi njeriun. Ia mësoi atij të folurit (të shprehurit, të shqiptuarit)." (Er-Rrahman, 1-4)**

Surja "Er-Rrahman" është e vetmja sure kuranore që fillon me njërin prej emrave të bukur të Allahut. Meqë ka filluar me një emër të tillë të madh, është shumë e natyrshme që suren në përgjithësi ta përshkojë një frymë ledhatuese e mëshirës hyjnore dhe e mirësive të shumta që Allahu xh.sh. i dhuroi krijesës njerëzore. Kjo mëshirë zgjat hijet e saj freskuese në këtë botë mbi të gjithë, pa dallim, dhe çdo krijesë e ndjen instinktivisht këtë, ndërkohë që në botën tjetër, mëshira e Allahut do t'i përfshijë vetëm besimdrejtët.

Kjo mëshirë e pakufishme hyjnore dhe ky kujdes i Krijuesit ndaj krijesave, pa dyshim që do të duhej të ishte shkas që njeriu në të gjitha lëvizjet, frymëmarrjet, pulsimet shpirtërore, e madje edhe me rrahjet e zemrës së tij, të shpreh falënderim ndaj Krijuesit të Gjithëmëshirshëm, i Cili e krijoi, e begatoi me dituri, i zbriti Kuranin, dhe i mësoi sqarimin e çdo gjëje që ka të bëjë me jetën e tij në këtë tokë.

**Koment:**

**1. "Rrahmani - (Mëshiruesi - Zoti ynë)"**

Fjala "Err-Rrahman" e cila hap këtë sure, është një prej emrave të bukur të Allahut dhe nënkupton mëshirën dhe mirësinë e Tij të pakufishme në këtë botë, pa bërë ndonjë dallim në mes të krijesave, e në këtë rast as në mes të njerëzve, qofshin ata besimtarë apo jo.

Emri "Er-Rrahman" është përmendur 57 herë në Kuran, ndërkohë që vetëm në suren "Merjem" është përmendur 16 herë. Ky emër dëfton për Qenësinë absolute dhe me këtë emër nuk identifikohet askush tjetër, përveç Allahut Mëshirëplotë.

Allahu i Gjithëmëshirshëm thotë: "Thuaj: "Thërrisni: Allah ose thërrisni Er-Rrahman, me cilindo që ta thërrisni (prej këtyre dy emrave), emrat e Tij janë më të bukurit…", El Isra'ë, 110)

Çdo gjë në këtë Univers shpreh dhe frymon drithërima mëshire, prandaj edhe emri Er-Rrahman, nënkupton mëshirën që përfshin gjithçka të krijuar në këtë univers, ndërkohë që emri Er-Rrahim, tregon mbi mëshirën e veçantë për krijesat e Zotit, veçanërisht për besimtarët në Ahiret, në aspektin e dhembshurisë e të faljes së mëkateve.

Mëshira i ka shoqëruar krijesat e Zotit që nga krijimi i Universit dhe do t'i shoqërojë deri në fundin e tij. Kur jemi te fillet e krijimit, i Dërguari i Allahut-Muhamedi a.s. thotë: "Kur Zoti krijoi gjithësinë, shkroi një fjali mbi Arshin e Tij madhështor. Në të shkruhet: "Me të vërtetë Mëshira Ime ia kalon zemërimit Tim."

Allahu xh.sh. e vërteton këtë thënie të Tij në ajetin 129 të sures Ta Ha, kur thotë:

"Dhe sikur të mos ishte një Fjalë, të cilën e kemi thënë, dënimi do të ishte i pashmangshëm." Pa dyshim që kjo fjalë është premtimi i Tij i dhënë: "Me të vërtetë mëshira Ime ia kalon zemërimit Tim", premtim që është shkruar akoma pa u krijuar njeriu, në vendin më të shenjtë në gjithësi,.

Mëshira e Tij e ka tejkaluar dhe mposhtur zemërimin e Tij, dhe është shfaqur te krijesat e Tij në atë formë sa që askush nuk mund ta mohojë. Ajo i ka mbushur qiejt dhe tokën, dhe me të janë mbushur zemrat e krijesave. Përmes kësaj mëshire të cilën Ai e ka shpërndarë mes tyre, dhe e ka vendosur në zemrat e tyre, ata e mëshirojnë njëri-tjetrin,

Lidhur me fjalët:"Mëshira Ime ia kalon zemërimit Tim." Ibnul Kajjimi ka thënë: Mëshira është baza e emrave dhe e cilësive të Zotit. Kjo pasi Zoti nuk mund të jetë tjetër pos Mëshirues. Diçka e tillë është në natyrën e Zotit, ashtu siç është dija, fuqia, aftësia, dëgjimi, shikimi dhe mirësia. Mëshira është një cilësi e përhershme e Tij. Ai ia ka bërë obligim Vetes mëshirën, ndërsa diçka të tillë nuk e ka thënë për zemërimin, prandaj falja është më e dashur për Zotin sesa ndëshkimi dhe hakmarrja. Ne, kur lutemi themi: "O Zot, na mëshiro, pasi Ti je Mëshiruesi ynë dhe mos na ndëshko, pasi Ti na ke në dorë."

Ndërsa, Imam Gazaliu në lidhje me kuptimet e emrit "Er-Rrahman" thotë: Ky emër ka disa kuptime. Së pari: Allahu I krijoi njerëzit nga dashuria, së dyti: I udhëzoi në Imanin e pastër, duke i bërë të lumtur në këtë botë, së treti: Do t'i bëjë të lumtur besimtarët në Ahiret me mirësitë e Tij, dhe së katërti: Kënaqësia më e madhe të cilën do ta përjetojnë besimtarët në Ahiret do të jetë të shikuarit në Madhërinë e Tij.

Meqë për këtë cilësi dhe emër të Allahut mund të flitet shumë më gjerësisht, për fund do të mjaftohemi me një ajet, të cilin dijetarët e kanë quajtur si më shpresëdhënësin në Kuranin famëlartë, i cili shpresëhumburve ua kthen buzëqeshjen, e të pikëlluarve lumturinë:"Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar veten tuaj me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, sepse vërtet Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!" (Zumer, 53)

**2. Ai ia mësoi Kuranin.**

Mirësia e parë ndaj njeriut me të cilën fillon kjo sure, është Kurani famëlartë. Ai është dhurata më madhështore nëpërmjet të cilit shpërfaqet mëshira e Mëshirëplotit për njeriun. Është një libër i përsosur, i cili ngërthen në vete të gjitha Ligjet e kësaj gjithësie dhe njëkohësisht Program i jetës për njeriun, nëpërmjet të cilit i skicohen vijat e besimit, vlerat dhe rruga e shpëtimit, të cilën duhet ndjekur.

Kurani ia hap njeriut ndjenjat dhe përjetimet ndaj këtij Universi, ia ripërtërin dhe ia rifreskon mendimet, duke i dhënë çdo gjëje gjallërinë drithëruese. Vetëm nëpërmjet ajeteve të tij, njeriu arrin të gjejë qetësinë shpirtërore dhe harmoninë e përkryer shpirtërore me këtë ekzistencë.

Kurani është pranvera e zemrave tona dhe sekreti i suksesit tonë në këtë botë. Ai që në zemër ka dritën e Kuranit, i tilli kurrë nuk mund të mbetet në errësirë. I Lartmadhërishmi në lidhje me këtë thotë: "Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërtetë" – (El-Isra'ë, 9)

Të mësuarit e Kuranit është shenjë e mëshirës së Fuqiplotit ndaj njeriut. Ky Kuran u përcoll besnikërisht tek Ymeti islam nga Muhamedi a.s., pejgamberi i mëshirës, e ky nga Xhibrili



a.s. besniku i shpalljeve, e ky nga Allahu xh.sh.. Kurani famëlartë është shpallja e fundit e Allahut, është Libri që përmbylli revelatën hyjnore nëpër shekuj, për të ndriçuar përjetësisht rrugën e njerëzit drejt mëshirës hyjnore.

Pikërisht për këtë arsye, Allahu xh.sh. e filloi përmendjen e të mirave të Tij ndaj njeriut me Kuranin famëlartë.

Ib Atije gjatë komentimit të këtij ajeti thotë: Ai (Allahu) që e dalloi dhe e nderoi Ademin ndaj engjëjve, duke ia mësuar atij të gjithë emrat (dituritë), po Ai e nderoi, e dalloi dhe e lartësoi këtë Ymet ndaj Ymeteve të tjera me mësimin e Kuranit.(1)

Kujdesi i këtij Ymeti ndaj Kuranit duhet të jetë i vazhdueshëm, sepse nëpërmjet tij ne arrijmë majat më kulmore të kënaqësisë së përjetshme. Pikërisht për këtë arsye, ata që e mësojnë Kuranin dhe e studiojnë atë, do të jenë në pozita të larta nderi si në këtë botë edhe në botën tjetër. Në lidhje me këtë Pejgamberi a.s. thotë: "Zotërinjtë më të ndershëm të Ymetit tim janë bartësit e Kuranit", dhe: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve"

Ky ajet kuranor, në të njëjtën kohë vërteton bindshëm se Kurani nuk është ndonjë poezi e as nuk është ndonjë fjalë që ndonjë njeri po ia mësonte Muhamedit a.s., por është Fjalë e drejtpërdrejtë e Allahut-Rrahmanit dhe Shpallje e Tij për krijesën të cilën e dërgoi mëshirë për të gjitha botët.

**3. E krijoi njeriun.**

Krijimi është një dhuratë tjetër nga Mëshirëploti, Vetëm Ai është Krijues, sepse me vullnetin e Tij krijon çka të dojë. Ai krijoi



këtë ekzistencë të mrekullueshme, e në të edhe shumë krijesa. Prej këtyre krijesave dalloi qenien njerëzore me Shpallje, duke ia besuar mëkëmbësinë në Tokë. E krijoi njeriun për një qëllim shumë fisnik, i cili është adhurimi. Prandaj ibadeti-adhurimi është një prej qëllimeve tona më të larta, nëpërmjet të cilit falënderojmë Krijuesin për mirësitë e Tij ndaj nesh.

Allahu e krijoi njeriun, e nderoi dhe e lartësoi mbi të gjitha krijesat, e dalloi me mendje-arsye dhe me vullnet, e bëri të gjykojë e të logjikojë si dhe të zbatojë atë që është në përputhje me vullnetin e tij.

Njeriu, i cili shndrit si një yll në mes të gjitha krijesave, paraqet një element unik me rëndësi të papërshkrueshme në botë. Njeriu, i cili mund të kuptojë Zotin dhe krijimin e vetvetes bëhet krijesa më e lartësuar dhe më fisnike në botë. Për këtë arsye njeriu, qoftë mashkull ose femër, i vjetër ose i ri, i urtë ose injorant, konsiderohet qenie dinjitoze dhe e ndershme.

Fjala njeri në këtë ajet nënkupton krijimin jo vetëm të Ademit si njeri të parë, por të njerëzimit në përgjithësi, sepse në këtë sure flitet për mirësitë e tij ndaj të gjithë njerëzve.

Rreth krijimit të njeriut, kemi shumë ajete kuranore që rrahin këtë çështje, madje është përmendur qysh në ajetet e para të zbritjes në suren "El-Alek", për të vazhduar më pas me ajete që flasin për krijimin e njeriut nëpër etapa të ndryshme, derisa mori formën e përsosur njerëzore, duke e pajisur edhe me gjallërinë e Shpirtit.

Përderisa meditojmë rreth këtij ajeti kuranor, duhet të jemi mirënjohës ndaj Allahut fuqiplotë që na krijoi nga mosqenia, na dhuroi mendjen, vullnetin dhe mbi të gjitha na udhëzoi në dritën e besimit të vërtetë.

Nga dashuria për njeriun, Allahu xh.sh. kohë pakohe dërgoi pejgamberë, të cilët ndriçuan qiellin e kësaj bote me diellin e pejgamberisë. Përveç tyre zbriti edhe libra të shenjtë, në të cilët kishte udhëzim për rrugën që duhej ndjekur që të arrinim qëllimet më të larta të jetës sonë- Njohjen e Allahut me të gjitha cilësitë e Tij të përkryera.

**4. Ia mësoi atij të folurit (të shprehurit, të shqiptuarit).**

Në vazhdim të mirësive të panumërta të Allahut ndaj njeriut, është edhe mirësia e të mësuarit e të folurit dhe të shprehurit. Zaten, kjo cilësi është cilësia dalluese në mes të njeriut dhe gjallesave të tjera, sepse nëpërmjet kësaj, njeriu arrin të shprehë falënderimin ndaj Krijuesit të tij.

Nderimi që na është bërë neve (krijesës njerëzore) me aftësinë e të folurit dhe të shprehurit, është nderimi më i lartë, sepse jemi krijesa që Allahu na ka urdhëruar të lexojmë, të arsimohemi, dhe në bazë të ngritjes në nivele të larta të diturisë, të shprehim madhërimin ndaj Krijuesit Mëshirëmadh e Mëshirëplotë.

**Urtësia e këtyre ajeteve (1-4)**

- Surja "Er-Rrahman" ka filluar me po këtë emër të bekuar e të madh të Allahut, për të na vënë në dijeni se në vazhdim të sures do të përmenden mirësitë dhe dhuntitë e panumërta të Allahut ndaj njeriut.
- Kurani është Fjalë e Allahut dhe mrekulli e përjetshme me të cilën e përforcoi të Dërguarin e Tij të fundit-Muhamedin a.s..
- Allahu krijoi njeriun në formën më të bukur, e pajisi me të gjitha shqisat, e dalloi prej krijesave të tjera me mendje dhe logjikë, si dhe ia mësoi të folurit e të shprehurit.
- Muslimanët duhet të jenë falënderues ndaj Allahut për këto mirësi dhe gjuhët e tyre gjithmonë duhet të jenë në përmendje të Tij.
- Dijetari Rragib Asfehani duke analizuar katër ajetet e para të kësaj sureje thotë:

Allahu xh.sh. i filloi ajetet me mësimin e Kuranit, për të vazhduar pastaj me krijimin e njeriut, dhe në fund me mësimin e të folurit. Sipas të kuptuarit tonë të cekët njerëzor, ndoshta do të duhej filluar së pari me krijimin e njeriut, pastaj më të mësuarit e të folurit, e tek pastaj të mësuarit të Kuranit. Por, pikërisht këtu qëndron urtësia e pakufishme hyjnore, që të mësuarit e Kuranit të përmendet para krijimit të njeriut, sepse Kurani është fjalë e Allahut, të cilës nuk mund t'i mvishet e pavërteta as nga para e as nga prapa, ndërsa njeriu është krijuar që të ngrihet e të lartësohet me vlerat e amshueshme të Kuranit famëlartë. - vijon

(1) Hadaiku rrevhi ve rrejhan, vëll. 28 f. 266

# Israja dhe Mi'raxhi

**Mr. Ajni Sinani**

**"I Lartësuar është Ai që e barti robin e Tij (Muhamedin a.s.) natën nga Mesxhidul Harami (në Mekë) në Mesxhidul Aksa (të Kudsit), rrethinën e secilës e kemi bekuar, për t'i treguar atij disa nga mrekullitë Tona. Ai, me të vërtetë dëgjon çdo gjë dhe sheh çdo gjë". (El Isra, 1)**

Allahu i njeh më së miri robërit e Tij, prandaj Ai, qoftë i Lavdëruar, i dha në kohën më kritike dhuratën më të mirë dhe mbështetjen më të fuqishme shpirtërore Pejgamberit më të dashur. Kështu erdhi ajo natë e madhe dhe e shenjtë, kur i Dërguari i Allahut do të shihte sekretet e botës së padukshme që s'mund të shihen nga syri i njeriut. Atë natë meleku Ridvan, ruajtësi i Xhennetit, ishte njoftuar se do ta nderonte një mysafir i veçantë. Ai do ta priste njeriun dhe krijesën më të bekuar dhe më të denjë për nderime e respekt të vazhdueshëm e të pafund. Muxhizja e Israsë dhe Miraxhit është shprehje e nderit më të lartë që Allahu ia kishte caktuar vetëm Muhamed Mustafasë. Meleku më besnik, Xhibril Emini, qe urdhëruar të sillte Burakun, që ishte më i shpejtë se rrufeja dhe drita, tek njeriu dhe pejgamberi më besnik, Muhamed Emini. Pejgamberi a.s. do të përshkonte hapësirat e universit që s'mund të arrihen në aspektin fizik, dhe do ngjitej deri në ato lartësi, që Allahu i ka caktuar si kufij të fundit, të cilit nuk i ka arritur asndonjë pejgamber i zgjedhur dhe as ndonjë melek i afërt. Jo vetëm nga aspekti fetar, po edhe nga pikëpamja logjike, është e mundshme që Krijuesi Absolut dhe i Plotfuqishëm, që ka krijuar çdo gjë që ekziston në univers dhe vetë universin, e ka fare të lehtë të modifikojë, kurdo që Ai dëshiron, ligjet e natyrës që Ai i ka vendosur. Nëse njeriu me mundësitë dhe aftësitë e tij shumë të kufizuara, duke shfrytëzuar zbulimet teknike, mund të bartet nga një cep në një cep tjetër të globit, madje të udhëtojë edhe në planetë të tjerë, vallë, a nuk mund ta bartë Krijuesi robin e Tij nëpër hapësirat e gjithësisë, madje deri në skajet e universit të cilin e ka krijuar Ai Vetë?!

**Isra**

Në gjuhën arabe me fjalën 'Isra' nënkuptohet udhëtimi natën. Mirëpo fjala "lejlen" (natën) " ... që e barti robin e Tij natën", e përmendur në ajetin e parë të sures "el Isra", nënkupton një pjesë të natës dhe jo tërë natën. Isra është udhëtimi tokësor që Allahu ia mundësoi Pejgamberit përmes Burakut, në vijën horizontale - nga Qabeja në Kuds. Në hadithet e tij Pejgamberi a.s. thotë: "'usrije bi" që do të thotë, jam bartur. Meqenëse ky udhëtim ishte impresionues dhe i mrekullueshëm, udhëtim që i është dhuruar enkas Muhammedit a.s., një sure kuranore është quajtur "El Isra". Që në fillim të ajetit të parë të saj, Allahu i Madhërishëm përmend shprehjen "Subhane" (I Lartësuar është), që le të kuptohet se kjo ndodhi ka qenë një mrekulli e veçantë dhe një ngjarje e madhërishme.

**Mi'raxh**

Fjala 'Mir'axh' ka kuptimin e ngjitjes dhe ngritjes në lartësi, të ngriturit lart. Prandaj, Mir'axhi nënkupton udhëtimin dhe ngjitjen e Pejgamberit a.s. në vijën vertikale, prej Kudsit në shtatë qiejt, deri në Sidretul Munteha, thellësira për të cilat di vetëm Allahu xh.sh. Është interesante të përmendet se Pejgamberi a.s. në udhëtimin e tij qiellor, nuk qe ngritur drejt nga Qabeja, por së pari qe bartur në Kuds/Jerusalem, në Bejtul-Makdis, dhe më pas, prej aty, qe ngritur nëpër shtatë qiejt dhe më tutje. Kjo mbase për të treguar rëndësinë e Kudsit për myslimanët dhe lidhjen mes Qabesë dhe Bejtul Makdisit. Depërtimi në një botë më të lartë shpirtërore

është synim i çdo Pejgamberi. Secili prej tyre në një kohë ka pasur momente të caktuara dhe ka arritur në një pozitë të lartë. Islami ia mundëson këtë përjetim të veçantë secilit mysliman përmes namazit pesë herë në ditë, në mënyrë të obligueshme, kurse në mënyrë vullnetare gjatë gjithë 24 orëve. Pejgamberi a.s. thotë: "Namazi është mi'raxhi i besimtarit". (Essalatu mi'raxhul mu'min).

**Një vit para Hixhretit**

Myslimanët e kujtojnë këtë ngjarje të rëndësishme, që ka ndodhur pas vitit të pikëllimit "Amu-l-huzni", në të cilin vdiqën Hatixhja r.a., gruaja besnike e Pejgamberit a.s. dhe Ebu Talibi, xhaxhai dhe mbrojtësi i tij. Ky udhëtim i Pejgamberit a.s., sipas shumicës së dijetarëve myslimanë, ka ngjarë në natën e 27 të muajit Rexheb, një vit para Hixhretit. Ai ndodhi në një kohë kur myslimanët po përjetonin ditë të rrezikshme dhe të vështira. Mi'raxhi konsiderohet si ngjarja e fundit në Mekë para Hixhretit dhe do të ishte një përgatitje për periudhën pas tij.

**Larja e zemrës**

Enesi r.a. transmeton se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kur isha në një gjendje si gjysmë në gjumë dhe gjysmë i zgjuar, erdhi tek unë ai (meleku Xhibril), i cili e hapi gjoksin tim, e mori zemrën time, e lau dhe e ktheu atë përsëri. Pastaj erdhi një krijesë, e cila ishte më e vogël se mushka e më e madhe se një gomar, që ishte e bardhë dhe që quhej Burak. Pastaj u barta prej saj ... ".(Buhariu). Buraku e hidhte hapin në distancë aq sa mund të shihte syri.

**Pengesat materiale**

Me rastin e Israsë dhe Mi'raxhit, para syve të Muhamedit a.s. u zhdukën të gjitha pengesat e botës fizike, të cilat qëndrojnë si perde dhe pengojnë shikimin e botës shpirtërore. Pushuan të gjitha pengesat e kohës dhe hapësirës dhe të gjitha sekretet e qiellit e çdo gjë që ishte në tokë e fshehur, qe shfaqur në mënyrë të qartë dhe haptazi.

**Koha dhe hapësira**

Kur Pejgamberi a.s. u kthye nga ky udhëtim i jashtëzakonshëm, shtrati i tij nuk ishte ftohur ende dhe uji i abdesit nuk kishte pushuar së rrjedhuri ende nga ibriku. Kjo nuk është e pamundshme kur e dimë se Allahu është Ai Që e sundon kohën dhe gjithësinë. Ai ka bërë që shpejtësia e materies të mos arrijë shpejtësinë e dritës. Nëse arrihet që kohën ta vendosim (ta shndërrojmë) në zero, atëherë kalohet në amshueshmëri. Dhe këtë zero në kohë mund ta vendosë vetëm Allahu. Prandaj Allahu, me rastin e kësaj ndodhie, u urdhëroi të gjitha ligjeve që sundojnë në botën materiale, që të pushonin së vepruari për pak çaste dhe të largoheshin të gjitha pengesat e kohës, vendit, hapësirës, të folurit, dëgjimit, shikimit, udhëtimit, lëvizjes, qetësisë, lodhjes dhe pushimit.

**El Aksa**

Udhëtimi nga Qabeja në Kuds tregon vlerën e Mesxhidul Aksasë, që konsiderohet xhamia e tretë për nga rëndësia për myslimanët. Pejgamberi a.s. ka ardhur në Aksa me anën e Burakut. Pasi e kishte lidhur, hyri në xhaminë e Aksasë dhe fali dy rekate namaz, duke u prirë si imam pejgamberëve të tjerë. Kur Pejgamberi a.s. doli jashtë xhamisë, Xhibrili a.s. i ofroi një kupë me qumësht dhe një tjetër me verë. Ai zgjodhi kupën e mbushur me qumësht. Xhibrili i tha: "Ke zgjedhur atë që është e natyrshme. Sikur ta merrje këtë kupën tjetër, pasuesit e tu do të shkonin në rrugën e gabuar". Pas kësaj Xhibrili e shpuri Pejgamberin a.s. drejt qiejve. Kur arritën në qiellin e parë, Xhibrili kërkoi që të hapej dera. Ai u pyet se kush ishte ai që gjendej me të. Ai iu përgjigj se ishte Muhammedi a.s. Pastaj u tha: "A është dërguar?" Xhibrili a.s. u përgjigj: "Po." Meleku e hapi qiellin e parë dhe tha: "Banorët e qiellit janë të lumtur nga ky lajm i mirë".Në këtë qiell Pejgamberi a.s. pa një njeri. Ky njeri, kur shikonte djathtas, qeshte, kurse, kur shikonte majtas, qante. Ky burrë, kur e pa të Dërguarin e Zotit, i tha: "Mirë se ke ardhur, Pejgamber i mirë dhe pasardhës i mirë"! I Dërguari i Zotit pyeti se kush ishte ai njeri dhe iu tha se ai ishte hazreti Ademi. Në të djathtë të tij ishin shpirtrat e pasardhësve të tij, që do të hyjnë në Xhenet, kurse në të majtë shpirtrat e atyre që do të shkojnë në Xhehenem. Prandaj, Ademi a.s., kur shikonte në të djathtë, ishte i kënaqur, kurse, kur shikonte në të majtë, ishte i trishtuar. Në këtë mënyrë Pejgamberi a.s. kaloi në secilin qiell. Në çdo qiell takoi pejgamberë. Në qiellin e dytë takoi Jahjain dhe Isain, në të tretin hazreti Jusufin, në të katërtin Idrisin, në të pestin Harunin, në të gjashtin Musain. Të gjithë i shprehnin mirëseardhje duke i thënë: "Mirë se vjen, pejgamberi i mirë, vëllai i mire"!Në qiellin e shtatë, i Dërguari a.s. pa hazreti Ibrahimin, që ishte mbështetur në "Bejtul Ma'mur". Aty çdo ditë hynin nga shtatëdhjetë mijë melekë, të cilët nuk ktheheshin edhe një herë për të hyrë aty. Pastaj Pejgamberit iu tregua Xheneti. Kupa qiellore e Xhenetit ishte prej margaritarëve, kurse dheu i tokës prej myshku. Pejgamberi a.s. pa edhe Xhehenemin dhe gjëra të tjera të panumërta, si edhe Xhibrilin në pamjen e tij të vërtetë. Ai kaloi mbi qilimin Refref edhe pa Kursiun dhe Arshin. Muhamedi a.s. dëgjoi fërshëllimën (kërcitjen) e penës. Pra, nocioni kohë pushoi së ekzistuari dhe Pejgamberit a.s. iu prezantuan e shkuara, e tashmja dhe e ardhmja.

Ai arriti tek Sidretul Munteha. Xhibrili a.s. ndaloi aty duke thënë: "Nëse shkoj më tutje edhe



një qime floku, do të digjem dhe shkatërrohem". Pejgamberi a.s. vazhdoi më tutje. I Dashuri i Allahut, në një mënyrë të panjohur dhe të pashembullt, arriti deri në lartësinë që kishte caktuar Allahu i Madhërishëm vetëm për të. Aty iu ngrit perdja e sekreteve dhe ai u gjend në vendin e shenjtërive më të përsosura dhe të paarritshme nga cilado krijesë. Aty Allahu i ka shpallur ato që ka dashur dhe dëshiruar. Në këtë vend Pejgamberit i janë dhënë tri dhurata nga Allahu:

1. Tri ajetet e fundit nga surja El Bekare;
2. Premtimi me Xhennetin për ata që janë pasuesit e Muhamedit a.s., e që Allahut nuk i shoqërojnë dikë tjetër; dhe
3. Falja e pesë namazeve gjatë ditës.

**A ishte Mi'raxhi vetëm me shpirt apo edhe me trup?**

Pejgamberi a.s. e ka bërë Mi'raxhin me shpirt e me trup dhe në gjendje të zgjuar. Konfirmim për këtë janë Fjalët e Allahut: "...që e barti robin e Tij (Muhamedin a.s.)". Fjala rob (abd), e përdorur në ajetin kuranor, në arabisht do të thotë një qenie e plotë njerëzore e përbërë nga shpirti dhe trupi, ashtu siç është termi "insan". Nuk ka dyshim se kjo është e mundshme dhe e pranueshme për logjikën e myslimanit, sepse Allahu është i Gjithëpushtetshëm dhe, kur Ai dëshiron diçka, vetëm thotë: "Bëhu! dhe ajo bëhet". Madje edhe kundërshtimi i idhujtarëve ishte ngase ata e kishin kuptuar se Muhamedi a.s. kishte udhëtuar me shpirt e trup, se përndryshe ata nuk do ta kundërshtonin. Gjatë Israsë, trupi i Pejgamberit a.s. nuk ka pësuar ndryshime. Kurse gjatë Mi'raxhit, nëpër shtatë qiejt, trupi i Pejgamberit ka pësuar ndryshime. Pas arritjes në Sidretul Munteha, trupi i bekuar i Pejgamberit a.s. ka pësuar ndryshime edhe një herë, për të arritur aty ku nuk mund të shkonte madje as vetë Xhibrili a.s..

**Kthimi dhe tregimi**

Në mëngjes, Pejgamberi a.s. shkoi në Qabe dhe tregoi për Mi'raxhin. Kur e dëgjuan këtë të pafetë, ata filluan të bënin shaka. Shkuan tek Ebu Bekri dhe i thanë se miku yt thotë se brenda një nate ka shkuar në Kuds dhe është kthyer prej atje. Kur Ebu Bekri dëgjoi për këtë, u tha: "Nëse ai e ka thënë një gjë të tillë, unë i besoj". Pejgamberi a.s. atë ditë e quajti Ebu Bekrin "Sidik" (i sinqertë). Idhujtarët, për ta sprovuar Pejgamberin a.s., i thanë: "Muhamed, ti thua se ke qenë në Kuds! Na trego atëherë sa dyer dhe sa dritare ka xhamia Aksa"? Pejgamberi më vonë ka thënë: "Unë nuk kam ditur për atë që më pyetën ata. Por, kur filluan të më pyesnin, Xhibrili ma solli Mesxhidul Aksanë para syve. Unë e shihja atë, i numëroja (dyert e dritaret) dhe menjëherë u përgjigjesha pyetjeve të tyre". Pejgamberi a.s. u tregoi idhujtarëve se, gjatë kthimit për në Mekë, kishte parë një karvan me udhëtarë me deve dhe se ata do të arrinin ditën e mërkurë. Ashtu edhe ndodhi. Karvani arriti të mërkurën, para perëndimit të diellit. Besimtarëve iu forcua besimi, kurse idhujtarëve kryeneçësia. Gjithashtu, atë mëngjes, Xhibrili a.s. shkoi dhe ia mësoi Pejgamberit a.s. mënyrën e faljes së pesë namazeve dhe kohët e tyre. Më parë namazi kishte dy rekate në mëngjes dhe dy rekate në mbrëmje.

**Mësime**

Nga Israja mësojmë se, atëherë kur heqin dorë njerëzit në tokë, vjen ndihma nga qielli. Lidhja në mes Mesxhidul Haramit dhe Mesxhidul Aksasë na bën me dije se këto dy xhami janë të shenjta. Namazi i Pejgamberit a.s. si imam i pejgamberëve të tjerë, ka domethënien se mesazhi i tij vlen për të gjithë popujt, për të gjitha vendet dhe do të vazhdojë të vlejë sa të ketë jetë mbi tokë. Të gjithë urdhrat dhe ndalimet i kanë ardhur Muhamedit a.s. nga Allahu nëpërmjet melekut Xhibril, e vetëm një obligim i ka ardhur drejtpërdrejt, dhe ai është namazi, gjë që tregon për rëndësinë e tij. Me namaz njeriu lartësohet dhe afrohet tek Allahu. Prandaj namazi nuk duhet të kundrohet vetëm si një obligim, po duhet të shndërrohet në një lloj miraxhi, ku ne të ndiejmë kënaqësinë e qëndrimit para Allahut dhe të komunikimit me Të.

# Si filloi frymëzimi hyjnor - dërgata (2)

**Dr. sci. Musa Vila**

**Paraqitja e melekut dhe presioni për të lexuar**

Shprehja në hadith – derisa papritmas i erdhi e vërteta (frymëzimi hyjnor), e ai ndodhej në shpellën Hira, në një version tjetër të Buhariut dhe Muslimit është transmetuar d.m.th. derisa papritmas, në mënyrë të befasuar, iu shfaq e vërteta. Lidhëza – derisa tregon për diçka të vazhdueshme dhe që përsëritet. Pra, ai vinte vazhdimisht e furnizohej me ushqim dhe shkonte për adhurim. Një kohë qëndronte në familjen e tij dhe një kohë tjetër qëndronte në shpellë, derisa i erdhi shpallja (e vërteta) sa ishte në shpellë. Nocioni – e vërteta, do të thotë urdhri që ishte shpallje e vërtetë nga Allahu xh.sh., jo supozim dhe mashtrim.[10] Në shprehjen – i erdhi meleku (engjëlli), nocioni el-meleku aludon bartësin e shpalljes, Xhibrilin a.s.. Profeti a.s.,. e kishte parë melekun në formën e tij engjëllore, ashtu siç ishte krijuar, vetëm dy herë. Versioni i Ahmedit nga transmetimi i Ibn Mes'udit thotë se herën e parë e kishte parë kur Profeti a.s. kërkoi nga meleku t'i paraqitej në formën që ishte krijuar. E herën e dytë e kishte parë në Natën e Miraxhit.

**Në shprehjen në hadith – Lexo! Ai u përgjigj: -Unë nuk di të lexoj!**

Kur shkronja Ba futet në kallëzuesin që fillon me pjesëzën mohuese – ma, atëherë mohimi vetëm sa përforcohet. Nga kjo mund të konstatojmë këtë kuptim: – Unë nuk e njoh artin e leximit, ose – Unë nuk jam prej lexuesve. Kjo përgjigje është përsëritur tri herë radhazi nga Profeti a.s.. Herën e parë ka pasur për qëllim të tregojë pamundësinë e të lexuarit . Herën e dytë tregon për mohimin e tërësishëm të leximit. Herën e tretë vë në pikëpyetje –çështjen e leximit. Kur kemi parasysh edhe ekzistimin e versioneve të tjera- siç është versioni i Ibn Is'hakut: – çfarë të lexoj? dhe versionin e Bejhekiut, në librin "Ed-Delailu", ku qëndron: – si të lexoj?! - kuptimi i hadithit mund të jetë se herën e parë, kur e urdhëroi meleku të lexonte diçka të panjohur, Profeti iu përgjig –çfarë të lexoj? Meleku i tha: -Lexo këtë libër. Ai iu përgjigj:-Unë nuk jam prej lexuesve (d.m.th. askush më herët nuk më ka mësuar të lexoj). E kur e përsëriti urdhrin, Profeti a.s. iu përgjigj: – si të lexoj, kur unë ta tregova arsyen e mosleximit? Atëherë meleku i tha: – "Lexo me emrin e Zotit tënd që ka krijuar". (El Alek, 1)

**Tek shprehja në hadith - pastaj (meleku Xhibril a.s.) më shtrëngoi fort (gjersa m'u prenë forcat).**

Nëse i bëjmë një vështrim kësaj fjalie, shihet qartë se kemi të bëjmë me një metodë tjetër të të shprehurit. Pra, deri këtu në hadith ligjërimi a fjalët janë të Aishes r.a.. Prej këtu fjalët transferohen tek i Dërguari a.s.,. Ai është folës i drejtpërdrejtë, kështu që i tërë hadithi është i lidhur me Profetin a.s.,. që nga fillimi, edhe pse ndoshta nga ana e substantivit shihet një lloj shkëputjeje nga Aishja r.a..

Fjala (el gatu) ka kuptimin e shtrëngimit në fyt me ngulfatje themi: e ka ngulfatur në ujë – . Këtë e konfirmon edhe Ebu Davud Et-Tajalisij: – më ngulfati në fyt.

Neveviu thotë se kuptimi i saj është – më shtrydhi, më shtrëngoi, të gjitha këto fjalë janë me kuptim të njëjtë: më mbuloi, më shtrëngoi, më ngulfati, më shtrydhi.[11]

**Shprehja në hadith – Gjersa m'u prenë forcat (trupi më lëshoi nga mundi) e pastaj më liroi.**

Fjala (el xhuhdu) lexohet në dy dialekte(el xhuhdu) d.m.th. barrë, mund, skajshmëri, kështu kuptimi i saj është gjersa më kaploi mundimi skajshmërisht, forcat m'u prenë, trupi më lëshoi.

Leximi tjetër është (el xhehdu) d.m.th. vështirësi, kështu kuptimi i saj është gjersa më kaploi skajshmërisht ngulfatja me shtrydhje të tepërt ose gjersa Xhibrili më shtrëngoi pafundësisht.

**Cila është urtësia e këtij mundi të vështirë?**

Kjo barrë e rëndë në vetvete mbart një mesazh për veprimtarinë e Profetit në të ardhmen si dhe sfidat, problemet, telashet me të cilat do të përballej. Ky mund tregoi se pranimi i dërgatës nuk është i lehtë dhe profetësia është detyrë e vështirë, për se njeriu duhet të ushtrohet dhe të skalitet mjaft mirë, në mënyrë që dërgata të kapet dhe të predikohet ashtu siç shpallet nga Zoti i Madhërishëm. Me këtë gjest Xhibrili a.s. ia tërhoqi vërejtjen Profetit a.s. se zemra duhet të përqendrohet në atë që i predikohet. Ai e përsëriti këtë situatë tri herë, në mënyrë që t'i tërhiqte vërejtjen se kishte të bënte me një barrë për të cilën duhej energji, forcë dhe përqendrim.

Përsëritja e një situate a çështjeje zgjon kureshtje dhe interesim me një intensitet më të lartë në shpirt. Njëherazi përsëritja shërben që të dhënat të merren me saktësi dhe këmbëngultësi. Është krejt normale që përsëritja e fjalëve tri herë të japë kuptim më të plotë. Profeti a.s. e kishte traditë që fjalën ta përsëriste tri herë, në mënyrë që të kuptohej më mirë dhe fjalët të mbaheshin mend më shpejt. Një gjë të tillë e kishte praktikuar edhe Xhibrili a.s., në bazë të hadithit të sipërpërmendur.

Fjala (erseleni) ka kuptimin më liroi nga ngulfatja -

**Shprehja në hadith për urdhrin e leximit:**

Meleku iu drejtua Profetit a.s. me këtë dërgatë duke i shpallur fjalët hyjnore:"Lexo me emrin e Zotit tënd që ka krijuar. E ka krijuar njeriun prej një cope gjaku të ngjizur! Lexo në emër të Zotit tënd, që është më bujari! Ai e mësoi njeriun të shkruajë me penë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte"! (El Alek, 1-5)

Me këtë urdhër të Dërguarit të Allahut iu dha aktdëshmia e profetësisë dhe kompetenca e udhëzimit dhe e prijësit.

Ky është argumenti më i mirë se këto pesë ajete janë të parat që kanë zbritur prej Kur'anit famëlartë dhe jo, siç pretendojnë disa dijetarë, se ajetet e para janë të sures El-Mudethir. Ajetet e tjera kanë zbritur pas disa vitesh, më saktësisht pas dy vjetësh e gjysmë. Po ashtu vlen të thuhet se surja që ka zbritur e plotë, është El-Fatiha.

Urdhri "lexo" i Kur'anit është shumë i rëndësishëm. Por po kaq i rëndësishëm është




edhe urdhri për të lexuar në emër të Allahut, që përcakton mënyrën e leximit dhe zbatimin e urdhrit në fjalë.

Në këto ajete janë përmendur pesë gjëra të vlefshme dhe me kuptim shumëdimensional:

a) Leximi;
b) Njohja e Zotit;
c) Prejardhja e njeriut;
d) Lapsi si mjet i parë i përmendur;
e) Pajisja me njohuri fetare dhe jetësore.

Çdo qenie e gjallë dhe jo e gjallë është një libër. Është kjo arsyeja pse urdhri hyjnor është dhënë në formën "lexo" dhe jo "shih e vëzhgo", sepse libri vetëm lexohet. Kjo gjithësi vitale e mbushur plot me qenie, secila një libër në vete, si një bibliotekë hyjnore. Në bazë të leximit, njeriu do të kuptojë të mirën dhe të keqen, do të përfitojë bindje dhe besueshmëri, saktësi dhe siguri. Fillet e çdo gjëje nisin nga leximi. Tjetër gjë është të shohësh, tjetër të vëresh, tjetërgjë është të kuptosh, tjetër ta përvetësosh me vetëdije dhe zemër atë që kuptove dhe pas gjithë kësaj është krejt tjetër ta praktikosh, ta vësh në zbatim dhe t'ua dorëzosh të tjerëve me besnikëri, pa devijime, pa shtrembërime dhe pa keqinterpretime. Lexo! Lixo gjithçka! Lexo Librin e Allahut! Lexo ajetet e Allahut! Lexo Librin e gjithësisë! Lexo vazhdimisht! Lexo që njerëzit të largohen prej mbrapshtisë e të hyjnë në rrugë të drejtë! Lexo që feja jote të përjetësohet! Lexo në emër të Allahut! Lexo në emër të Zotit tënd që ka krijuar! Në emër të Zotit tënd të madh, i Cili e krijoi njeriun prej një cope gjaku të mpiksur e që i jep atij mundësitë për të lexuar çdo gjë, për të ndriçuar çdo gjë, për të kuptuar çdo gjë dhe për t'i përjetuar të gjitha ato që kupton. Lexo në emër të Allahut, që, duke i dhuruar njeriut dhuntitë e leximit, i ka bërë atij favorin më të madh! Lexo të mësosh! Lexo çdo rresht të shpallur nga i Lartësuari! Lexo në emër të Allahut, i Cili ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte! Lexo dhe falëndero Allahun, Krijuesin tënd!

(-vijon-)

# Xhafer Ibnu Ebi Talibi r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Kur Allahu i Gjithëfuqishëm frymëzoi të Dërguarin a.s., me paralajmërimin rreth rrjedhës së asaj beteje, e veçanërisht rreth asaj se Xhaferi do të binte shehid, atij i rrodhën lotët. Në atë çast Pejgamberi a.s. shkoi në shtëpinë e një kushëriri të tij të largët dhe i thirri fëmijët e tij. Derisa i përqafonte dhe i puthte, i rrodhën lotët nëpër faqen e tij.**

Përveç dhjetë figurave të njohura të përgëzuara me Xhennet, ka edhe disa ashabë të tjerë, burra e gra, që janë përgëzuar nga Profeti a.s. me Xhennet, por që nuk jan përmendur në mesin e dhjetëve.

Në mesin e të përgëzuarve të tjerë me Xhennet, është edhe Xhafer Ibnu Ebi Talibi. Vetë Muhamedi a.s. thotë në një hadith : "Hyra në xhennet dhe pashë që Xhaferi fluturonte bashkë me melekët". Xhaferit iu prenë të dy duart në betejën Mu`tetes, të cilat All-llahu xh.sh. ia kompensoi me dy krahë fluturues në Xhennet.[1]

Xhafer Ibnu Ebi Talibi kishte kaluar një rini të lulëzuar, kishte një trimëri madhështore, posedonte durim të paparë, dashuri, devotshmëri dhe besnikëri. I Dërguari i All-llahut xh.sh. ia dha epitetin "Babai i të varfërve"dhe llagapin "Dykrahëshi".[2]

Xhafer Ibnu Ebi Talibi ishte ndër të parët që pranoi Islamin dhe ishte shumë i nderuar në mesin e myslimanëve. Në të njëjtën ditë me të, edhe gruaja e tij - Esma bintu Umejsi kishte pranuar Islamin. Si shumë myslimanë të tjerë, edhe ata ishin keqtrajtuar në mënyrat më barbare. Kur Muhamedi a.s. i këshilloi ashabët e tij që të shpërnguleshin në Abisini, Xhaferi dhe gruaja e tij ishin në mesin e atyre që e dëgjuan këshillën e të Dërguarit a.s..Atje jetuan disa vjet dhe, gjatë asaj kohe, u lindën tre fëmijë: Muhamedi, Abdullahu dhe Aufi.

Kur grupi i dytë i myslimanëve bëri hixhretin në Abisini, këtë herë Kurejshët ishin shumë më të kujdesshëm se herëve të tjera. Ata iu vunë mbrapa delegacionit të myslimanëve dhe shkuan në Abisini tek mbreti Nexhashi. Me të hyrë në pallatin e tij, i thanë : "O sundimtar, në atdheun tënd ka arritur një grup të rinjsh, të cilët e braktisën fenë e popullit të vet, por nuk pranuan as fenë tënde. Erdhën me një fe të re, të cilën nuk e njohim as ne, as ti".[3] Por, Nexhashiu ishte më i mençur sesa mendonin ata. Ai e konsideroi të domosdoshëm ta dëgjonte edhe palën tjetër, kështu që situata të ishte krejtësisht e qartë. Andaj i thirri myslimanët që të dilnin para tij. Nexhashiu i pyeti myslimanët: "Për çfarë feje braktisët popullin tuaj, vatrat tuaja dhe të afërmit tuaj? Sa e di unë, as fenë time-Krishterimin, nuk e pranuat, e as fenë e ndonjë populli tjetër". Xhafer Ibnu Ebi Talibi doli para myslimanëve dhe tha: " O sundimtar, i takojmë një populli, i cili jetonte në injorancë dhe në lajthitje. Adhuronin idhujt, hanin mishin e kafshëve të ngordhura, bënin gjëra të ndaluara, i shqetësonin fqinjët, dhe i fuqishmi prej nesh, e shtypte më të dobëtin. Ja, kështu jetonim, gjersa All-llahu xh.sh. nuk na dërgoi Pejgamberin a.s.. Ai është nga populli ynë dhe ia dimë brezin dhe origjinën. E dimë se është i sinqertë, besnik dhe i drejtë. Ai na ftoi që t`i besojmë vetëm All-llahut Një dhe Atij t`i mbështetemi".[4] Më pas Nexhashiu e pyeti Xhaferin : "A ke diçka me vete nga Shpallja e Allahut"? Xhafer Ibnu Ebi Talibi u përgjigj: "Po". "Atëherë na lexo atë " - tha Nexhashiu. Xhaferi u ngrit dhe recitoi fillimin e sures Mejrem – "Kaf, Ha, Ja, Ajn, Sad". Mbreti Nexhashiu i Abisinisë, pasi dëgjoi këtë sure, qau, saqë e tërë mjekra iu lag nga lotët.

Pastaj Nexhashiu tha : "Kjo që dëgjova dhe fjalët që i janë shpallur Isait, vijnë nga i njëjti "burim". Shkoni, jeni të lirë ! Unë, Pasha Zotin

tonë, nuk do t`ua dorëzojë këtyre të dyve – dhe u kthye nga Amri dhe Abdullahu.[5]

**Në Abisini**

Xhafer Ibn Ebi Talibi ishte ashab elokuent që i përfitonte zemrat e pasuesve të rinj drejt rrugës së Allahut xh.sh. dhe të Dërguarit të Tij.

Ditën e nesërme, Amri kishte shkuar për t'u takuar me mbretin. Atij i tha: "Madhëria juaj! Këta myslimanë pohojnë fjalë të tmerrshme për Isain a.s.". Sa çel e mbyll sytë, kjo fjalë e shkurtër po e kobshme, i dridhi klerikët. Menjëherë i thirrën myslimanët tek mbreti që të shpjegonin qëndrimin e tyre ndaj Isait a.s..

Kur kuptuan për skenarin e ri të përgatitur nga delegacioni kurejsh, myslimanët diskutuan për mundësitë dhe vendosën të flasin vetëm të vërtetën, ashtu siç i kishte mësuar i Dërguari i Allahut. Përsëri u thirr takimi te mbreti Nexhashi, i cili e pyeti Xhaferin:"Çfarë thotë feja juaj për Isain?" Xhaferi u ngrit si një yll i ndritshëm, e tha: "Ajo thotë atë që i është shpallur të Dërguarit tonë. Pra, se ka qenë rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij. Fjala e Tij, të cilën Ai e kishte fryrë dhe shpirti që Ai e kishte krijuar". Nexhashiu qau në shenjë pajtimi me Xhaferin dhe tha se njësoj kishte thënë edhe Isai a.s. kur e kishte përshkruar vetveten. Për një moment, dëgjoi zhurmën e ipeshkëve që nuk ishin pajtuar. Mirëpo Nexhashiu i ndriçuar, që besonte drejt, foli: "Ju tani jeni të lirë. Vendi im është strehimi juaj. Kush guxon t'ju keqtrajtojë apo që në një mënyrë të pa hijshme të sillet ndaj jush, do të dënohet rreptë". Ai iu drejtua gardës së tij duke u treguar emisarët kurejshë me fjalët: "Ktheni dhuratat e tyre, sepse ato nuk i dua. Pasha Zotin, Zoti s'ka marrë prej meje ryshfet kur ma përtëriti mbretërinë, për këtë shkak, as unë nuk do të pranoj ryshfet tash kundër Tij"![6]

Mirëpo, shpërngulja e myslimanëve në Abisini nuk ishte fund i kurejshëve dhe as që e pakësoi urrejtjen e tyre ndaj myslimanëve. Përkundrazi, ata kishin frikë që myslimanët atje të mos organizonin dhe të mos e shtonin numrin e ithtarëve dhe fuqinë e tyre.

Nexhashiu , mbreti i Abisinisë, ishte një besimtar i ndriçuar. Ai thellë në vetvete ishte ithtar i Krishterimit të pastër e të paprishur. Pra, i fesë që ishte e pastër prej rrugëve qorre, fanatizmit dhe shkurtpamësisë. Ai ishte shumë i njohur dhe i çmuar për shkak të drejtësisë së tij. Për këtë shkak, i Dërguari a.s. e kishte zgjedhur vendin e tij si vend për shpërnguljen e ashabëve.

Myslimanët, të udhëhequr nga Xhaferi, vazhduan të jetonin të sigurt në Abisini. Ata ishin vendosur në vendin më mikpritës të popullit më mikpritës derisa Allahu xh.sh. ua lejoi të ktheheshin tek i Dërguari i tyre, që me myslimanët po festonte çlirimin e Hajberit. Kur arritën Xhaferi dhe myslimanët e tjerë që ishin shpërngulur në Abisini, zemra e të Dërguarit



ishte përplot gëzim, kënaqësi dhe optimizëm. Pejgamberi a.s. u përqafua me të, e i tha: "Nuk e di se çfarë më bën më të lumtur: çlirimi i Hajberit apo kthimi i Xhaferit".[7] Xhaferi ishte shumë i lumtur kur dëgjoi për trimërinë dhe për përzemërsinë me të cilën kishin luftuar vëllezërit e tij myslimanë krah për krahu me të Dërguarin a.s., në betejat në Bedër, në Uhud dhe në vende të tjera. Sytë e tij u mbushën me lot për ashabët që ishin të vendosur në besën e tyre dhënë Allahut xh.sh., dhe të cilët, si dëshmorë, e kishin kryer detyrën e tyre. Xhaferi dergjej pas Xhennetit më shumë sesa për diçka tjetër në këtë botë. Ai me pa durim e priste çastin e bërjes shehid.

**Beteja e Mu'tetes**

Kur erdhi koha për betejën e Mu'tetes, Xhaferi e kuptoi se ajo luftë është shansi e tij jetësor: ose të korrte fitore për fenë e Allahut, ose të binte shehid në rrugën e Allahut. Për këtë shkak, e luti të Dërguarin a.s. që t`ia lejonte të merrte pjesë në atë betejë. Xhaferi e dinte se beteja nuk ishte kurrëfar pikniku, nuk ishte as luftë e parëndësishme, por ishte një betejë vendimtare. Kjo betejë nuk ishte precedencë në histori, sepse zhvillohej kundër ushtrisë së perandorisë së madhe e të fuqishme që arabët dhe myslimanët i kishte lënë shumë larg për nga numri i



ushtarëve, përgatitja, ekspertët dhe financat. Ai dergjej që në këtë betejë të luante rolin e tij.

Sipas porosisë së Pejgamberit a.s., Xhaferi ishte emëruar komandanti i dytë në atë betejë. Atë ditë të zymtë u përleshën të dy ushtritë. Xhaferit s`do t`i zihej për të madhe edhe sikur ta kishte kapluar frika kur kishte parë 200 mijë ushtarë. Mirëpo, në vend të kësaj, e kishte përfshirë një vullnet i madh, sepse ishte i mbushur me krenarinë e besimtarit bujar dhe me vetëbesimin e trimit, që të luftonte me ata që janë të barabartë me të.

Sa kishte prekur tokën bajraku që kishte rënë prej dorës së djathtë të Zejd ibn Thabitit, Xhaferi vrapoi, e mori atë dhe e ngriti. Pastaj u nis nëpër radhët e armikut me një trimëri mbresëlënëse. Ishte ajo trimëria e njeriut që nuk vraponte aq shumë pas fitores, sa pas asaj që të binte shehid në rrugën e Allahut. Kur ushtarët romakë e ngushtuan me një rrethim nga i cili s`kishte shpëtim, kali i tij nuk mundi të lëvizte dhe ai zbriti të godiste me shpatën e tij nëpër ushtarët e armikut. Atëherë e pa një ushtar të armikut sesi i afrohej kalit të tij për t`i hipur. Ai nuk dëshironte që mosbesimtari i fëlliqur t`i hipte kalit të tij, prandaj kalin e qëlloi me shpatë dhe e mbyti.

Siç e kemi përmendur më lart, Xhafer ibn Ebi Talibi ishte komandanti i dytë i ushtrisë myslimane në betejën e Mu'tetes. Pejgamberi a.s., në krye të ushtrisë në atë betejë, fillimisht kishte caktuar Zeid bin Harithin, e pastaj kishte thënë: "Nëse vritet Zejdi, atë e zëvendëson Xhaferi, e nëse vritet Xhaferi, atë e zëvendëson Abdullah bin Revaha".[8]

Sipas burimeve historike, ushtarët bizantinë ishin frikësuar dhe trishtuar nga trimëria e Xhaferit, i cili luftonte si një ushtri e tërë. Për këtë arsye, ushtarët kishin vendosur ta mbysnin. Për një moment, iu vërsulën me shpatat e tyre dhe i prenë dorën e djathtë. Ai, me të shpejtë e kapi flamurin me dorën e tij të majtë, para se të binte në tokë dhe, kur i prenë edhe dorën e majtë, flamurin e kapi me krahun e tij. Në atë çast, gjëja e vetme e rëndësishme për të, ishte të mos lejonte që flamuri i të Dërguarit të Allahut, të binte në tokë derisa të ishte i gjallë. Edhe pse trupi i tij i pastër ishte shpuar edhe në tokë, krahët e tij ende përqafonin flamurin. Dukej sikur shushuritja e valëvitjes së flamurit e thërriste Abdullah ibn Revahanë, i cili vrapoi me të shpejtë dhe e kapi flamurin.[9]

Në atë moment kishte rënë shehid Xhafer ibn Ebi Talibi, me sakrificë dhe trimëri. Kur Allahu i Gjithëfuqishëm frymëzoi të Dërguarin a.s., me paralajmërimin rreth rrjedhës së asaj beteje, e veçanërisht rreth asaj se Xhaferi do të binte shehid, atij i rrodhën lotët. Në atë çast Pejgamberi a.s. shkoi në shtëpinë e një kushëriri të tij të largët dhe i thirri fëmijët e tij. Derisa i përqafonte dhe i puthte, i rrodhën lotët nëpër faqen e tij. Pas kësaj, u kthye sërish në takim, ku ishte i rrethuar nga ashabët e tij.

Hasan ibn Thabiti, poeti i njohur i periudhës së Islamit, pas vdekjes së Xhaferit dhe të ashabëve të tij, kishte thurur këto vargje:

*Në të gdhirë, njeriu me natyrë të bekuar dhe me fytyrë të qeshur*
*U urdhëroi besimtarëve vdekjen.*
*Fytyra e tij shndriste si hënë.*
*Ishte njeri krenar dhe pasardhës i Hashimit.*
*Ishte njeri i guximshëm që vraponte për ta ndihmuar të shkelurin,*
*Luftoi derisa ra shehid,*
*Ndërsa shpërblimi i tij është Xheneti, ku janë kopshtet përplot me gjelbërim,*
*Xhaferi ishte besnik dhe i dëgjueshëm ndaj Muhamedit.*
*Nëse Islami e ka humbur një Hashemit,*
*Ende në mesin e tyre ka njerëz të ndershëm dhe të dëvotshëm*
*Që janë krahë dhe krenari e Islamit.*

(1)Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhenet, Shkup, 2010, f. 231. (2)Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s., Shkup, 2008, f. 209. (3)Safijurrahman El-Mubarekfuri, Nektari i vulosur i Xhenetit, Shkup, 1997, f. 100. (4)Po aty, f. 101. (5) Po aty. (6)Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s., f.213. (7)Halid Muhamed Halid, Ibid f.213-214.(8)Sahihul - Buhari, Kaptina, Beteja në Mutete në Sham, II, 611.(9)Halid Muhamed Halid, Ibid f. 215.(10)Po aty, f.216

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**Me të vërtetë, shembulli i jetës së kësaj bote është si i shiut që Ne e lëshojmë nga qielli e me të përzihet toka dhe bën bimë, me të cilat ushqehen njerëzit dhe kafshët. E, kur toka vishet e zbukurohet dhe, kur banorët e saj mendojnë se janë zotërues të saj (për ta vjelë a korrur), asaj i vjen urdhri Ynë, natën ose ditën, dhe Ne e bëjmë atë si të ishte korrur, thuajse nuk kishte ekzistuar dje. Kështu, Ne ua sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë. (Junus, 24)**

## Njeriu dhe bota kalimtare

Pabesimtarët synim parësor kanë këtë botë kalimtare e jo Botën tjetër, e cila është e amshueshme, duke menduar se nuk ka fare botë tjetër për llogaridhënie, prandaj edhe e mohojnë atë, mbase ky edhe është shkaku kryesor që ata mohojnë çdo gjë të ligjit hyjnor. Për këtë arsye, Allahu i Madhërishëm u shpjegon atyre se kënaqësia e kësaj bote është e shkurtër, me gjithë të mirat e kënaqësitë e saj, të cilat zhduken kur ata mendojnë se janë bërë zotërues të tyre, e pastaj kuptojnë se ata nuk janë zotërues fare, madje për asnjë gjë. Kjo është arsyeja pse Krijuesi kalimin e shpejtë të kësaj bote e krahason me shembullin e të mbjellave dhe zhvillimin e tyre me rënien e shiut, dhe të gjitha prodhimeve të tokës, të cilat, me kalimin e kohës, me urdhër hyjnor përfundojnë dhe zhduken e mbesin gjurmë të pavlera, po ashtu edhe pabesimtarëve nuk u mbetet asgjë nga kjo botë përveç mjerimit. [1]

Meqë shkak i të këqijave të njerëzve është dashuria e tepruar ndaj begative të kësaj bote dhe keqshfrytëzimi i tyre, atëherë Allahu xh.sh. sjell këtë shembull në këtë ajet, që të frenojë mendjen njerëzore nga devijimi dhe të vërë një balancë shpirtëror tek ai, në mënyrë që të mos shfrytëzojë mirësitë e kësaj bote me të këqija dhe padrejtësi[2], por t'i shfrytëzojë ato në përputhje me ligjin hyjnor, i cili është absolutisht në dobi të njerëzve. Bota bimore është apo nuk është e mbjellë nga dora e njeriut, zbritja e shiut gjallëron gjithçka në tokë, dhe ky është pa dyshim argument i fuqishëm i Zotit për njerëzit. Prandaj a nuk mendon njeriu??!!

## Bota kalimtare sikur një kopsht i begatë, por i përkohshëm

Shembulli i tillë ka për simbolikë kopshtin që posedon dikush, i cili është i mbushur me pemë, perime e të mbjella të llojllojshme, prandaj me shumë kënaqësi pronari i tij lavdërohet dhe ndihet shumë mirë, mirëpo një ditë a një natë e përfshin befas ndonjë shi a furtunë dhe shkatërrohet gjithçka në të. Kjo e hidhëron dhe mërzit shumë atë. Kjo i përngjan një njeriu që është i lidhur tepër pas kënaqësive të kësaj bote dhe pas përfundimit të tyre shqetësohet tej mase. Për njeriun që është i lidhur tepër me këtë botë, madje atë e madhëron shpirtërisht, një ditë i vjen vdekja dhe kupton të vërtetën e zhgënjehet pa masë, një fakt i konfirmuar nga Fuqiploti: "Por, sapo gëzoheshin për atë që u dhamë, Ne i dënuam befasisht dhe atëherë ata mbetën të dëshpëruar".(El En'am, 44). Ky shembull kuranor i një kopshti, mund të aludojë edhe faktin që, pasi të jetë i pasur me shumë bimë, pemë e perime të llojllojshme, vjen ndonjë e ligë dhe e shkatërron atë, e më pastaj, në të njëjtin vend, mbillet përsëri dhe krijohet kopsht i ngjashëm, dhe kjo nënkupton argumentin oër fuqinë e Allahut xh.sh. për t'i ringjallur njerëzit në Botën tjetër për të dhënë llogarinë mbi besimin dhe veprimet e kësaj bote.[3]

Krijuesi i gjithësisë zbret nga qielli ujë të përshtatshëm për ujitje e pije, ngase shumica e ujërave mbi tokë janë të njelmëta, si ujë detesh e oqeanesh. Kjo paraqet një mrekulli hyjnore sipas dëshirës së Allahut xh.sh., i Cili deshi që ta ruajë ujin e të mos prishet dhe më pastaj kryhet procesi i filtrimit të ujit nëpërmes rrezeve

të diellit, të cilat e shndërrojnë në avull, i cili grumbu mblidhet avulli dhe formohen retë, e pastaj zbret shiu i përshtatshëm për ujitje dhe pije. Njeriu mund të përziejë p.sh. kokrra të misrit me të fasules, e ato mund t'i ndajë përsëri, por nëse përzien lëngun e limonit me sherbetin, ato s'mund t'i ndajë më. Edhe bimët me të gjitha llojet e tyre konsiderohen si qenie të gjalla të formuara nga uji, një fakt i konfirmuar nga Krijuesi: "Dhe bëmë nga uji çdo gjë të gjallë!" (El Enbija, 30)[4]. Ky është uji i zbritur që formon dhe zhvillon botën bimore, sikurse është dhe dynjaja me plot të mira, por e cila një ditë përfundon. Botën bimore dhe bukurinë e saj njeriu i do shumë dhe i pëlqen, sikurse edhe këtë botë e të mirat e saj, bimët e llojllojshme edhe të mirat e llojllojshme të botës të. Kështu Allahu xh.sh. të mirat e kësaj bote i krahason me një kopsht plot të mira, të cilat një ditë zhduken. Në mënyrë që njeriu të mos mashtrohet pas kësaj bote e të bëjë turbullira e të këqija, Krijuesi bënë thirrje me argumentimin: "Le të mendojë njeriu për ushqimin e veta. Jemi Ne që lëshojmë shi me bollëk, pastaj e çajmë tokën në thellësi dhe nxjerrim prej saj drithërat, rrushin e perimet, ullirin e palmat, kopshtet e dendura, pemët dhe kullosat, që t'i gëzoni ju dhe bagëtitë tuaja. Por, kur të vijë ushtima (krisma e Kiametit), atë ditë njeriu do të ikë nga vëllai, nga e ëma e nga i ati, nga e shoqja dhe nga fëmijët e vet. Atë ditë, secili prej tyre do të këtë aq shqetësim për veten, sa do t'i mjaftojë". (Abese, 24-37). A nuk është jetë për tokën dhe gjallërinë e saj, uji i shiut?! A thua, vallë, kush e lëshon këtë shi? Pa dyshim Zoti i vetëm – Allahu! Ndërsa njerëzit ushqehen nga të mirat e tokës që zhvillohen nga uji, e përsëri nuk besojnë!? E në botën ardhshme secilit i mjafton vetja e tij, në bazë të besimit dhe veprimeve të tij! E tërë kjo botë kalimtare i përngjan përmbajtjes së ajetit kuranor, ku Fuqiploti sqaron: "Ne i kemi vënë në sprovë ata (banorët e Mekës), ashtu siç i sprovuam pronarët e kopshtit, të cilët ishin betuar se në mëngjes do t'i vilnin frutat, e nuk patën thënë "Në dashtë Allahu – Inshallah". Kështu, kopshtin e goditi një fatkeqësi nga Zoti yt, ndërkohë që ata po flinin". (El Kalem, 17-19). Ja, e tillë është edhe kjo botë me të gjitha begatitë e saj kalimtare, prandaj t'i shfrytëzojmë ato në bazë të ligjit hyjnor me drejtësi.

Lidhur me pjesën e ajetit "thuajse nuk kishte ekzistuar dje", Katadeja thotë: Kjo nënkupton: sikur nuk e kishte pasur gjallërinë që kishte. Për këtë arsye Muhamedi a.s. transmetohet të këtë thënë: "Merret më i pasuri i botës (që i takon zjarrit) dhe futet një herë në zjarr e pastaj i thuhet: O biri i Ademit, a ke përjetuar ndonjëherë kënaqësi? A ka kaluar ndonjëherë nga ti ndonjë begati? Ai thotë: Jo. Dhe merret më i varfri njeri në botë (që i takon Xhenetit) dhe futet njëherë në Xhenet e pastaj i thuhet: O biri i Ademit, a ke përjetuar ndonjëherë vështirësi? Ai thotë: Jo". Allahu xh.sh., lidhur me të shkatërruarit që përfundojnë sikur të mos ekzistonin fare, dëshmon duke thënë: "Kurse ata që bënë të këqija, i kaploi një zë i tmerrshëm dhe në shtëpitë e tyre u gdhinë të vdekur e të palëvizshëm, sikur të mos kishin jetuar kurrë në to". (Hud, 67-68) 5. Kështu në Botën tjetër njerëzve u duket sikur të mos kishin jetuar kurrë në këtë botë me begati a vështirësi, aq shpejt që kalon kjo.

**Jetë - gjallëria e çdo sendi argument për njerëzit që mendojnë**

Toka zbukurohet dhe gjallërohet me urdhër nga Zoti i saj - Allahu, prandaj Ai ka krijuar mënyrën e perceptimit dhe funksionimit tek krijesat. A nuk tha Allahu xh.sh.: "Ata ndeshën një mur që ishte duke u rrëzuar dhe ai (Hidri) e drejtoi". (El Kehf, 77) A thua muri përmban dëshirën për t'u rrëzuar!? Nëse e analizojmë si duhet, atëherë do të vërtetojmë se Krijuesi ka bërë për çdo gjë në ekzistencë, një lloj jete dhe funksionim të ligjeve që i përshtatet. Lidhur me këtë, Fuqiploti ka sjellë shumë shembuj në Kur'an, me të cilët ka sqaruar dhe prej të cilëve ne të marrim mësim, siç janë: rasti i pupëzës së Sulejmanit a.s., e cila kuptoi besimin në Zotin Një. A thua, si e lajmëroi ajo Sulejmanin a.s. se populli i Sebes adhuronin Diellin dhe jo Zotin e vërtetë – Allahun?! Sikur pupëza e dinte se kush meriton të adhurohet, kur tha:"Ata nuk I përuleshin në sexhde Allahut, i Cili nxjerr gjithçka që është e fshehur në qiej dhe në tokë". (En-Neml, 25). Kush ka mundur të mendojë se pupëza mund të ketë këtë perceptim kaq të lartë mbi besimin e vërtetë?! Kjo ndodhi, ngase Allahu xh.sh. deshi të na shpjegonte se ky shpend nuk ka kishte pasione për të prishur besimin e vërtetë, sa kohë që pasionet e njerëzve e prishin atë, ngase ato krijesa, të cilave Krijuesi u ka dhënë mundësi zgjedhjeje, prishin lirinë e nuk e ruajnë atë me iman - besim të vërtetë. Ne shohim sesi krijesat e tjera, që nuk kanë logjikë, sistemojnë jetën e tyre me anë të instinktit hyjnor dhe nuk prishin asgjë, dhe doemos i përmbahen këtij instinkti. Një shembull tjetër që ka sjellë Allahu xh.sh. për ne, është edhe rasti i milingonës: "Kur arritën në luginën e milingonave, një milingonë tha: "O milingona, hyni në banesat tuaja, që të mos ju shkelë Sulejmani dhe ushtria e tij, duke mos ju parë". (En-Neml, 18). Shih këtë mrekulli dhe precizitet të milingonës, e cila nuk tha se Sulejmani dhe ushtria e tij do të shkatërrojnë padrejtësisht gjithçka të milingonave, por tha: "duke mos ju parë", ngase ata nuk vërenin gjë poshtë këmbëve të tyre. E pra, nga kjo kuptojmë qartazi se çdo gjë në gjithësi zhvillon jetë të përshtatshme me të, mirëpo problemi qëndron se njeriu dëshiron të perceptojë jetën e tyre sikurse jetën e vetvetes. Prandaj, patjetër duhet të kuptojmë se e tërë bota




organike dhe inorganike dhe çdo gjë në gjithësi, zhvillon jetën e vet.[6]

Pjesa e ajetit "me të cilat ushqehen njerëzit dhe kafshët", sqaron begatitë dhe ushqimet nga Allahu xh.sh. për njerëzit dhe kafshët, duke sinjalizuar se mirësitë e botës janë për ta, e në mënyrë që njerëzit të mos mashtrohen pas kësaj botë dhe ta kuptojnë se nuk janë krijuar kot dhe se do të ringjallen, Fuqiploti tha: "Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit tek Ne (për t'ju gjykuar)"?! (El Mu'minun, 115).[7]

Shih precizitetin dhe mrekullinë kuranore në pjesën e ajetit "asaj i vjen urdhri ynë, natën ose ditën dhe Ne e bëjmë atë si të ishte e korrur, thuajse nuk kishte ekzistuar dje", paralajmërim kuranor që i paraprin shkencës me shekuj, duke konfirmuar se toka i përngjan rrethit dhe se ajo sillet dhe se çdo natë tejkalohet me ditë.[8] Kjo është jeta e kësaj bote në të cilën zhyten njerëzit duke humbur botën e amshueshme, vetëm e vetëm për të arritur kënaqësi të jashtëligjshme në këtë botë. Kjo është jeta e shkurtër, në të cilën nuk ka qetësi, stabilitet e as rehati, e njerëzit nuk posedojnë prej saj përveçse shumë pak.[9]

Krijuesi e përfundon këtë ajet kuranor me fjalët: "Kështu, Ne ua sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë", bëhuni të vëmendshëm e dijeni se fillimi dhe përfundimi është tek Allahu xh.sh., ngase i mençuri beson në llogaridhënie para Krijuesit, dhe në këtë botë i përmbahet ligjit hyjnor e në botën tjetër fiton Xhenetin. Sado që të jetojë njeriu, kjo botë është e shkurtër dhe të gjitha begatitë në të janë kalimtare, ndërsa bota tjetër është e amshueshme dhe e pafund, prandaj, nëse i krahason të dyja, zgjidhe Botën e amshueshme, sepse Zoti i gjithësisë thotë: "Jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër, veçse argëtim dhe lojë. Ndërsa jeta e botës tjetër, pikërisht ajo është jeta e vërtetë. Veç sikur ta dinin"! (El Ankebut, 64)

1.Muhamed Ebu Zehra,Zehretu Et-Tefasir, f.3548-3549, vt.b. 1987, Kajro. 2.Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 92, vt.b. 1946, Kajro. 3. Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vll. 17, f. 76-77, vt.b. 1981, Bejrut. 4. Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, vll. 9, f. 5859, pa vit bot., Kajro. 5. Tefsir El-Kuran El-Adhim, Ibn Kethir, vll 2, f. 422, vt. b. 1981, Kajro. 6. Tefsiri i Sharaviut, f. 5864-5866. 7. Zehretu et-Tefasir, f.3550. 8. Tefsiri i Sharaviut, f.5866. 9. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vll. 3, f. 1775, vt. b. 1996, Bejrut.

# Meka dhe Qabeja – burim dhe qendër shpirtërore e botës

**Mr. Muhidin Ahmeti**

**Në krahinën e Hixhazit, në pjesën perëndimore të Arabisë, jo larg Detit të Kuq, ndodhet qyteti i Mekës (Mekka). Në qendër të këtij qyteti gjendet një ndërtesë e vogël në formë katrori. Meka dhe ndërtesa e saj prej guri njihen nga udhëtarët dhe udhëpërshkruesit botërorë që nga lashtësia. Ajo ndërtesë është Bejtullahu – Shtëpia e Allahut.**

Lashtësia dhe shenjtëria e saj, tejkalojnë edhe vetë historinë e njerëzimit. Tradita thotë që All-llahu (xh. sh.) kishte dhënë urdhër që në qiell të ndërtohej një tempull me emrin Bejtu-l-Ma'mur.
El-bejt el-ma'mur –shtëpia në qiellin e shtatë, e cila gjendet saktësisht përmbi Qabe

Në studimet më të reja është argumentuar shkencërisht që Meka është qendra e botës. Në një rast Pejgamberi i kishte pyetur ashabët: "A e dini ç'është El-Bejt el-Ma'mur (tempulli qiellor i banuar dendësisht)"? Ashabët qenë përgjigjur: "Këtë e dinë më mirë All-llahu dhe Pejgamberi i Tij". Pejgamberi (a.s.) u tha: "Ajo është shtëpia në qiellin e shtatë (nën Arsh), e cila gjendet saktësisht përmbi Qabe. Çdo ditë në të hyjnë 70 mijë melaqe dhe nuk kthehen më". Ajo për se duhet të jetë i vetëdijshëm secili haxhi gjatë tërë kohës së qëndrimit në Mekë, është se gjendet në vendin me të nderuar të rruzullit tokësor. Në hadithin tjetër Pejgamberi (a.s.) thotë: "O banorë të Mekës, o pjesëtarë të Kurejshit, vërtet ju gjendeni nën vetë qendrën e qiejve".

Aty është zemra e Botës Islame, madje edhe e kozmosit islam, ngase në qendrën e tij është Qabeja, pika ku boshti botëror i universit islam, që lidh Qiellin e Tokën dhe prek botën tonë njerëzore. Ky është qyteti në truallin e të cilit kanë ecur Ibrahimi dhe Ismaili, qyteti në të cilin lindi krijesa më e përkryer njerëzore, Muhamedi, i biri i Abdullahut, Zoti e bekoftë dhe i dhashë paqen, vendi ku Zoti zbriti shpalljen e parë në Kur'an. Aty lindi bashkësia e parë islame, aty Pejgamberi përjetoi sprovat dhe triumfet e tij më të mëdha. Rrugëve të saj kanë ecur ashabët e mëdhenj si Ebu Bekri, Omeri, Osmani dhe Aliu. A ka ndonjë qytet tjetër që të ketë dhënë gjithë atë numër personalitetesh, të cilët ndërruan historinë botërore? Aty janë të gjithë ata dijetarë islamë, teologë, filozofë dhe sufi, të cilët kanë vizituar Mekën nç shekuj. Fryma e tyre, si dhe fryma e të gjithë atyre njerëzve të mëdhenj prej aksioni, të cilët kanë ardhur te dyert e saj si haxhinj të devotshëm, sikur rri pezull mbi qytet.

Meka është qyteti i Zotit, që pasqyron anën absolute të Tij. Të jesh aty, do të thotë të jesh në qendër. Të qëndrosh para Qabesë, do të thotë të kuptosh fundin e udhëtimit. Nuk ka nevojë të shkohet në ndonjë vend tjetër në tokë, sepse aty është qëllimi i të gjitha udhëtimeve tokësore. Prej njërit skaj të dynjasë në tjetrin, myslimanët në zemrat e tyre kultivojnë dashurinë ndaj Mekës, Nënës së qyteteve, dhe gjakojnë të vijnë në gjirin e saj mikpritës, të qëndrojnë para Shtëpisë së Zotit, në qytetin i cili pati nderin të jetë vendi i lindjes dhe veprimtarisë së të dashurit të Zotit i të cilit ishte që, para udhëtimit të tij tokësor të fundit, të kthehej si ngadhënjimtar në Mekë dhe që në tokën e cila ishte qysh herët dëshmitare e thirrjes për Zotin e Vetëm nga ana e Ibrahimit, babait të monoteizmit, të vendoste përsëri besimin e Njëshit, tevhid. Meka nuk do ta harrojë kurrë më besimin e Njësisë së Zotit, dhe deri në fund të kohës do të mbetet qendër shpirtërore e fesë Islame, për të cilën është vetë ajo rasion dëshmimit të Njëshit, i Cili është i vetmi Realitet, sepse „çdo gjë që është në të (në tokë) është kalimtare. E do të mbetet vetëm Zoti yt, Që është i madhëruar e i nderuar"!

**Qabeja**

Njëri nga nocionet e patjetërsueshme, që lidhen me fenomenin e besimit në përgjithësi, gjithsesi është nocioni i tempullit. Domethënë, besimi në thelbin e tij paraqet raportin midis Zotit dhe besimtarëve që adhurojnë Atë, e ai raport lidhet gjithnjë, në një mënyrë të caktuar, për vendin në të cilin bëhet adhurimi, përkatësisht ibadeti. Ai vend gjithmonë ka karakter të veçantisë, po edhe të shenjtërisë, për arsye se vazhdimisht kuptohet dhe emërtohet si"Tempulli i Zotit" ose "Shtëpia e Zotit", d.m.th. shtëpia a vendi ku Zoti, në njëfarë mënyre, është i pranishëm dhe ku është lëshuar mëshira e Tij. Në këtë kuptim besimtarët i shënojnë dhe zbukurojnë në mënyrë të veçantë tempujt dhe i vizitojnë ata, duke bërë ibadet dhe duke bërë sakrifica.

Vendi dhe roli i tempullit në Islam, në fenë natyrore të njeriut, është shumëkuptimor dhe në këtë kuptim tempulli emërtohet si "mesxhid" (vend ku bëhet sexhdeja), përkatësisht si "Bejtull-llah" (Shtëpia e Allahut, vend i bekuar, ku All-llahu lëshon rahmetin dhe bereqetin e Tij). Këta dy emra aludojnë në dy role themelore që ka tempulli në Islam: rolin e vendit të sexhdesë, përkatësisht ibadetit, dhe rolin e vendit të shenjtë (të bekuar), ku pastrohet dhe rilindet shpirti i njeriut. Nëse i shtojmë kësaj edhe rolin e shenjës treguese të Allahut, rrumbullakojmë tri rolet themelore që ka tempulli në Islam.

Në këtë shkrim do të flasim për tempullin islam në kuptimin e "Shtëpisë së Allahut" (Bejtullah).

Qabeja është shtëpia e parë e Allahut, përkatësisht faltorja e parë e ndërtuar në Tokë, në të cilën është lavdëruar, madhëruar dhe adhuruar Zoti i vetëm dhe i Vërtetë, Zoti dhe Krijuesi i çdo gjëje ekzistuese:

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin". ( 3:96)

Qabeja ka dimensione të ndryshme, prej asaj Qabeje që pati ndërtuar Ibrahimi (a. s.) deri te Bejtul- Ma'muri në qiej. Ekziston Qabeja kozmike dhe ajo që është e vendosur në zemrën e njeriut, të cilat korrespondojnë me njohjen shpirtërore të njerëzve.

Të kuptuarit njerëzor të domethënies së Qabesë si vend i orientimit, si Kible, është të kuptuarit e fshehtësive të gjendjes shpirtërore të zemrës së njeriut.

Gazaliu, po edhe shumë dijetarë të tjerë, në secilin rit të Haxhit shohin fshehtësinë e cila mund t'i hapë derën shpirtit njerëzor për të kaluar atë pragun pas të cilit është hapësira e shenjtë. Ai prag është vija ndarëse e Porosisë së përjetshme të Zotit dhe kalueshmërisë së kësaj bote.

Që të kalohet ai prag, që të hapen dyert e shpëtimit për shpirtrat tona, njeriu duhet të



marrë udhëtimin drejt Zotit, e ai është Haxhi. Në atë udhëtim duhet të jenë të pastër nijeti, paraja, por edhe vetë synimi, pasioni për këtë udhëtim. Ky është thelbi i pelegrinazhit në Islam.

Qabeja e nderuar gjendet në qytetin e Mekës, në qendër të Mesxhidul-Haramit. Është 13 metra e lartë, 12 metra e gjatë dhe 11 metra e gjerë. Ajo është një ndërtesë me katër qoshe, e ndërtuar prej guri.

Allahu (xh. sh.) e ka bërë Qabenë dhe Mesxhidu'l-Haramin që njerëzit në çështje fetare të kësaj dhe të Botës së ardhshme, të qëndrojnë në këmbë. Në ajet thuhet:"Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (për çështje të fesë e të jetës) për njerëz". (El Maide, 97)

Njerëzit që bëjnë Haxhillëkun dhe umren, qëndrojnë fuqishëm në këmbë edhe në fe edhe në dynja. Ai që ka frikë, atje kërkon mbrojtje. Ai që është i dobët, atje gjen fuqi. Ata që falin namaz, kthehen në atë drejtim.

**Qabeja është qendër dhe qëllim**

Është caku që i bashkon të gjithë myslimanët e botës. Të gjithë në namaz drejtohen nga Qabeja. Ajo është simbol i solidaritetit dhe i bashkimit gjithislam. Ajo luan një rol jashtëzakonisht të rëndësishëm në forcimin e vëllazërimit, harmonisë, marrëdhënieve reciproke, në afrimin dhe njohjen e popujve, vendeve dhe bashkësive të ndryshme myslimane.

Qabeja mundëson jo vetëm bashkimin fetar, shpirtëror, moral dhe ideor, por edhe atë hapësinor. Prandaj, në krahasim me të gjitha xhamitë dhe mesxhidet e botës, Qabeja është ai centrali shpirtëror, moral, fetar e hapësinor,



në drejtim të të cilit janë të kthyera dhe për të cilin janë të lidhura të gjitha xhamitë, mihrabët dhe shtëpitë e besimtarëve të botës. Kudo që janë, në ujë, në anije, në tokë a në ajër, kur falen në namaz, myslimanët kthehen në drejtim të Kibles. Besimi në Një Zot (iman), të nënshtruarit vetëm ndaj Tij (islam), të robëruarit vetëm Atij (ibadet) dhe të kthyerit nga Kiblja në namaz, përbëjnë atë unitetin islam dhe bashkësinë myslimane botërore të pandashme dhe unike deri në ditën Gjykimit. Prandaj, një nga gjashtë kushtet themelore për të qenë namazi i vlefshëm, është kthimi nga Kibla. Pikërisht Kiblja është ai centrali i dukshëm dhe i pacenueshëm në tokë, për të cilin janë të lidhura mihrabët dhe antenat e minareve të të gjitha xhamive në të gjitha vendet dhe pjesët e botës.

Qabeja, dhe vendet hurumate, pra janë një lloj centrali qendror, epiqendër universaliteti. Ato janë qendër e vendlindjes dhe ripërtëritjes shpirtërore të njerëzimit. Ato janë të pajisura me të gjitha mjetet e duhura për prodhim energjish shpirtërore. Aty lirohen energji të mëdha shpirtërore e morale. Qabeja është qendër graviteti shpirtëror, që centripeton të gjitha forcat e haxhinjve në një pikë gravituese, i transformon ato në fuqi morale dhe pastaj bën shpërndarjen centrifugale të asaj energjie nëpër gjithë botën.

Prandaj, sikurse mihrabët e xhamive, ashtu edhe kraharorët tanë, zemrat, shpirtrat, mendimet, ndjenjat, vullneti dhe dëshira duhet të jenë të kthyera nga Kiblja.

Çdo besimtar tërë jetën e vet, me mendime dhe me ndjenja, është i lidhur për ato vende. Gjatë namazit është i kthyer në drejtim të tyre dhe i shoqëruar me të gjithë ata që synojnë për në ato vende. Madje, edhe kur falet vetëm, ai është në shoqëri me ta. "O Zot, vetëm ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë`. Na udhëzo në rrugë të mbarë…"

Kthimi drejt Kibles është një simbolikë, që do të thotë orientim drejt qëllimeve dhe idealeve të njëjta të jetës. Parësor është orientimi i shpirtit tek një pikë në botë. Ky orientim i shpirtit paraqet domethënien e Kibles dhe ky është farz i pakushtëzuar, përderisa Haxhxhi, është një farz i kushtëzuar.

Qabeja, gjatë historisë ka luajtur rolin e krijimit të paqes dhe ibadetit. Ajo ka qenë e tillë, madje edhe në çastet kur përreth saj zhvilloheshin luftëra e vrasje. Kur' ani vë në dukje këtë fakt, duke thënë:

"A nuk e kanë vërejtur ata se Ne e kemi bërë vendin e shenjtë (Mekkën) të sigurt, e njerëzit përreth tyre rrëmbehen (plaçkiten e vriten). Po, a i besojnë ata së kotës, e të mirat e All-llahut i përbuzin"? (El Ankebut, 76).

Nga sa u tha më lart, kuptojmë se Qabeja është tempulli i bekuar, i përcaktuar njësoj për çdo mysliman e myslimane. Ajo është bekim dhe udhërrëfim (Kible) për njerëzit. Ajo është një shtëpi të cilën e cakton dhe për të cilën garanton Allahu (xh. sh.), se do të jetë shtëpi përparimi, shtëpi e dashurisë së vërtetë, drejtësisë dhe solidaritetit.

Qabenë e ndërtoi Ibrahimi (a. s.) me Ismailin (a. s.). Ata qenë dy njerëz plotësisht të lirë dhe njëkohësisht edhe të dorëzuarit e të nënshtruarit e Allahut (xh. sh).

Dhe, derisa Ibrahimi dhe Ismaili (a. s.) vunë themelet e tempullit, ata u luten:"Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!" Zoti ynë, na bëj ne të dy besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e ibadetit tonë dhe na fal ne, vërtet, Ti je Që fal shumë, je Mëshirues"! Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiri i tyre, të dërguar që t'ua lexojë atyre ajetet e Tua, t'ua mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë ata (prej idhujtarisë). S' ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi". (El Bekare, 127- 129)

Shtëpia e Zotit dhe tempulli i lashtë i dedikuar të Vetmit, objekti i Haxhit dhe pika drejt së cilës drejtohen lutjet e përditshme, kiblja e të gjithë myslimanëve, qëndron në zemër të Mekës si dëshmi mbi natyrën e Islamit si monoteizëm i pastër që ripërtëriu monoteizmin e Ibrahimit (a. s.) dhe porosinë primordiale të njësisë, që i qe shpallur Ademit (a. s.), babait të njerëzimit dhe pejgamberit të parë. Qabeja është simbol konkret i burimësisë së Islamit në sytë e myslimanëve dhe të gjitha religjioneve. Të shkosh në Qabe, do të thotë të kthehesh në burimin tënd. Ajo është edhe qendra më e lartë e Islamit, drejt së cilës kthehen të gjithë muslimanët në namazet e

obliguara. Sikurse ndodh me të gjitha civilizimet e vërteta tradicionale, edhe në Islam dominojnë dy realitete të burimit e të qendrës, dhe që të dyja këto dimensione themelore të Islamit janë të pranishme në Qabe. Gjatë jetës së tij, njësoj a jeton në majat vullkanike të Javës apo në shkretëtirën e Mauritanisë, myslimani është i vetëdijshëm për Qabenë si një pikë në tokë, e cila lidh me burimin e tij, burimin e fesë së tij – Islamit, dhe të vetë njerëzimit. Myslimani, është gjithashtu i vetëdijshëm që të gjitha pikat në tokë, me linja të padukshme, janë të lidhura me qendrën unike, Qabenë, në drejtim të së cilës pesë herë në ditë në namaz kthen fytyrën e vet. Prandaj, myslimani ka lidhje me Qabenë, e cila është njëkohësisht edhe statike edhe dinamike; statike, sepse ekziston lidhje e vazhdueshme në mes çdo pike në kozmosin islam dhe Qabesë, dhe dinamike, sepse në drejtim të Qabesë bëhen udhëtime për të kryer Haxhin. Namazi paraqet lidhjen statike, e Haxhi lidhjen dinamike. Bashkimi (unifikimi) i këtyre dy lidhjeve vërteton praninë madhështore të Qabesë edhe si Burim edhe si Qendër e universit fetar islam, jo për shkak të realitetit tokësor të Qabesë, po për shkak të asaj që karakterizohet si Shtëpia e Zotit, sepse në të vërtetë i vetmi Zoti është Burim dhe Qendër e jetës së myslimanit...

**Namazi rreth Qabesë, nënshtrim i përsosur ndaj Zotit**

Natyra arkaike e Qabesë tregon për karakterin e saj primordial (të stërlashtë). Për shkak se ka pothuaj formën e kubit (së këtejmi emri Ka'ba, që në gjuhën arabe do të thotë kub), ka dimensione, të cilat, sipas të të kuptuarit pitagorian të harmonisë, janë reciprokisht në lidhje harmonike. Si kub, Qabeja gjithashtu simbolizon stabilitetin dhe pandryshueshmërinë që karakterizojnë vetë Islamin, religjionin e themeluar mbi harmoni, stabilitet dhe pandryshueshmëri ne esencën e tij më themelore. Që këtu edhe e vërteta që islami mund të ripërtërihet por jo edhe të reformohet. Ajo (Qabeja) është si një organizëm i gjallë, prandaj e mbështjellin me një mbulesë të zezë (kisve), me ajetet kuranore të qepura me penj prej ari. Kjo veshje e Shtëpisë së Shenjtë të Zotit, si një traditë e vjetër semitike, të cilën nuk mund ta gjejmë në botën greko-romake, përsëritet çdo vit, e kiswa e vjetër pritet në copa dhe ndahet. Në periudhën e lashtë të historisë islame kiswa bëhej në Egjipt dhe me kujdes të madh sillej në Mekë, kurse sot ajo bëhet në afërsi të vetë qytetit.

Qabeja është një strukturë me domethënie dhe rëndësi kozmike, madje edhe metakozmike. Ajo qëndron në boshtin që bashkon Qiellin e Tokën në kozmosin islam... Ajo mban harmoninë kozmike. Katër qoshet e saj tregojnë për katër drejtimet kryesore, të cilat paraqesin katër shtyllat e kozmosit tradicional. Guri i zi në këndin e saj (haxheru-l-esved), është meteorit, me origjinë jashtëtokësore. Thuhet se Ibrahimi dhe Ismaili (a. s.) e kishin sjellë nga mali Ebu Kubejs në afërsi të Mekës, ku është ruajtur deri në ardhjen në Tokë. Sipas fjalëve të Pejgamberit, guri ka ardhur nga Qielli më i bardhë se qumështi, por është nxirë për shkak të gjynaheve të bijve të Ademit, ndonëse ka mbetur pak nga bardhësia e tij. Guri simbolizon gjithashtu marrëveshjen e parë, e cila, sipas Kur'anit, është bërë midis Zotit dhe Ademit dhe gjithë pasardhësve të tij, me të cilën të gjithë pjesëtarët e gjinisë njerëzore në atë "çastin e parapërjetshëm" (Ezel) kur është bërë marrëveshja, kanë pranuar Hyjninë e Zotit.

Namazi i përbashkët rreth Qabesë është shenja më e qartë e nënshtrimit të përsosur ndaj vullnetit të Zotit, sikundërqë rrotullimi rreth saj tregon pikërisht kthimin e njeriut në perfeksionin burimor parajsor. Duke i flakur idhujt nga Qabeja, Pejgamberi (s) Tempullit të Lashtë jo vetëm që ia ktheu shenjtërinë si Shtëpi e Zotit, por edhe i mësoi të gjithë muyslimanët që, nëse duan të jenë myslimanë të vërtetë, ata duhet që patjetër zemrën e vet, që është vërsnike mikrokozmike e Qabesë, ta zbrazin nga të gjithë idhujt, nga të gjithë përveç Zotit, në mënyrë që ajo të jetë e denjë për praninë e Zotit.

Qabeja është formë, po megjithatë është simbol i Atij që s'ka formë. Ajo është proto-arkitekturë, por megjithatë burim i tërë arkitekturës islame. Mbështjellësi i saj i zi, kiswa, është simbol i zisë që nuk është asgjë përveçse intensitet i dritës, ngjyrë pas të gjitha ngjyrave që përmban të gjitha ngjyrat dhe të gjitha format.

Dhe, në fund, Qabeja është qendër e Tevhidit, besimit në një Zot të Vetëm dhe bazë orientuese e jetëve të myslimanëve. Për Qabenë është e lidhur historia e profetësisë: Pejgamberët më të njohur (Ademi, Ibrahimi, Muhamedi (a.s.), por edhe shume të tjerë të njohur e të panjohur) misionin e tyre e lidhën për Qabenë. Themelimi i saj – ishte ngritja dhe triumfi i Tevhidit, e braktisja e saj –ishte vërshimi i shirkut! Por Tevhidi gjithmonë ka ngadhënjyer, sepse ai është i pandalshëm, ai vazhdon përgjithmonë dhe është i paasgjësueshëm, sado të mëdha dhe çfarëdo qofshin fuqitë e shirkut. Tevhidi është qëllimi i Haxhit dhe i jetës sonë. Pejgamberi i Allahut ka thënë: "Me të vërtetë kjo shtëpi (Qabeja) është një shtyllë e Islamit dhe kushdo që e viziton atë dhe bën umren- ai është ndihmëtar i Allahut! Nëse vdes, do të futet ne Xhennet, e nëse kthehet në shtëpinë e vet, kthehet i shpërblyer dhe me pasuri". (Taberaniu)

(1) www.geistigenahrung.org. (2) www.pensis.net(3). www.znaci.com (4) www.islamskazajednica.org (5) www.ikculm.de (6). www.mullasadra.com (7) www.eslam.de (8). www.preporod.com (9). Spahic, Mustafa, "Koraci u islamu", prirucnik za srednje skole, Sarajevë, 1997.

# Premtimet dhe përgëzimet nga aktualiteti – rizgjimi i ymetit Islam

**Sedat Islami**

### Kohë të këqija të Ymetit

Ymeti islam, pas shekujsh të tërë krenarie e sundimi, pas shtrirjes në pjesën më të madhe të botës dhe marrjes së saj nën sundim, pas asaj kthese historike që do të bënte në fushën shpirtërore dhe shkencore, pas atij triumfi të së drejtës ndaj së padrejtës, së vërtetës ndaj së kotës, pas këtyre dhe shumë gjërave për të cilat bota mbarë i detyrohet atij, - do të bjerë nga skena. Retë e zeza do të shfaqeshin në horizontin e botës mbarë, për shkak se viktima nuk do të ishin vetëm ithtarët e këtij Ymeti dhe të kësaj kulture e të këtij qytetërimi, por edhe bota mbarë. Edhe 'vrasësi' do të ishte viktima. Kjo ngase drejtësia do të zëvendësohej me padrejtësi, humanizmi me degjenerim, morali me shthurje, e vërteta me forcën. Njerëzimi do të çorientohej, kurse vlerat nuk do të ishin më ato që të udhëhiqnin jetën. Do të ishin epshet dhe forca. Megjithëkëtë, prapë më së keqi do ta pësonte Ummeti Islam. Imazhi krenar i së dikurshmes thuajse ishte në perëndim. Myslimanët kishin përvetësuar materializmin perëndimor dhe ishin dhënë pas luksit dhe kënaqësive të kësaj bote, mu ashtu siç bëjnë ata që nuk besojnë fare. Kishin përvetësuar edhe mentalitetin dhe botëkuptimet e të huajve, ishin tjetërsuar, tëhuajsuar, e interesi individual, sikurse tek jobesimtarët, vlerësohej mbi vlerat dhe parimet. E donin jetën dhe urrenin vdekjen, thuajse nuk besonin fare në jetën pas saj. Duke qenë se ishin larguar nga besimi i vërtetë, ata u nënshtroheshin njerëzve dhe i merrnin ata bile edhe për të shenjtë, siç bëjnë idhujtarët(1). Monoteizmi si imazhi më i theksuar i këtij Ymeti, ishte pluhurosur nga njollat e idhujtarisë. Njerëzit vepronin shumë gjëra që Allahu i Madhëruar i urren dhe ndalon. Në mungesë të të zotëve, skena do të binte në duart e hipokritëve, atyre që Ummetin islam, edhe ashtu të lodhur e të rraskapitur, do ta godisnin në pjesët më të ndjeshme të tij, për ta dëbuar tërësisht nga pozita që kishte. Do të punonin shumë për degjenerimin e rinisë, për përhapjen e dukurive negative në mesin e tyre, për largimin e tyre nga feja dhe traditat, për varësinë e tyre nga droga dhe lëndët narkotike, për shthurjen dhe degjenerimin e tyre, për shthurjen familjare....

### Rizgjimi

Por, në dhembje lind shpresa, në vështirësi dhe fatkeqësi lindin burrat dhe heronjtë, agimi vjen pikërisht pas errësirës më të madhe. Në këtë gjendje dhe këto kushte lindi rizgjimi islam dhe u zhvillua, ashtu siç u rrit dhe u zhvillua Musai [alejhis selam] në prehrin e faraonit. Shkak i këtij rizgjimi patjetër që është dhuna e ushtruar ndaj Ymetit. Nëse luani është në gjumë, atëherë çdo goditje me shkop do të jetë vetëm shkas që ai të zgjohet sa më parë. Ky rizgjim në mes të këtyre vuajtjeve dhe mundimeve, nuk është përveçse përgëzim madhështor për agimin e këtij Ymeti, për rolin e ardhshëm të tij, për kthimin e krenarisë së dikurshme. Allahu i Madhëruar ka thënë: "... Allahu është mbizotërues i punës së vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë (fshehtësinë e çështjeve)". (Jusuf, 21)Ummeti Islam nuk vdes dhe gjumi i tij nuk zgjat shumë!

### Imazhet e këtij rizgjimi

Ky rizgjim nuk është nga makthi. Pra, nuk është zgjim për ta vazhduar përsëri gjumin, por për ta filluar punën. Është zgjim për t'i hyrë punës sipas

planit dhe rregullores, sipas Kur'anit dhe Synetit, për t'i vënë gjërat në vendet e tyre, ashtu siç duhet të jenë. Është zgjim që dëshmohet me gjëra konkrete, si:

**a. Reformimi shkencor**

Është rizgjimi që bën thirrje për shkencë dhe dije, para se të bëjë për aksion apo veprim. Në qendër, në radhë të parë, rizgjimi ka vetë Ymetin, pasi mëton ta zhveshë atë nga ajo që është e huaj për të, ose ta pastrojë nga njollat e injorancës që, në fakt, ai nuk e deshi kurrë dhe as që e promovoi. Si rezultat, librat kryesorë të trashëgimisë islame u verifikuan, u recensuan dhe u spastruan nga thëniet apokrife dhe nga çdo e pavërtetë tjetër. Rëndësi iu kushtua edhe përkthimit të këtyre veprave kapitale në gjuhët e botës, duke e bërë librin islam si më të kërkuarin.

**b. Rizgjim i zemrave**

E veçanta e këtij rizgjimi është edhe aspekti shpirtëror. Thënë më mirë, ky rizgjim është komplet dhe insiston që, krahas dijes, krahas kolosëve, të sjellë në skenë përsëri edhe devocionin, përuljen, përkushtimin, sinqeritetin. Dëshiron të kthejë kohën e atyre që Allahu i përshkroi në Kur'anin famëlartë: "I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe, nga ajo që Ne ua kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin". (Es-Sexhde, 16)

Si dëshmi konkrete merr vetëm I'tikafin, që deri para viteve shtatëdhjetë praktikohej fare pak, ndërsa sot, xhamitë janë përplot.

**c. Rizgjim i ndjenjave**

Është një rizgjim që, siç thamë, është i shkaktuar nga dhuna, mu ashtu sikur trupi që, kur të thumbohet nga diçka, përmblidhet për t'u mbrojtur. Xhelozia për fenë e Allahut, për parimet e fesë, për gjakun e myslimanit dhe për nderin e myslimanes, janë dëshmia më e mirë e rizgjimit të këtyre ndjenjave. Në mbarë botën kërkohen të drejtat legjitime dhe të natyrshme të myslimanëve, kurse reagohet, në mënyrë të koordinuar, nga dijetarë dhe qendra shkencore e vendimmarrëse islame, në raste kur të drejtat e besimtarëve myslimanë shkelen. Shembuj të kësaj natyre ke sa të duash. E tërë Bota Islame u ngrit në këmbë kundër karikaturave që fyenin Profetin Muhamed a.s..

**d. Rizgjim për mision**

Ymeti ka kuptuar me kohë se barrën dhe përgjegjësinë e kumtimit të fesë së Allahut nuk lejohet ta neglizhojë kurrë. Mu për këtë arsye, kjo përgjegjësi është ndarë në rrethe individësh dhe grupesh të organizuara, kurse rezultatet janë të kënaqshme. Njerëzit që deri dje ishin të larguar nga feja dhe nuk identifikoheshin me asgjë të saj, sot janë aktivistë të devotshëm të saj. Po jo vetëm këta, janë dhe ata që deri dje kishiin fe, besim dhe bindje të tjera, ndërsa sot kanë përqafuar mësimet e kësaj feje dhe janë bërë besimtarë të devotshëm. Madje, edhe ata që nuk e përqafojnë, nuk ngurrojnë të shprehin respektin për të. Princi Çarls (Charles), trashëgimtar i fronit mbretëror në Angli, në dhjetor 1996, në sallën e Konferencave në Ministrinë e Jashtme të Anglisë, duke folur për Islamin, përveç të tjerash, pati nënvizuar: 'Ne, perëndimorët, kemi nevojë për mësues myslimanë, të cilët do të na mësojnë si të mësojmë me zemra ashtu siç mësojmë me kokë...'.(2)

**e. Rini e arsimuar**

Karakteristikë e këtij rizgjimi është insistimi që veprat të zënë vendin e fjalëve. Pra, që puna të flasë për Ymetin, për se i është përkushtuar me të madhe nxjerrjes së gjeneratave të reja, të specializuara në fusha dhe shkenca të ndryshme. Sot janë të shumtë ata që marrin tituj akademikë ndërkohë që mundohen që tradicionales a klimës fetare të mos i shmangen as edhe për një çast. Për më tepër, ata duan të ndërlidhin gjërat, tradicionalen dhe modernen, të përfitojnë njëra nga tjetra, ose tradicionalja nga teknika e modernes dhe modernia nga vlerat e tradicionales.

**f. Funksionalizimi i rolit të femrës**

Fati i hidhur i femrës ndër dekada, nuk ishte prodhim i Islamit, po i largimit prej tij. Dhuna e ushtruar ndaj femrës ose shkelja e të drejtave të saj nuk ishte bërë nga mësimet islame, ani pse padrejtësisht mund t'i ishin mveshur atij. Rizgjimi islam mëton që të flakë botëkuptimet e gabuara, të promovojë ato të vërtetat dhe femrës, jo vetëm që t'ia njohë këto të drejta, po edhe ta angazhojë atë në fushat që përkojnë me natyrën e saj dhe janë jetike për Ymetin.

**g. Rizgjim global**

Synimet e Ymetit janë që Fjalën e Allahut, me çdo formë dhe mënyrë të ligjshme, ta bartin në çdo cep të botës, në çdo vend ku ka njeri. Si rezultat, sot sheh njerëz, të rinj e të moshuar, nga të gjitha vendet e botës, tek kthehen në Islam. Sigurisht, arsye për këtë është fakti se rizgjimi islam i përgjigjet natyrës së njeriut, prandaj edhe ky kthim përvetësohet lehtë.

**h. Rizgjim i pashkëputur nga e kaluara**

Si element shumë me vlerë dhe me rëndësi të jashtëzakonshme i këtij rizgjimi, është lidhja e tij me të kaluarën e Ymetit. Dijetarët e sotëm u referohen paraardhësve të tyre dhe nuk pushojnë së qëndisuri fjalë miradie për ta. Kjo nënkupton se zinxhiri i Ymetit nuk ka qenë i këputur, po mund të ketë qenë vetëm i mbuluar me dhe...

Ymeti nuk do të mund të realizojë fitoren dhe nuk do ta kthejë namin e dikurshëm nëse tenton të këpusë lidhjen nga e kaluara e tij. Nuk do të ndërtojmë shkencë duke i sharë dijetarët, nuk do të edukojmë gjenerata duke i fyer të parët, nuk do të arrijmë të kthejmë kohët e arta pa iu kthyer traditës së tyre. Prandaj, le të pasojmë gjurmët e tyre, le të marrim këshillat e tyre dhe të ndërtojmë të ardhmen - duke shikuar të kaluarën tonë!

(1)Nedevi, Ebu-l-Hasen. Ma dha hasere el-alem binhitati-l-muslimine. f. 284 (2)Gazeta 'Esh-sherku-l-evsat', nr. 6592, 15.12.1996.)

# E vërteta rreth Isait a.s

**Fejsal Spahiu**

**Krishterimi është nga religjionet më të përhapura në botë dhe, nga shumë njerëz, konsiderohet si një nga religjionet monoteiste, që do të thotë besim në një zot të vetëm. Bazamenti i këtij besimi që pretendon se është monotheist, është i lidhur ngushtë me atë që për ne është e njohur si formula e trinitetit.**

Bazuar në formulën e sipërshënuar , të krishterët pretendojnë se besojnë në një zot, duke mos i bërë atij shok, zot ky që, sipas tyre, është i gjallë me shpirtin e tij, është ekzistues me vetitë (cilësitë) e tij, dhe është folës (për ne) nëpërmjet fjalëve të tij, dhe në të njëjtën kohë Ati, Biri dhe Shpirti i shenjtë janë një strukturë e vetme a bashkuar në Zot. Nëse do të ndalemi të zbërthejmë këtë formulë dhe e analizojmë atë, atëherë kjo do të ishte kështu: Zoti është i gjallë me shpirtin e tij e kjo, sipas të krishterëve, personifikohet me shpirtin e shenjtë në formulën e trinitetit, Ai Zoti është ekzistues me vetitë e tij ose Ati dhe fjala e tij është Isai a.s., e për ta demonostruar këtë, klerikët e krishterë kanë përdorur si sqarim Diellin, i cili, nga natyra e tij, përmban disa cilësi: Dielli është shkëlqyes, lëshon nxehtësi dhe njëkohësisht është edhe përvëlues (djeg) dhe të tria këto cilësi bashkohen nën një emër, që është Dielli. Bazuar në këtë, të krishterët vijnë në përfundimin ose në bazën e besimit të tyre - se Isai është Zoti, ndërsa Isai në formën e njeriut është biri i Zotit, kurse shpirti i shenjtë është shpirti i Zotit. Për të argumentuar ndërlidhjen zanafillëse në formulën e triniteti ndërmjet Atit dhe Birit, të krishterët marrin për argument lindjen e Isait a.s. nga nëna e tij pa baba, duke u munduar ta bëjnë këtë lidhje të çuditshme të besimit të tyre ndërmjet Atit dhe Birit, dhe pikërisht këtu vërejmë botëkuptimin e gabuar të këtij besimi të të krishterëve, sepse dihet që lindja si fenomen është vetëm një prej llojeve të krijimit.

Kështu, p.sh., kemi Ademin a.s., njeriun e parë të krijuar në këtë botë, i cili u krijua nga mosekzistenca, pra pa pasur as baba e as nënë, e po ashtu kemi edhe hazreti Havanë, e cila u krijua nga mashkulli pa ekzistuar femra, kurse Isai u krijua nga femra - nëna e tij, dhe ai nuk kishte baba, sa kohë që kemi krijimin e zakonshëm të njerëzve të tjerë, që ndodh me bashkimin e çiftit, pra mashkullit e femrës. Dhe të gjitha këto mënyra të të krijuarit nga ana e Allahut xh.sh. nuk janë asgjë tjetër përveçse demonstrimi i fuqisë së Tij të pakufishme dhe argument mbi ekzistimin e tij për mbarë njerëzimin. Bazuar në faktin se lindja e Isait a.s. pa baba do të ishtë argument që vërteton hyjninë e tij dhe e bën atë zot dhe bir të zotit, atëherë kjo do të ishte plotësisht e logjikshme dhe më argumentuese të thuhej edhe për Ademin a.s., që u krijua nga mosekzistenca, pra pa baba e nënë, e megjithatë askush nuk pretendon të thotë se Ademi është Zot apo biri i Tij.

Për të kuptuar më mirë këtë lajthitje të të krishterëve dhe për të argumentuar gënjeshtrat e tyre, mjafton të kthehemi në origjinën e krijimit të këtyre dy personaliteteve - të Ademit dhe Isait a.s..

**Krijimi Ademit a.s.**

Tregimi për krijim e Ademit a.s. është prej atyre çështjeve që kanë arritur në dijeninë tonë nëpërmjet rrugës së Shpalljes (vahjit). Ky krijim, në përshkrimin e Kur'anit tregohet se ka kaluar nëpër disa etapa, që në përgjithësi janë të përmbledhura ne ajetet kuranore kur Allahu xh.sh. thotë:"Dhe (kujto) kur Zoti yt engjëjve u tha: Unë po e krijoj njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë. E kur ta përsosi atë (në forën e

njeriut) dhe t'i jap atij shpirtin që është krijesë Imja, atëherë ju bini në sexhde".(El Hixhr, 28-29)

**Krijimi Isait a.s.**

Kur'ani famëlartë, sikurse na rrëfen për krijimn e Ademit a.s., në të njëjtën mënyrë na tregon edhe për krijimin lindjen e Isait a.s. pikërisht nëpërmjet këtyre ajeteve kuranore:"Kujto kur engjëjt i thanë: Oj Merjeme, Allahu të përgëzon me fjalën e vet (me lindjen e një fëmije si rezultat i fjalës së Zotit), emri i të cilit është Mesih, Isa, biri i Merjemes, i famshëm në dynja e Ahiret dhe nga të afërmit (e Zotit)". (Ali Imran, 45). Ajo tha: Zoti im, si mund të kem unë djalë e mua s'më ka prekur njeriu (nuk jam martuar)? Ai (Allahu) tha: Ja, kështu, Allahu krijon çka të dojë. Kur Ai vendos për një çështje, vetëm i thotë : Bëhu! Ajo menjëherë Bëhet". (Ali Imran,47)

Pothuaj po të njëjtin rrëfim rreth krijimit të Isait a.s. e hasim edhe në Ungjillin sipas Mateut (p.sh.) në kapitullin e lindjes në vargjet 18- 25 thuhet:

**Lindja e Jezu Krishtit sipas Mateut**

18 Lindja e Jezu Krishtit ndodhi kështu:Maria, nëna e tij, pasi u fejua me Jozefin, para se të banonin së bashku, u gjend shtatzënë për virtyt të Shpirtit Shenjt.

19 Tashti Jozefi, i fejuari i saj, pasi ishte njeri i drejtë e nuk donte ta çnderonte botërisht, mendoi ta linte fshehtazi. 20 Posa në mendjen e vet vendosi të bëjë kështu, ja, iu duk në ëndërr engjëlli i Zotit dhe i tha: "Jozef, biri i Davidit, mos ki frikë ta marrësh Marinë, të fejuarën tënde, sepse foshnja që është zënë në të, u zu për virtyt të Shpirtit Shenjt. 21 Ajo do të lindë djalë e ti ngjitja emrin Jezus, sepse Ai do ta shëlbojë popullin e vet prej mëkateve të tij". 22 E gjithë kjo ndodhi që të shkonte në vend fjala e Zotit e thënë nëpërmjet profetit:

23 "Ja, Virgjëra do të mbesë shtatzënë e do të lindë një djalë, të cilit do t'ia ngjesin emrin Emanuel që do të thotë: Hyji me ne"!

24 Jozefi, si u zgjua nga gjumi, bëri siç i urdhëroi engjëlli i Zotit: e mori në shtëpi të fejuarën e vet. 25 E, pa pasur marrëdhënie martesore me të, ajo lindi djalin, të cilit ia ngjiti emrin Jezus".

Ky, pra, është krijimi i Ademit a.s. dhe kjo ishte lindja e Isait a.s. dhe nga kjo bëhet shumë i qartë fakti se që të dyja (lindjet) ndodhën me Urdhrin e Allahut xh.sh. dhe Fjalën e Tij urdhëruese "Bëhu"!, dhe as krijimi i Ademit e as i Isait nuk ndodhën si pasojë e dëshirës së të krijuarve, po si pasojë e dëshirës së Allahut të vetëm Krijues. "Nuk i takoi (nuk ka nevojë) Allahu të ketë ndonjë fëmijë, I pastër është Ai, kur dëshiron një send Ai, vetëm i thotë atij: Bëhu!. Ai menjëherë bëhet". (Merjem, 35): "Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja. I pastër edhe i Lartë është



Allahu nga çka i përshkruajnë për shok".( El Kasas, 68). Dhe para nesh shtrohet pyetja: A nuk është, vallë, krijimi i Ademit më i çuditshëm dhe më i vështirë sesa lindja e Isait?

Pa dyshim që po, dhe kjo për disa arsye:

1. Krijimi i Ademit a.s. ndodhi nga asgjëja, pra duke i paraprirë mosekzistenca, kurse lindja e Isait a.s. është bazuar në një shembull ekzistues , pra i paraprin ekzistenca.

2. Krijimi i Ademit a.s. nuk fillon në barkun e një femre dhe Ademi as nuk qëndroi në të dhe as nuk lindi duke dalë nga mitra e saj. Kurse Isai a.s. u krijua në barkun e nënës së tij dhe u rrit në të e, në fund, doli nga mitra e saj duke qarë.

3. Të gjithë pajtohemi se Ademi a.s. nuk ishte asgjë më shumë sesa një njeri dhe kaloi nëpër fazat e zakonshme të jetës njerëzore. Po ashtu edhe Isai a.s. kaloi nëpër të njëjtat faza të jetës njerëzore, duke filluar nga fëmijëria, përmes moshës rinore dhe pjekurisë, e pra, si mund të themi se ai është zot dhe bir i tij.

4. Ademi a.s. qëndroi për një kohë të caktuar në Xhenet dhe, në shenjë respekti, iu përkulën të gjitha melaiket, kurse Isai a.s. jetoi e qëndroi në këtë botë dhe u ushqye nga gjiri i nënës së tij. Atëherë, vallë, si mund të themi se Isai është biri i zotit e zot dhe ta argumentojmë këtë mbi bazën e asaj se ai lindi pa baba, kur e kemi Ademin a.s., i cili u krijua nga asgjëja.

Dhe, në fund, mund të themi se nuk ka dyshim që e vërteta qëndron në Fjalët e Allahut xh.sh. në Kur'anin famëlartë:"Mesihu, Biri i Merjemes, nuk është tjetër, vetëm se i dërguar; para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë ( e ndershme). Që të dy ata ishin që ushqeheshin (si njerëzit e tjerë). Ja si u sqarohen atyre argumentet dhe shih pastaj se si i kthejnë shpinën së vërtetës"! (El Maide ,75)





# Ixhara - Lizingu/Qiradhënia

**Dr. Islam Hasani**

**Kjo është një formë e kontratës që përdoret si një prodhim financiar nga bankat islame, që mundëson qiradhënien e një pasurie për një kohë të caktuar kundrejt një pagese të caktuar; kjo është e lejuar në Islam duke u bazuar në dy burimet kryesore të Sheriatit, në Kur'an dhe Synet.**

Ixhara a Lizingu është i nevojshëm në tregun financiar. Kjo kontratë ishte praktikuar edhe në kohën e hershme në formën që i shërbente shumë mirë nevojës së kohës. Si prodhim bankar i cili përdoret tash, përdoret për t'i plotësuar nevojat e njerëzve dhe për t'iu përgjigjur nevojave të kohës, sepse jo të gjithë njerëzit e kanë mundësin të blejnë a të kenë gjërat e nevojshme, prandaj është lejuar dhënia me qira, për të lehtësuar e përmbushur nevojat e tyre. Si një model financimi, Ixhara ka një përdorim të gjerë nga bankat islame. Disa nga prodhimet bankare që përdorin këtë koncept, përdoren për financime të patundshmërive e të veturave dhe për financime të projketeve në tregun e kapitalit.[1]

**Kushtet kryesore janë:**

1. Objekti i qirasë duhet të ketë vlerë përdoruese.
2. Të gjitha obligimet që dalin nga pronësia, duhet të barten nga qiradhënësi.
3. Çmimi i qirasë, koha dhe qëllimi duhet të specifikohen qartë.
4. Është kontratë që përmban rrezik, sepse qiradhënësi bart pronësinë e pasurisë.

Përkufizimi i 'Ixhara'-së

Në aspektin gjuhësor 'Ixhara' ka kuptimin "për të dhënë diçka me qira". Në aspektin terminologjik përdoret në dy kuptime:

Në kuptimin e parë, "Shërbimeve njerëzore" pagesa që u jepet personave për shërbime në formë page për një kohë të caktuar. Dhe kuptimi i dytë, u referohet shërbimeve të aseteve dhe pasurisë e jo shërbimeve njerëzore. Në kuptimin e parë përfshin çdo transaksion ku shërbimet e një personi kontraktohen nga dikush tjetër, nga punëtori me pagesë mujore apo edhe nga dikush tjetër për shërbime të përkohshme, p.sh. mjeku, avokati etj..[2]

Kuptimi i dytë u referohet shërbimeve të aseteve dhe pasurive e jo të njerëzve. Ixhara e këtij lloji do të thotë 'transferim i shërbimeve të një pasurie/aseti të caktuar tek një person tjetër për të marrë qira prej tij'. Në këtë kuptim ixhara ka kuptimin e 'Lizingut', i cili është i njohur si një prodhim financiar i ofruar nga bankat. Në kontekstin financiar bashkëkohor, lloji i dytë është më i përshtatshëm dhe përdoret si formë e financimit dhe model i investimit.

**Dijetarët e hershëm kanë dhënë disa përkufizime rreth konceptit të kontratës ixhara**

Në vijim po japim disa nga më kryesoret:

- Hanefitë: një kontratë në lidhje me shërbimet me kompensim.
- Shafiitë: një kontratë mbi një shërbim të dëshiruar, të ditur, të lejuar në këmbim për një kompensim të ditur.
- Malikitë dhe Hanbelitë: transferimi i pronësisë së një shërbimi të lejuar për një periudhë të caktuar për një kompensim.

'Ixhara' është kontratë e dyan shme, në të cilën përdorimi i një objekti këmbehet për një çmim. Kompensimi mund të bëhet me: para, mall dhe shërbime.

Mund të bëhet një krahasim me rregullat

e shitjes, sepse në të dy rastet diçka transferohet tek dikush tjetër për një vlerë të caktuar.

**Burimet ligjore**

Lejueshmëria e 'Ixhara'-së bazohet në Kur'an, në Synet dhe në konsensusin e juristëve myslimanë. Kjo kontrate ishte përdorur nga arabët edhe para ardhjes së Muhamedit a.s., më vonë është përdorur edhe nga myslimanët, duke marrë mbështetje nga Muhamedi a.s. për lejueshmërinë e kësaj kontrate me caktimin e rregullave se ç'duhet të përmbajë dhe çfarë nuk lejohet kurrsesi të përfshihet në kontratë as si lëndë dhe as si përmbajtje e kontratës. Ajetet kuranore që flasin rreth tregimit të Musait a.s.: "Ai (Shuajbi) tha: Unë dëshiroj të të martoj me njërën prej këtyre dy vajzave të mia, me kusht që të më shërbesh tetë vjet, e nëse i plotëson dhjetë, ai është vullneti yt, e unë nuk dëshiroj të të rëndojë, dhe, në dashtë Allahu, ti do të gjesh tek unë mirëkuptim"! (El Kasas, 27)

Nga hadithet e Muhamedit alejhi selam, në lidhje me këtë kontratë mund të gjejmë:

Transmetohet nga Ibn Omeri, i cili tregon për kohën e Pejgamberit a.s.: "Vazhdonim të jepnim tokën me qira për një pjesë nga të korrat e tokës";

"Paguaje punëtorin para se t'i thahet djersa";

"Ai që merr një punëtor, duhet ta njoftojë atë për çmimin e pagesës".

Të gjithë juristët (fukahatë) pajtohen për ligjshmërinë e kësaj kontrate. Nevoja për të përdorur shërbimet e një mjeti, është njësoj sikurse është nevoja për ta përdorur atë mjet. Nëse kontrata për ta shitur atë mjet është e lejuar, atëherë edhe kontrata për t'i përdorur shërbimet e atij mjeti, është e lejuar.[3]

**Kushtet e 'Ixhara'-së**

• Kushtet e kësaj kontrate janë:

1. Palët kontraktuese (qiradhënësi a pronari i mjetit dhe qiramarrësi).

2. Oferta dhe pranimi.

3. Përmbajtja e kontratës, që përmban çmimin e qirasë dhe përdorimin e mjetit.

**Veçoritë më të rëndësishme të kontratës al-Ixhara**

• Qiradhënësi duhet të jetë pronar i mjetit për qira, agjent ose kujdestar i tij.

• Mjeti i mundshëm për qira dhe çmimi duhet të jenë të ditura për të dy palët.

• Në çdo kontratë të 'Ixhara'-së duhet caktuar patjetër koha e qirasë dhe gjithashtu edhe qëllimi i përdorimit.

• Është obligim i qiradhënësit që të mirëmbajë mjetin e dhënë me qira dhe ta përdorë për atë që është kontraktuar.

• Nëse qiramarrësi dëmton me qëllim mjetin, qiradhënësi ka të drejtë ta ndërpresë kontratën dhe të kërkojë kompensim.

• Qiramarrësi mund ta japë më qira mjetin a objektin pjesërisht duke u siguruar se nuk do të ketë ndalesë në marrëveshje.

• Mjeti i dhënë me qira, duhet të konsiderohet si një 'Amanet' në duart e përdoruesit.

**Fillimi i kontratës Ixhara**

Kontrata mund të bëhet për të ardhmen, me qëllim që pagesa e qirasë të fillojë në momentin kur fillon përdorimi i objektit ose kur të dorëzohet mjeti i përdorimit. Pagesa mund të bëhet edhe para kohe, edhe me vonesë, nëse për këtë pajtohen palët.[4]

**Llojet e Ixhara-së**

1. Përdorimi i pasurisë fizike – trupore

• Pasuri e patundshme (tokë a premisë)

• Mjete (makina, orendi, etj..)

• Shtazë.

2. Shërbime personale

• Shërbime të një punëtori,

• Shërbime të ndryshme, etj..

Aplikushmëria e Ixhara-së si prodhime bankare

Bankat islame ofrojnë dy lloje prodhimesh bazuar në kontratën Ixhara: Ixhara operuese vepruese dhe Ixhara që përfundon me pronësim

**Ixhara vepruese**

• Në këtë kategori mjeti mbetet pronësi e bankës dhe sa herë që përfundon një kontratë, banka kërkon ndonjë qiramarrës tjetër ose e vazhdon atë me të njëjtin person, nëse ka nevojë dhe kërkesë.

• Zakonisht në këtë kategori bëjnë pjesë mjetet shumë të shtrenjta dhe që kërkojnë kohë për t'u bërë gati ose për t'u prodhuar.

**Ixhara që përfundon me pronësim**

Kjo lloj 'Ixhara'-je është më e pëlqyer nga bankat islame. Kjo kategori ndahet edhe më tutje në disa nënkontrata të tjera, të cilat janë ndarë gjatë kohës së praktikimit. Zakonisht në këtë kontratë vihen mjete a asete të cilat synohen të blihen nga klienti pas një kohe të caktuar, mirëpo kjo bëhet përmes kontratës së qiramarrjes. Klienti në të njëjtën kohë paguan mjetin e financuar nga banka dhe qiranë për përdorimin e mjetit derisa ta paguajë borxhin në tërësi.[5]

(1)Abdullah 'Alwi Haji Hassan, Sales and Contract in Early Islamic Commercial Law, (New Delhi. Kitabbhawan, 1991) f. 123. (2)ISRA (International Shari'ah Research Academy for Islamic Finance), Islamic Financial System: Principles and Operations (Kuala-Lumpur: ISRA, 2012) f. 232. (3)INCEIF, Shariah Rules in Financial Transactions (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 50-55. (4)Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005). f. 93 (5)Ibid. f.93

# Zekati i mineraleve (metaleve), pasurive nëntokësore dhe thesareve të fshehura

**Mr. Ejup Haziri**

Ky është lloji i pestë dhe i fundit i pasurive prej të cilave jepet zekati, e që nënkupton pasuritë e ndryshme nëntokësore, mineralet (metalet) dhe thesaret e ndryshme, si ari, argjendi, bakri e të tjera. Në kuadër të kësaj teme do të flasim për tri çështje kryesore, që janë: mineralet (ma'din), pasuritë e ndryshme nëntokësore (rikaz) dhe thesaret e fshehura (kenz), ndonëse juristët myslimanë kanë debatuar në lidhje me këto nocione dhe këto lloje, se çfarë përfshijnë dhe nëse janë sinonime apo janë të ndara, duke nënkuptuar secilin lloj në vete? Gjithashtu do të bëhet fjalë edhe për kuotën e tyre dhe sa duhet të jepet zekat për to.

**Shpjegimi i nocioneve**

Nocioni rikaz në kuptimin gjuhësor nënkupton diçka të fshehtë, siç ka ardhur në Kur'an: "A po vëren ndonjë prej tyre, ose a po dëgjon zërin e ulët të tyre (nuk u ndihet zëri)"? (Merjem, 98). Në lidhje me këtë Maliku ka thënë: "Unë i kam dëgjuar dijetarët duke thënë se rikazi është pasuria që gjendet në tokë, që është vënë aty nga pabesimtarët dhe mund të nxirret pa ndonjë shpenzim dhe pa ndonjë veprim të mundimshëm". Shumica e juristëve janë të mendimit se rikazi dhe kenzi kanë të njëjtin kuptim. Ndërkaq, nocioni meadin nënkupton diçka që qëndron.[1] Në kuptimin terminologjik, këto shprehje nënkuptojnë pasurinë nëntokësore, qofshin ato minerale apo diçka tjetër, sikurse nënkuptojnë edhe pasurinë që e ka fshehur njeriu (thesaret). Me fjalë të përgjithshme, mund të konstatojmë se me nocionin pasuri nëntokësore (ose minerale-meadin), nënkuptohen nafta, hekuri, bakri, plumbi e të tjera si këto, kurse pasuri e fshehur (thesaret-rikaz/kenz) nënkuptohet ajo që është fshehur, më të shumtën me këtë kuptohen ari dhe argjendi, por kjo nuk domethënë që pasuri të fshehura janë vetëm ari dhe argjendi.

**Legjitimiteti i zekatit për minerale dhe pasuri nëntokësore**

I Madhërishmi, në lidhje me dhënien e zekatit të kësaj pasurie, thotë: "Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar, dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (El Bekare, 267) I Dërguari i Allahut ka thënë: "...Për thesaret jepet një e pesta". (Buhariu, nr. 1499 dhe Muslimi nr. 1710).[2] Ibn Mundhiri ka thënë: "Nuk  që ndokush ta ketë kundërshtuar këtë hadith..."

**Hanefitë për pasuritë nëntokësore**

Hanefitë janë të mendimit se "ma'dini, rikazi dhe kenzi" nënkuptojnë një gjë: "Pasurinë që është nën tokë (në brendësi të tokës), porse "ma'dini" është pasuria që e ka krijuar Allahu kur e ka krijuar edhe Tokën, ndërsa rikazi dhe kenzi janë pasuri e varrosur (e vënë) në tokë nga njerëzit".(3)

**Llojet e mineraleve (pasuritë nëntokësore)**

Sipas hanefive, mineralet (meadin) janë tri llojesh:

1.Pasuri e ngurtë, që shkrihet dhe përpunohet me zjarr, si ari, argjendi, hekuri, bakri, plumbi e të tjera si këto. Për këto lloje parashihet të jepet zekat një e pesta, pavarësisht nga sasisë, duke u bazuar në fjalët e të Madhërishmit: "Jepni pa u

kursyer nga të mirat që keni fituar, dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (El Bekare, 267). Kur flasin për shpërndarjen e kësaj pasurie dhe ndarjen e saj, hanefitë thonë se ndarja duhet bërë si plaçkë e luftës, duke u bazuar në ajetin kuranor: "Ju (besimtarë) ta dini se një e pesta e asaj që fituat, nga ndonjë send, u takon (përkujtuesve të) Allahut, të dërguarit të Tij, të afërmve të tij (të dërguarit), jetimëve, nevojtarëve dhe atyre në mërgim, (ky është përcaktimi i Zotit)...". (El Enfal, 41).

2.Pasuri e ngurtë, e cila nuk shkrihet me zjarr, si thëngjilli, zinku, gjipsi, e të ngjashme. Për këto nuk parashihet zekat, përveç atëherë kur përdoren për tregti, për se jepet zekat 2.5%, ngase konsiderohet si mall tregtie.

3.Pasuri e cila në vetvete është e lëngët dhe nuk mund të ngurtësohet, si nafta, gazi e të ngjashme. Edhe për këto nuk ka zekat, përveç atëherë kur këto përdoren për tregti, dhe në këso rastesh duhet dhënë zekati 2.5%, sepse konsiderohet si mall tregtie.(4)

Shafiitë, kur flasin për zekatin e mineraleve (meadin), janë të mendimit se vetëm për arin dhe argjendin, si dy minerale të rëndësishme, duhet të ketë zekat, por jo edhe për mineralet e tjera, si hekuri, bakri e të ngjashme, me kusht që të arrihet kuota e caktuar, po për këto nuk është kusht të kalojë (të mbushet) një vit. Meqenëse ky mendim cilësohet jo i drejtë dhe i papërshtatshëm për kohën aktuale, juristët këtë mendim e kanë kritikuar duke e cilësuar si të dobët. Mendim të njëjtë me këtë kanë shfaqur malikitë, kursea hanbelitë kanë një mendimin më të zgjeruar dhe më gjithëpërfshirës, duke thënë se zekat jepet për çdo gjë që nxirret prej tokës, qoftë ar, argjend, hekur, bakër, zink, naftë ose diçka tjetër,(5) duke u bazuar në ajetin 267 të sures El Bekare. Shumë juristë e favorizojnë këtë mendim; njëri prej tyre është edhe juristi i mirënjohur Kardavi.(6)

**Nisabi për minerale (meadin)**

Hanefitë janë të mendimit se për meadin, kuota e përcaktuar është një e pesta, duke u bazuar në hadithin: "...Për thesaret jepet një e pesta". (Buhariu, nr. 1499 dhe Muslimi nr. 1710). Ndërkaq, Ahmedi është i mendimit se për to duhet të jepet 2.5%. Mendimin e Ahmedit e përkrahin edhe Shafiu dhe Maliku, ndonëse prej Malikut përcillen dy mendime, njërin prej të cilëve e cituam, kurse mendimi tjetër thotë se për të jepet një e pesta. Këto bazohen në rastin kur i Dërguari i Allahut i rezervoi Bilal ibn Harithit dy pasuri nëntokësore të vendit të quajtur Kabelijeh, e prej këtyre pasurive nëntokësore nuk merrej tjetër vetëm zekati (që nënkupton 2.5%). Kur jemi te nisabi, duhet theksuar se këtu qëndron edhe dallimi në mes hanefive dhe shkollave të tjera, ngase hanefitë nuk e kushtëzojnë që të arrihet nisabi, veçse jepet qoftë pasuria të



jetë vogë ose e madhe, kurse të gjitha shkollat e tjera e parashohin që është e nevojshme të plotësohet nisabi, duke u bazuar në hadithet ku, në vija të trasha, përmendet nisabi i arit dhe argjendit (nisabi për arin është njëzet dinarë, kurse për argjendin është dyqind dërhemë). Po nuk është kusht që të plotësohet një vit, veçse ky zekat duhet të jepet në momentin e nxjerrjes së pasurive nëntokësore.

**Zekati për pasurinë e fshehur (rikaz)**

Me këtë, siç e kemi theksuar më herët, nënkuptojmë pasurinë nëntokësore dhe pasurinë që është futur në tokë nga njeriu. Kur flasin për pasuritë e fshehura ose thesaret e ndryshme që gjenden në tokë, hanefitë janë të mendimit se për to jepet zekat një e pesta, qoftë të jetë pasuri e vogël apo e madhe, dhe për këtë lloj pasurie nuk kushtëzohet kalimi i një viti, veçse duhet dhënë menjëherë, sa të gjendet ose të nxirret. Kjo rregull vlen për pasurinë e gjetur të fshehur nga jomyslimanët, në të cilën vërehen shenja dhe simbole joislame. Nëse ndodh që të gjenden pasuri me simbole islame, atëherë për këtë lloj pasurie zbatohen dispozitat e Sheriatit, që kanë të bëjnë me gjënë e gjetur (El-lukata).(7). Të gjitha shkollat e tjera kanë mendim të njëjtë me hanefitë, se për këtë lloj pasurie jepet një e pesta, duke u bazuar në hadithin që theksuam më sipër, sipas të cilit kërkohet të jepet zekat një e pesta.

**A lejohet përvetësimi i pasurisë së fshehur?**

Juristët myslimanë kanë trajtuar edhe çështjen se çfarë duhet bërë me pasuri të fshehur që gjendet në një shtëpi banimi? A duhet ndarë në një të pestën, të cilën e kemi shpjeguar më herët, sipas ndarjes së plaçkës së luftës apo jo? Ebu Hanife është i mendimit se ndarja nuk bëhet në një të pestën, nëse pasuria gjendet e fshehur



në shtëpi të banuar, për dallim nga pasuria që gjendet në truall, ndërsa dy nxënësit e tij parashohin që ndarja duhet bërë në një të pestën, duke u bazuar në kuptimin e përgjithshëm të hadithit: "...Për thesaret jepet një e pesta". (Buhariu, nr. 1499 dhe Muslimi nr. 1710) Duke mos bërë dallime në mes shtëpisë dhe truallit të pronarit, ndonëse Ebu Hanife ka ndarë shtëpinë e banimit dhe tokën.(8) Shafiitë janë të mendimit se, nëse pasuria e fshehur (thesari) gjendet në tokën e një pronari, ai ka të drejtë ta marrë atë, kurdo që të vërtetohet se toka është e tij, e nëse ajo pasuri gjendet në rrugë ose në xhami, atëherë konsiderohet si gjë e humbur (lukata), dhe merr një trajtim tjetër. Edhe hanbelitë kanë pothuaj mendim të njëjtë me shafiitë kur thonë se ai që gjen pasurinë e fshehur në tokën e tij, ai ka të drejtë për të, e nëse nuk e merr ai, atëherë kjo e drejtë bartet tek ai që e merr atë.

**Nisabi për pasurinë e fshehur (rikaz)**

Në dallim nga pasuritë nëntokësore, për se kishim dy mendime rreth nisabit, këtu të gjithë juristët kanë një mendim dhe kuota e përcaktuar e pasurisë së fshehur (rikaz), është një e pesta. Edhe nisabi i këtij lloji të pasurisë dallon nga ai paraprak, ngase për këtë nuk kushtëzohet arritja e nisabit, nga pjesa dërrmuese e juristëve dhe shkollave juridike, me përjashtim të shafiive, të cilët e kushtëzojnë të arrihet nisabi.

**Të nxjerrat nga deti**

Juristët myslimanë kanë debatuar rreth të nxjerrave nga deti, nëse duhet dhënë zekat edhe për to apo jo, si për shembull për margaritarët, perlat, koralet, peshqit, balenat e të tjera, që llogariten si pasuri e vlefshme. Hanefitë janë të mendimit se për këto nuk ka zekat, sepse nuk ka ardhur ndonjë tekst i qartë në lidhje me zekatin e tyre. As për balenat dhe peshqit nuk parashihet zekat. Ndërkaq, Ebu Jusufi është i mendimit se për të nxjerrat nga deti duhet të ketë zekat (një e pesta). Polemika lidhur me lejimin apo moslejimin e nxjerrjes së zekatit nga të nxjerrat e detit, është e justifikuar edhe në bazë të mendimeve të ndryshme që përcillen nga shokët e zgjedhur të të Dërguarit të Allahut, si rasti i Ibni Abasit, kur njëherë kishte thënë se për to (peshq-balena) nuk ka zekat, ndërsa më vonë, pasi Ibrahim ibn Sa'di, punëtor në Jemen, erdhi dhe e pyeti ibn Abasin, ky iu përgjigj se për to ka zekat, një e pesta. Ndoshta përgjigjja e tillë ka ardhur duke pasur parasysh që këso llojesh në Aden (Jemen) kishte me shumicë, dhe kjo njëkohësisht nënkupton për një fetva tjetër të Ibni Abasit. Dihet fare mirë se muxhtehidi ndërron fetvanë e tij me ndërrimin e kohës dhe të gjendjes së njerëzve.(9) Për sa i përket zekatit për margaritarë dhe gjëra të tjera që nxirren nga deti, një pjesë e tabiinëve janë të mendimit se për to duhet të jepet zekat, që është një e pesta, si Hasan Basriu, Zuhri, Ibni Shihabi. Po ashtu, edhe nga Omer ibn AbdulAzizi transmetohet se ai merrte zekat për gjëra të tilla. Ahmed ibn Hanbeli, në njërin prej mendimeve të tij, parasheh zekat për ato që nxirren nga deti, duke bërë analogji me pasuritë nëntokësore (minerale). Mirçpo, të tjerët nuk parashohin zekat për ato që nxirren nga deti, duke u bazuar se në kohën e të Dërguarit të Allahut kishte gjëra që nxirreshin prej deti e për to nuk kishte zekat, prandaj nuk ka ndonjë tekst (hadith) për to, por edhe halifët e drejtë nuk kishin paraparë të merrej zekat për pasuritë e ndryshme që nxirreshin nga deti. Gjithashtu, vetë fakti se i Dërguari i Allahut kishte shpjeguar për zekatin që duhet të jepet për pasuritë nëntokësore dhe për thesaret, e për pasuritë e detit kishte heshtur, nënkupton se për to nuk ka zekat. Njëherazi ky është mendimi më i qëlluar dhe që përkrahet nga pjesa dërrmuese e juristëve të shkollave juridike.

Sidoqoftë, ky ishte lloji i pestë dhe i fundit i pasurive prej të cilave jepet zekati, në përpjekjet për t'u diskutuar vetëm thelbi i tyre, pa u stërzgjatur në polemika dhe debate në mes juristëve, për shkak të natyrës së punimit...

[1] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. 1, f, 432.[2] Grup dijetarësh, Shpjegim i shkurtër i Legjislaturës Islame... f. 155-156; Grup dijetarësh, Zekati detyra e panjohur, Tiranë, 2003, f. 26: Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll.1, f, 399.[3] Kasani, El-Bedai',vëll.2 f. 65-66; Ibni Himam, Kemaludin Muhamed ibn Abdulvahid, Fet'hul Kadir Sherhu'l Hidajeh, Matbeatu Mustafa Muhamed, Kairo-Egjipt, pa vit botimi, vëll 1, f. 537 e tutje.[4] Zuhejli, Vehebeh, El-Fikh'ul Islamij ve edil-letuhu, vëll.3, f. 1854-1855.[5] Ibni Kudameh, El-Mugni, vëll. 3 f.. 20.[6] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, bot. 2, 1973, Bejrut-Liban, vëll. 1 f. 439.[7] Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, f. 194. Për sendet e gjetura me vlerë, duhet të bëhet lajmërimi një vit i plotë, e pas kalimit të një viti, atëherë i lejohet personit ta shfrytëzojë atë për nevojat e veta ose të japë lëmoshë.[8] Zuhejli, Vehebeh, Ibid vëll. 3 f. 1855-1856.[9] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll.1 f. 452-453.

# LIBIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Libia është nga shtetet arabe që, për nga sipërfaqja tokësore, zë vendin e katërt dër shtete të kontinentit afrikan. Ky shtet zotëron një pozitë të veçantë gjeografike, ngase bie në qendër të Afrikës Veriore. Libia konsiderohet urë lidhëse e rëndësishme në mes Afrikës dhe Evropës, sikurse edhe portet e saj të avancuara, llogariten një kalim-dalje me vlerë të madhe për pritjen e shumë anijeve gjatë tërë vitit, për kryerjen e aktiviteteve tregtare me disa shtete afrikane, si: me Nigerinë, Çadin dhe me Malin. Gjithashtu, pozita e Republikës së Libisë është edhe një lidhje e rëndësishme komunikimi midis Botës Arabe lindore dhe asaj perëndimore. Për këtë arsye, dëshmohet në mënyrë të qartë se Libia është një bashkërrjedhje e rrymave dhe përzierje e kulturës dhe qytetërimit të vendeve arabe dhe islamike[2].

Sipërfaqja tërësore e vendit arrin afërsisht deri në 1.759.541 km², si dhe e tëra është zonë tokësore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 4348 km. Shteti i Libanit kufizohet me gjashtë shtete fqinje, nga lindja kufizohet me Egjiptin - me një gjatësi prej 1115 km, nga juglindja me Sudanin - me gjatësi prej 383 km, nga jugu me Çadin - në një gjatësi deri në 1055 km dhe me Nigjerinë - në gjatësi deri në 354 km, nga perëndimi me Algjerinë - me një gjatësi prej 982 km, nga veriperëndimi me Tunizinë - në një gjatësi deri në 459 km. Republika e Libisë nga ana veriore ka dalje në detin Mesdhe dhe vija bregdetare arrin gjatësinë deri në 1770 km. Pika më e ulët në Libi i takon territorit pranë kënetës Gazil, që arrin deri në 47 metra nën nivelin e detit, kurse ajo më e larta ndodhet në majat e malit Biku Bejti, që arrin lartësinë deri në 2267 metra mbi nivelin e detit[3].

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Libya.
• Emri zyrtar: Republika e Libisë.
• Sistemi i qeverisjes: Qeveri e Përkohshme (Kuvendi Kombëtar Kalimtar).
• Sipërfaqja: 1,759,541 km².
• Numri i banorëve: 6.600.000 (2011).
• Dendësia: (4 banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 97% (prej tyre 95% sunitë të medhhebit maliki) dhe të krishterë 3% (kryesisht ortodoksë kiptas dhe pjesërisht katolikë afrikanë dhe evropianë).
• Kryeqyteti: Tripoli (llogaritet edhe qyteti më i madh i vendit).
• Qytete të tjera: Benghazi, Misrata, Zliten, Exhdabia, Garjan, El Bejda, Derna, Re'su Lanof, Sirt, Sebha dhe Hun.
• Grupet etnike: Arabë 97%, të tjerë (grekë, maltezianë, italianë, egjiptas, pakistanezë, turq, indianë dhe tunizianë) 3%.
• Gjuhët kryesore: Arabe (zyrtare), italiane dhe angleze.
• Njësia monetare: Dinar Libian, (1.00 LYD = 0.61 EUR).
• Data e pavarësisë: 10 shkurt 1947 (nga Italia).
- Festë kombëtare: 24 dhjetor 1951 (shpallja e Pavarësisë).

Bazuar në të dhënat e vitit 2010, Libia ka gjithsej 137 aeroporte, prej tyre 59 të asfaltuara dhe 78 të paasfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, më kryesoret janë: Brega, Tripoli, Re's Lanuf dhe EZ-zavijeh[4].

Libia ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta të arsimit. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: universiteti Umer El Muhtar, universiteti El Fatih i Shkencave Mjekësore, universiteti El Esmerije i Shkencave Islame, Universiteti Shtatë Tetori, Universiteti Libian Ndërkombëtar i Shkencave Mjekësore, Universiteti Arab i Mjekësisë, universiteti Sebha, universiteti Misrata etj[5]..

**Tripoli**: Kryeqyteti dhe qyteti më i madh i vendit, ndodhet në veri-perëndim të Libisë, dhe ka edhe portin kryesor. Tripoli, sipas statistikave të vitit 2011, ka rreth 2.220.000 banorë. Ky qytet njihet edhe me emrin Tripoli i Perëndimit, për ta dalluar nga Tripoli i Libanit, që quhet i Lindjes. Qyteti i Tripolit, për nga terreni, përbën një top shkëmbor, që ka shtrirje në detin Mesdhe, si dhe gjendet përballë majave jugore të ishullit të Sicilisë. Historia e lashtë e qytetit daton që nga fenikasit, të cilët kishin themeluar këtë qytet. Për ta dëshmuar këtë, ka disa varre finikase që janë zbuluar, ashtu siç është zbuluar një fabrikë fenikase për prodhimin e qeramikës. Emërtimi i qytetit ndërlidhet me historikun e tri qyteteve që kishin ndërtuar fenikasit, si Oya – Tripoli i sotëm –, Lebde dhe Sprata, e të tri këto qytete ishin quajtur Tripoli. Mandej, në vitin 645 m arabët myslimanë kishin çliruar këtë qytet. Sot, Tripoli si kryeqytet i Libisë, konsiderohet si një nga qytetet transparente në Botën Arabe. Ky qytet, për nga zhvillimi, ka ndryshuar shumë, është zhvilluar



sidomos pas revolucionit në Libi, në vitin 1969. Vlen të përmendet se, Tripoli është zgjedhur kryeqytet i Kulturës Islame për vitin 2007. Në Tripoli janë të njohura edhe monumentet e artit islam dhe joislam, siç është arti i arkitekturës islame që ka lënë çlirimi islam i Libisë, i cili ndikoi në qytetin e Tripolit, me xhamitë dhe monumentet e tij islame[6].

**Historia e Libisë**

Banimi i njerëzve në Republikën e Libisë daton që nga periudha e lashtë para erës sonë, nga periudha e fundit e gurit, që mund të jetë përcaktuar nja dhjetë mijë vjet deri në dy mijë vjet para erës sonë. Periudha në fjalë ka lënë gjurmë argumentuese për banimin e lashtë të Libisë, që pasqyrohet përmes pasurisë artistike prej vizatimeve dhe gdhendjeve shkëmborë në shpellat malore, që shtrihen kryesisht në pjesën jugore të vendit. Të gjitha këto gjurmë arkeologjike dëshmojnë për mënyrën e jetesës së njerëzve të lashtë në vend, si dhe shumëllojshmëri të kafshëve dhe gjallesave të tjera që shtriheshin nëpër këto zona të shkretëtirës. Vendndodhja strategjike e pozitës gjeografike të Libisë ka qenë gjithmonë në qendër të vëmendjes së pushtuesve, prandaj edhe fenikasit, duke qenë të magjepsur nga brigjet veriore të Afrikës dhe për shkak të pozitës strategjike, aty gjatë shekullit të shtatë p.e.s. kishin themeluar vendbanime. Mandej, pas dominimit romak në Mesdhe, u përhap ndikimi romak edhe në brigjet e Libisë, ku u ngritën qytete të bukura në Lebde dhe në Sprata, që të dyja përdoreshin si porte detare për tregti drejt shkretëtirës, për të tregtuar fildish, skllevër, metale të çmuara, vaj ulliri dhe kafshë. Pastaj, në fund të shekullit IV të erës sonë, zona bregdetare e Libisë hyri në kuadër të Krishterimit. Më pastaj, Libia, për një periudhë të shkurtër, u përball me pushtimin e vandalëve. Ndërkaq, nga shekulli VII i erës sonë, Feja Islame vuri rrënjë në rajonet e Afrikës Veriore, duke përfshirë edhe trevat libiane. Libia është përballur edhe me disa valë pushtuesish, nga fuqitë e ndryshme evropiane, siç ishin cililianët, spanjollët dhe maltezët. Libia për një kohë ka qenë edhe nën kontrollin e Perandorisë Osmane, kur sundohej nga disa grupe sundimtarësh, gjysmë të pavarur, dhe veçanërisht nga familja Karamanli, e cila e sundoi Libinë gjatë periudhës 1711 – 1835, dhe aty jeta në përgjithësi ishterelativisht e qetë deri me pushtimin italian, në vitin 1911. Më pastaj kalonin ngjarje të njëpasnjëshme, derisa britanezët arritën të shtrinin kontrollin e tyre mbi Tripolin, kurse administrata franceze arriti të shtrinte kontrollin e saj në zonën e Fezanit – krahinë në Libi –, tërë kjo deri kur Libia, përmes Kombeve të Bashkuara, fitoi gjysmëpavarësinë e vendit, që u arrit në vitin 1952. Ndërsa, si rezultat i kushteve të përkeqësuara ekonomike dhe politike në Libi, shpërheu revolucioni i njohur i shtatorit të vitit 1969, i kryesuar nga koloneli Muamer Gadafi, dhe vendi filloi një epokë të re të historisë së tij, dhe arriti kapacite të mëdha për të shënuar arritje të mëdha në fusha të ndryshme politike, ekonomike dhe shoqërore[7].

Ndërkaq, në shkurt të vitit 2011 libiasit organizuan revolucion gjithëpërfshirës në vend, duke kundërshtuar sundimin e kolonel Muamer Kadafit. Ky revolucion filloi në formë demonstratash paqësore, por ushtria libiane, duke përdorur armatim të rëndë, ushtroi dhunë ndaj revolucionarëve për t'i shtypur. Kjo gjendje rezultoi

me kalimin e revolucionit në "luftë të armatosur", sidomos pas bashkimit të një numri të madh nga policia dhe ushtria libiane me revolucionin popullor, si dhe mbizotërimin e revolucionarëve nga armatimi që kishin rrëmbyer nga kazermat ushtarake dhe stacionet policore libiane. Pas përparimit të revolucionarëve, ata arritën të formonin një qeveri të përkohshme, të kryesuar nga ministri i dorëhequr i Drejtësisë - Mustafa Abdul Xhelil, kur qytetin Bengazi e morën dhe e shpallën si kryeqytet të përkohshëm të tyre. Më pastaj, një numër i konsiderueshëm shtetesh njohën Qeverinë e përkohshme të revolucionarëve si përfaqësuese legjitime të popullit libian, kurse në tetor të vitit 2011, ranë edhe fortesat e fundit të Gadafit në Beni-Velid dhe në Sirt, ku më 20 tetor 2011 u vra edhe vetë Gadafi, së bashku me disa nga bijtë e tij[8].

**Historia e përhapjes së islamit në Libi**

Qyteti Berka – në Libinë e sotme, me dalje në detin Mesdhe – para çlirimit islam ka qenë pjesë e Aleksandrisë dhe nën sundimin e romako-bizantinëve, ashtu siç ishin të gjitha vendet e tjera të Afrikës Veriore pjesë e kësaj perandorie. Kur myslimanët arabë, me Amr ibn Asin r.a. në kye, në kohën e halifit Umer ibn Hat-tab it r.a., çliruan Egjiptin dhe kryeqendrën e tij Aleksandrinë, nuk u mjaftuan me kaq, por u orientuan edhe drejt rajoneve të tjera për t'i çliruar dhe për të shpëtuar banorët e saj nga shtypja e romako-bizantinëve, tek të cilët banorë, që atëherë kishin depërtuar lajmet e çlirimeve të reja të myslimanëve, të drejtësisë së tyre, barazisë në mes njerëzve, ruajtjes së pronave, sigurisë së nderit të familjes dhe respektimit të të drejtave fetare të jomyslimanëve.

Pasi Amr ibn Asi r.a. përfundoi çlirimin e Aleksandrisë, në fund të shtatorit 642 m / Dhul Ka'de 21 h, u nis në drejtim të Berka's për ta çliruar. Populli nuk i bëri rezistencë Amrit r.a., po përkundrazi, preferuan të hynin nën sundimin islam dhe të gëzonin lirinë dhe drejtësinë. Pra, Berka u çlirua në vitin 21 h. Mandej, kur Amri r.a. ishte në Berka dhe para se të nisejnë drejtim të Tripolit, dërgoi një ushtri nën komandën e Ukbe ibn Nafi'ut drejt Zevila's – qytet në Libinë e sotme – dhe në vitin 22 h ai e çliroi atë. Pastaj, Amri r.a. dërgoi një njësi tjetër ushtarake në Vedan – qytet në Libinë e sotme – nën komandën e Busr ibn Ebi Ertae, i cili e çliroi atë. Ndërkaq, gjatë rrugës për në Tripoli, Amri r.a., duke kaluar nëpër brigjet e detit Mesdhe, kaloi pranë Sirtit dhe e çliroi, ashtu siç ndodhi gjatë rrugës për Tripoli - edhe çlirimi i Lebde's – një qytet në Libinë e sotme –. Dhe, në fund, çlirimi i Tripolit u realizua në vitin 22 h. Pra, që nga ajo kohë, Feja Islame ka depërtuar në Libi përmes shokëve të Muhamedit a.s., si dhe kishte vazhduar të përhapej më tutje nëpër zonat e tjera brenda dhe jashtë Libisë[9].

**Klima**

Klima në shumicën e rajoneve të Libisë karakterizohet nga thatësira dhe ndryshime të mëdha të temperaturës. Zona e shkretëtirës së madhe në jug dhe në detin Mesdhe, në veri konsiderohet nga faktorët kryesorë që përcaktojnë klimën e vendit. Ndërsa, në zonën bregdetare, stina e dimrit llogaritet e butë, ndonëse në disa zona të larta ndonjëherë bie borë, por nuk ka rënie të temperaturave mesatare nën pesë gradë celsius. Ndërkaq, stina e verës konsiderohet relativisht e nxehtë; aty temperaturat maksimale në muajin gusht nuk e kalojnë temperaturën mesatare mujore gjatë kësaj periudhe, 30 gradë celsius, dhe gjatë verës nuk bie as shi. Reshjet atmosferike në zonat shkretinore janë të rralla, por ndonjëherë ndodhin stuhi të mëdha të shoqëruara me shi të madh, e ndonjëherë tjetër mund të bjerë edhe borë. Në përgjithësi, Libia karakterizohet nga një klimë e butë dhe kjo e bën vendin tërheqës dhe një terren të rëndësishëm të industrisë dhe turizmit[10].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Libisë varet kryesisht nga sektori i naftës, që menaxhohet nga qendra e qeverisë. Në kohën e sanksioneve ndërkombëtare, gjatë periudhës së embargos të viteve të '90, ekonomia e vendit ka pësuar mjaft. Mirëpo, menjëherë pas heqjes së sanksioneve ndërkombëtare në vitin 2003 dhe të SHBA-ve në vitin 2004 ndaj Libisë, Qeveria libiane është angazhuar për të aktivizuar reformat ekonomike, kështu që mori disa masa konkrete për të forcuar rolin e sektorit privat, si: ulja e çmimit të interesit për të nxitur kërkesën për kredi nga sektori privat, inkurajoi investimet private vendase dhe ato të huaja; nxjerrja e ligjit të ri për taksa shfuqizoi koncesionet doganore për institucionet publike, reduktoi taksat mbi importet, si dhe filloi pregaditjen e një ligji të ri bankar, që Bankës Qendrore Libiane t'i jepej pavarësia në menaxhimin e politikës monetare dhe për të forcuar mbikëqyrjen bankare. Industritë më të rëndësishme të vendit janë: e hekurit, çelikut, çimentos, materialit ndërtimor, plehrave dhe disa degë të tjera të industritë. Prodhimet më të rëndësishme bujqësore dhe ushqimore të vendit janë: ellbi, gruri, domatet, patatet, ullinjtë, hurmat, perimet, frutat dhe mishi[11].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 506. Mektebetul Adab, 2007 Kajro.Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 18, 19. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 138, 139. Dasara, 2007, Tiranë. (2) lotr.do-goo.com/t4304-topic. (3) ww.moqatel.com(4) www.moqatel.com (5) universities.roro44.com(6)en.wikipedia.org(7) libyano.maktoobblog.com. (8) ar.wikipedia.org (9)Tarihul Fet'hil Arabi fi Libia; Et-tahir Ahmed Ez-zavi, f. 34, 35, 36, 39, 40, 42, 46, 48, 55. Darul Merad El Islami, 2004 , bot. 4, Bejrut – Liban. (Libër i shkarkuar nga interneti). Dr. Muhamed Suhej Tak-kush; Et-tarihul islami (elvexhiz), f. 91. Daru N-nefais, 1429 bot. i 4, Bejrut, Liban. Prof. Dr. Abdurrahman Abdul Vahid Esh-shuxha'ë; Dirasatun fi ahdi n-nbuv-veti vel hilafeti r-rashide, f.. 473, Mektebetul Ihsan, bpt. 6, 2009, San'a – Jemen. Dr. Ali Muhammed Muhammed Es-sal-labi; Umer ibn Hat-tabi r.a., f.. 603. Bot. i 1. Darul Fexhr lit-turath, 2003m, Kajro - Egjipt.(10) libyano.maktoobblog.com.(11) ar.wikipedia.org/wiki.



# Sami Frashëri për qytetërimet (1)

**Prof. dr. Mehdi Polisi**

**Në vitin 1881, në Stamboll botohej revista HAFTA (Java). Ishte kjo, siç tregon dhe emri i saj, revistë javore, në të cilën botoheshin tema shkencore, letrare, artizanale etj. nga fusha të ndryshme: edukimi, arsimi, kultura, fizika, kimia, gjuhësia, filologjia, letërsia, historia, gjeografia, piktura, muzika etj.. Ndërkaq, në dy faqet e fundit të çdo numri të revistës botoheshin dhe kuriozitete, fjalë të urta, anekdota dhe gjëegjëza, natyrisht, për t'i kënaqur edhe lexuesit e këtyre gjinive. Revista doli në njëzet numra (1-20), me gjithsej 320 faqe, e shkruar në gjuhën turke të periudhës osmane, pra me alfabet arab-osman.**

Revista Hafta, të cilën e kam në bibliotekën time personale, nga numri i parë deri në numrin e fundit,(1) është mjaft serioze dhe për shumëçka i ka rezistuar dhe ende vazhdon t'i rezistojë kohës. Për rëndësinë e kësaj reviste, mendoj, nuk duhet të dyshojmë, sidomos kur e dimë se të gjitha punimet e botuara në këtë revistë ishin shkruar nga dora dhe mendja e ndritur e Sami Frashërit, dijetarit të madh, enciklopedistit, poliglotit, njohësit të shumë gjuhëve të Lindjes e të Perëndimit: arabishtes, turqishtes, persishtes, frëngjishtes, italishtes, greqishtes së vjetër dhe të resë, latinishtes etj., dhe specialistit të shumë fushave të dijes.(2) Me një fjalë, e tërë revista Hafta, fund e krye, ishte e Sami Frashërit. Në mesin e shumë punimeve të përfshira në këtë revistë, zë vend edhe punimi me titullin Medeniyyet (Qytetërimi), të cilin Samiu e kishte shtrirë në tre numra (Hafta: nr. 9, f. 129-133; nr. 10, f. 145-149 dhe nr. 11, f. 161-165).

Kontributi i Sami Frashërit në leksikografi, gjuhësi, letërsi, filologji, histori, gjeografi, islamistikë, astronomi, gjeologji, antropologji, mitologji etj. është shumë i madh dhe, me të drejtë, për të gjitha këto janë shkruar monografi dhe studime të shumta e të llojllojshme, si nga studiues të huaj, ashtu dhe nga studiues vendës, sepse ky dijetar i madh ka dhënë kontribut dhe mund për ngritjen e cilësisë së secilës nga këto disiplina shkencore.

Duke shfletuar e hulumtuar veprën madhore të tij, Enciklopedinë historike e gjeografike, e njohur më shumë si Kamus al-a'lam, e shkruar në osmanishte në 6 vëllime, me rreth 4500 (katër mijë e pesëqind faqe të ngjeshura), gjatë viteve 1889-1898 (3), por dhe vepra të tjera të tij, kemi gjetur shumë shkrime të rëndësishme, në të cilat Samiu shkruan edhe për historinë e qytetërimeve të popujve nga lashtësia (për qytetërimin e haldeasve, midiasve, fenikasve, egjiptasve, hindusëve, persianëve, koptëve, nebtëve etj.). Duke iu referuar këtyre shkrimeve të tij, mund t'i japim të drejtë vetes të themi se Sami Frashëri ishte njohës dhe ekspert edhe i fushës që u përket qytetërimeve të ndryshme botërore. Në këtë aspekt Samiu, dorën në zemër, nuk është studiuar sa meriton.(4) Meqenëse nxjerrja dhe hulumtimi i gjithë asaj lënde për qytetërimet i përket një projekti të gjatë, në të cilin jam duke punuar vazhdimisht, kjo punë do të mbetet për një rast tjetër.

Hë për hë e pashë të arsyeshme t'i referohem artikullit Medeniyyet (Qytetërimi), të botuar në revistën Hafta. Për t'i kuptuar pikëpamjet e Sami Frashërit në mënyrë të drejtë, kam menduar që artikullin, ashtu siç kam vepruar edhe me veprat e tjera të tij, ta jap të përkthyer në gjuhën shqipe, pa ndërhyrje.

**Qytetërimi (1)**

Mënyra e të jetuarit të njerëzve në botë ndahet në tri periudha: periudha e egërsisë, e barbarisë dhe e qytetërimit. Nuk ka dyshim se gjinia njerëzore në paraqitjen e saj fillestare ka jetuar në gjendje egërsie. Njeriu, sipas natyrës së tij, është i prirë të kontaktojë me llojin (gjininë) e vet, prandaj në atë gjendje fillestare, çdonjëri ka zënë ndonjë shpellë a shkëmb. Ata, edhe kur jetonin si kafshë të egra, shëtisnin në grupe (hordhi) dhe, kuptohet, për të ndjekur kafshët e egra e për të

gjuajtur të tjerat, mblidheshin e bashkoheshin. Veçse bashkimi i tyre, i përngjante bashkimit të kafshëve të tjera që shëtisnin zakonisht në hordhi (në kope), meqë nuk formonte grupe të organizuara e të sistemuara në mes tyre, (prandaj) kësaj gjendjeje të tyre nuk mund t'i thuhet "të jetuar në bashkësi", por duhet t'i thuhet me plot kuptimin e fjalës gjendje egërsie.

Me kalimin e kohës, mendja e njerëzve filloi të zgjohej e të zhvillohej. Filluan të formoheshin fise e bashkësi dhe, kështu, në mes pjesëtarëve dhe të afërmve të familjes thuajse u formuan do lidhje. Megjithatë, sado që njerëzit kishin filluar të jetonin në bashkësi, ato bashkësi, në atë periudhë, nuk ishin të përqendruara në një vend. Meqë ishin endacake e të lëvizshme, dhe, meqenëse nuk kishin rregulla e sisteme, kësaj gjendjes së dytë i thonë gjendje barbarie (endacake), gjendje kjo që edhe sot e kësaj dite është e pranishme në shumë anë të rruzullit tokësor. Dhe kjo gjendje ka vazhduar për shumë kohë. Njerëzit, për shkak të kërkesës së natyrshme dhe nevojës, nga njëra anë dhe, për shkak të përparimit e të zhvillimit të të kuptuarit dhe të inteligjencës (mendjes) së tyre, nga ana tjetër, filluan të formonin qytete dhe kasaba, me një fjalë vendbanime, dhe filluan të vinin në përdorim (qarkullim) disa rregulla e zakone. Në këtë mënyrë filluan të kalonin nga gjendja e barbarisë në gjendje të një qytetërimi.(5) Ja pra, këtu qëndron baza e fillimit të të jetuarit të njerëzve në bashkësi. Periudha fillestare e "Bashkësisë njerëzore" është koha e ndryshimit të kësaj gjendjeje.

Edhe gjendja e këtij qytetërimi kishte ndryshuar shkallë-shkallë. Disa bashkësi mjaftoheshin vetëm me formimin a ngritjen e qyteteve dhe kasabave; me zënien a marrjen e ndonjë vendbanimi;me realizimin e ndonjë tregtie të mangët dhe me një mënyrë udhëheqjeje të mbështetur mbi bazën e disa mendimeve dhe bindjeve të këqija e të shëmtuara. Ata, edhe pse kishin mbetur në errësirë, në injorancë dhe në papunësi, megjithatë, duke shtyrë grupin tjetër të përparonte dalëngadalë zanatet e tij, duke shtyrë të zgjeronte tregtinë e tij, duke shtyrë të ngrinin njohuritë e tij, - filluan të jetonin edhe më me rehati, më me lehtësi dhe edhe më tepër si njerëz. Kështu, kësaj gjendjeje të katërt i është dhënë emri "qytetërim". Edhe gjendja e këtij qytetërimi, që është formuar nga një qytetërim që synon plotësimin e tij, është një gjë me një përmasë të ngritur e të qëndrueshme. Ndërkaq, plotësimi dhe përsosuria e një qytetërimi nuk kishte arritur ende (nuk ishte realizuar) dhe realizimi i tij duhej të bëhej duke lëvizur përpara, e kjo, meqë nuk do të ishte e mundshme në atë periudhë, -nuk mund ta shohim si të përsosur e të plotë asnjërin qytetërim. Mirëpo, është e ditur se, nga një në krahasim me njëri-tjetrin, disa prej tyre janë më të përsosur (më të plotë) dhe disa prej tyre më të metë.

Është vërtetuar me histori se qytetërimi në kohët më të lashta, që ka mundur t'i shënojë historia, ka përparuar deri diku te disa popuj të anëve perëndimore të Azisë dhe në skajet e anëve verilindore të Afrikës, si, për shembull, tek egjiptasit, fenikasit, haldeasit, asirasit, midasit, hindasit etj.. Dhe kjo është vërtetuar e argumentuar edhe me veprat e gjetura antike. Qytetërimet e këtyre popujve kanë qenë të llojllojshme. Ashtu siç kanë qenë të ndryshme shkallët dhe nivelet e tyre, edhe llojet e tyre kanë qenë të ndryshme. Ndonjëri prej tyre ka qenë më i përsosur në arkitekturë, ndonjëri në artizanate, ndonjëri në tregti e ndonjëri në shkencë dhe në art. Sidoqoftë, sado që nuk kemi njohuri të thella për ato qytetërime të lashta, megjithatë është vërtetuar, me argumente dhe me vepra të konsiderueshme, se, ashtu siç kanë përparuar më tepër arkitektura dhe artizanatet e tjera, sidomos veprimtaria që lidhet me shkencat mekanike në Egjipt, tregtia te fenikasit, po ashtu kanë përparuar më tepër disa shkenca në Babiloni, si: astronomia dhe shkencat matematikore-natyrore, në Iran shkenca mbi filozofinë e moralin, e në Indi: filozofia dhe tesavufi.

Rrethanat dhe pozita e Greqisë kanë ndihmuar që grekët të tërhiqnin e të mblidhnin të gjitha këto qytetërime. Grekët, të cilët merreshin me tregti detare, nga brigjet e Azisë dhe Afrikës patën sjellë në vendin e tyre shumë vepra të përsosura e të përparuara, si dhe njohuri të ndryshme, sidomos nga disa personalitete jashtëzakonisht të mençur e të zgjuar, si Talisi, Pitagora, Herodoti, Sokrati, Platoni etj. Ata (grekët) kishin shëtitur nëpër vendet e qytetëruara të Azisë dhe të Afrikës, dhe atje ishin informuar për dituritë dhe qytetërimet e popujve të përmendur të qytetëruar. Kështu në Greqi patën sjellë dituritë dhe përsosurit e të gjithë atyre popujve. Në të vërtetë, ata kishin thithur të gjitha degët e qytetërimit që i numëruam më lart, nga të cilat secila prej tyre kishin përparuar vetëm tek njëri nga popujt e Azisë dhe Afrikës. Të gjitha ato degë të qytetërimit, të marra nga ato vende, qenë kombinuar në Greqi, duke i shërbyer njëra-tjetrës, prandaj qytetërimi që u paraqit në Greqi, qe shumë më i ngritur se qytetërimet e tjera dhe, së këndejmi, më i përsosuri. Ky qytetërim ishte aq i fuqishëm, saqë do të ndriçonte mendjet dhe do të sillte lirinë. Duke shkëlqyer me një ndriçim të menjëhershëm dhe të jashtëzakonshëm - filozofia, etika, artet, arkitektura, skulptura, piktura, astronomia, shkencat matematikore-natyrore dhe sidomos filozofia për shpirtin dhe adhurimin e Zotit, çdonjëri filloi të shihte të vërtetën. Këtu e ka fillin një mënyrë udhëheqjeje, e ndërtuar dhe e mbështetur mbi bazën e lirisë dhe të drejtësisë. Mendimi dhe liria e të shprehurit kishin përparuar në Greqi deri në shkallën që, zakonisht, nëse ka një dallim në



mes të asaj gjendjeje të Greqisë së lashtë dhe gjendjes së tanishme (lexo: në kohën e Samiut) të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, që janë më të qytetëruarit të botës së kohës sonë, mund të themi se edhe ai dallim në mes tyre është formuar vetëm nga shumësia e mjeteve të tashme dhe nga mosekzistenca e mjeteve të mjaftueshme të asaj kohe. Tek e fundit, gjendja e grekëve të lashtë në filozofi është shembull i qytetërimit në botë edhe sot e kësaj dite. Ata kanë sakrifikuar për atdhedashuri, patriotizëm, njerzishmëri dhe liri.

Kohët e fundit në Azi u paraqitën disa zotërues të botës. Meqë ata shkatërruan qytetërimin e popujve të atyre anëve, qytetërimi mbeti i kufizuar në Greqi. Në fund, edhe pse Aleksandri, mbreti i Maqedonisë së lashtë, kishte pushtuar edhe Greqinë, vetë ky zotërues i botës u nënshtrua para qytetërimit të këtij populli të mundur. Ai përhapi qytetërimin grek në vendet e gjera që kishte pushtuar, por ai qytetërim, megjithatë, ndryshoi vetëm qendrën e tij, sepse vetëm u transferua nga Athina në Aleksandri. Dhe tashmë atje, duke humbur shkëlqimin dhe ndriçimin e tij lidhur me moralin dhe çështjet diplomatike e politike, përparoi vetëm ana shkencore dhe filozofike. Qytetërimi grek filloi të shkëlqente e të përhapej nga ajo qendër e re te popujt hebraikë, arabë dhe sirianë. Gjersa përgatisnin shfaqjen e disa rrethanave të jashtëzakonshme të qytetërimit të ri në ato vende, që do të ndryshonin pamjen e faqes së dheut, edhe në Romë po hetohej jehona e qytetërimit grek. Veçse lëvizjet, sjellja dhe mënyra e të pushtuarit që ndoqën romakët më vonë, nuk qenë mjete për të përhapur qytetërimin. Ata ndryshuan për të keq gjendjen e faqes së dheut, sepse i përzien popujt dhe kombet me njëri-tjetrin. Si rezultat i kësaj, shumë popuj u shkatërruan dhe u zhdukën krejtësisht.

Ndërkohë, kur romakët e sollën botën në këtë gjendje, u shfaq Krishterimi. Pjesëtarët e popujve të ndryshëm që humbën atdheun dhe identitetin e tyre dhe që erdhën në shkallën për të humbur shpresën nga kjo botë, panë një botë tjetër. Ata të klasave të ulëta, të cilët ishin nën shtypje dhe të zhveshur nga begatitë e botës, filluan të pranonin me rezervë e rreziqe këtë fe. Për këtë shkak, sa më shumë që shihnin mizoritë dhe keqtrajtimin, me bindjen se do t'u sigurohej ardhmëria e botës tjetër, aq më tepër përqendroheshin në fenë e tyre të re. Veçse kjo gjendje shpirtërore e psikologjike nuk qe e mjaftueshme për t'i rezistuar fuqisë së romakëve. Duke i detyruar t'i bënte të egër shumë popuj që haste nga veriu, kjo ndihmonte në një mënyrë që Krishterimi të mposhtte fuqinë e romakëve. Këta popuj të egër i mundën romakët e nënshtruan Evropën dhe, meqë u vërsulën grupe-grupe, duke ardhur njëri pas tjetrit, ata që erdhën më vonë, i përzunë dhe i larguan nga vendi i tyre ata që kishin ardhur më parë. Pasi ndodhën luftëra të vazhdueshme ndërmjet tyre, çdo anë e Evropës, për dy shekuj e më tepër, qe shtypur e shkelur nën këmbët e tyre. Banorët që i lanë në vendet nga kaluan këta popuj të ndryshëm, natyrisht i futën nën robëri popujt burimorë (vendës), zaptuan tokat e tyre dhe ata i përdorën si robër. Në këtë mënyrë formuan bazat e njëlloj feudalizmi shumë të egër e të pamëshirshëm. Ata shkatërruan krejtësisht shtetin perëndimor të Romës dhe formuan disa shtete, të cilat përbëheshin nga familje mbretërore. Këta, duke i përziera gjuhët e tyre me gjuhën latine, u bënë shkaktarë që të fliteshin gjuhë shumë të mangëta dhe të gabuara. Romakët u mundën. Kur humbën këtë botë, me shpresë se do fitonin Botën tjetër e për ta arsyetuar këtë humbje, ata kaluan në Krishterim. Dhe, me kalimin e kohës, këtë fe e pranuan popujt e egër ngadhënjyes dhe ata që pasuan njëri-tjetrin. Kështu u përgjithësua Krishterimi në Evropë. Dhe, në fund, këtë fe e pranoi edhe Lindja, domethënë, Perandoria e Konstantinopojës . Kjo perandori i detyroi ta pranonin këtë fe edhe qytetarët e saj, dhe kështu Krishterimi përhapej edhe në vendet që ishin nën pushtetin e Perandorisë së Lindjes. Pasi romakët pranuan përgjithësisht Krishterimin në Perëndim, në Perandorinë që qe shuar, u ul në fron një udhëheqës shpirtëror i quajtur papa. Edhe udhëheqësit e popujve të egër ngadhënjyes, kur e pranuan këtë fe, iu nënshtruan shpirtërisht dhe tërësisht atij udhëheqësi shpirtëror. Në këtë mënyrë papa tregoi një forcë dhe autoritet të jashtëzakonshëm në Evropë.[6] (vijon)

# Bota myslimane nën dominimin kolonial, rreth viteve 1920*

Malise Ruthven & S' Azim Nanijem

Disfata e Perandorisë Osmane në Luftën e Parë Botërore, shumicën e shoqërisë myslimane, drejtpërsëdrejti apo tërthorazi, e solli nën pushtimin kolonial. Deri në vitin 1920, të vetmet shtete myslimane të pavarura ishin Turqia, Persia, ku dinastia Haxhare u ndërrua me atë Pahlevite, Afganistani nën regjimin modern të mbretit Emanullah (1919-1929), Jemeni Verior, ku imam Jahjai i zejdive, pas disfatës së osmanëve, arriti të vendoste kontrollin, Arabia Qendrore (Nexhdi) dhe Hixhazi , vendet e shenjta myslimane me qytetet Meka e Medina, e cila ishte ende nën kontrollin Hashemit. Pjesa tjetër e darul-islamit ishte ose nën pushtimin drejtpërsëdrejti kolonial, ose në një aspekt nën "mbrojtjen"ndërkombëtarisht të pranuar nga Evropa. U vendosën dy parime të cilat ato koloni a gjysmëkoloni do t'i fusnin në sistemin ndërkombëtar: kufijtë e përhershëm (thjesht për shkak të rehatisë së shteteve evropiane) dhe, në rastin e sheikateve të marrëveshjes së lidhur me Britaninë, "ngrirja" e dinastive dhe në atë mënyrë do të sigurohej vazhdimësia e pushtetit (ndonëse jo domosdo me sistemin evropian të trashëgimisë). Legjitimiteti i trashëgimisë duhej t'i zgjidhte konfliktet dhe trazirat që shpesh trashëgoheshin pas vdekjes së udhëheqësit tradicional dhe t'i obligonin trashëgimtarët e tyre që t'u përmbaheshin rregullave të marrëveshjeve ekzistuese. Deri në vitin 1920, Franca bënte kontrollimin e tërësishëm të Afrikës Veriperëndimore, me përjashtim të rripit bregdetar të Saharës spanjolle dhe Marokut spanjoll. Italia kishte shtrirë pushtimin e saj shumë përtej provincës bregdetare të Tripolit dhe Kirenaikës (edhe pse ai obligim nuk kishte marrë fund deri në 1934). Britania, e cila që nga viti 1882 mbante të okupuar Egjiptin, qendrën kulturore të Botës Myslimane, i lejoi provincës së dikurshme osmane pavarësi nominale nën kushtetutën monarkiste, por mbajti kontrollin e përgjithshëm strategjik. Kjo solli një paradoks: Vendi që formalisht ishte neutral, u bë nikoqir i mijëra trupave ushtarake britanike gjatë Luftës Dytë Botërore. Pas shkatërrimit të shtetit islam, që ndodhi në vitin 1898, nga ana e Kitçerit, të cilin e kishte formuar Mehdi Muhamed Ahmedi, Britania e mori kontrollin mbi Sudanin anglo-egjiptian, territori i së cilës tani shtrihej thellë deri në Afrikën ekuatoriale. Me marrjen e Tanganikës nga Gjermania, Britania kontrollonte pjesën dërrmuese shumicë të bregdetit, me përjashtim të territorit që përbënte pjesa italiane e Somalilandit. Nga Adeni, britanikët garonin me Italinë për Bab-el Mendebin, një vend strategjik për dalje në Detin e Kuq, kurse në Eritre sundonte Italia, e cila kishte nën pushtimin e saj anën bregdetare të Arabisë nga Adeni deri në Basra, duke i mbyllur sheikatet në jug të Arabisë dhe Gjirin në kuadër të marrëveshjeve ekskluzive, të cilat garantonin kontrollin britanik të mbrojtjes dhe politikës së jashtme.

Në nënkontinentin Indian, britanikët burgosën 560 sundimtarë, prej të cilëve disa ishin myslimanë, në mozaikun e marrëveshjeve të ndryshme, duke i futur ata dhe shtetasit e tyre myslimanë nën ombrellën e pushtimit britanik. Në Azinë Juglindore Britania kontrollonte shtetet e Malakës , kurse Holanda kishte zgjeruar



pushtimin e saj pranë kolonive të saj fillestare në Javë dhe Sumatër. Në Azinë Qendrore myslimane, dhe në rajonin e Kaukazit, revolucioni komunist dhe pastej lufta qytetare, konsoliduan fuqinë në Moskë brenda rendit të ri rajonal.

Në territorin e Mashrikut (Lindja arabe), Palestina ishte hapur për migrimin e hebrenjve, dhe kjo në bazë të mandatit që i kishte dhënë Britanisë Lidhja e Kombeve. Me dispozitën e fshehtë të marrëveshjes së Sajks-Pikut, e arritur me Francën në vitin 1916, Britania gjithashtu fitoi mandatet, që ishte një eufemizëm për kolonitë, në Transjordani dhe Irak, kurse Franca mori kontrollin mbi Libanin dhe Sirinë. Fejsal ibn Huseini, biri i Sherifit të Mekës, i cili kishte çliruar Damaskun nga Turqia osmane, me ndihmën e Britanisë, tentonte që Sirinë ta bënte shtet të pavarur arab, deri diku në pajtueshmëri me premtimin ekuivok, të cilin në vitin 1915 babai i tij e kishte pranuar nga Henrri McMahoni, komisar i lartë britanik në Egjipt. Megjithatë, pas luftës u bë e ditur që, kur është fjala për Botën Myslimane, interesat imperialë tejkalonin të drejtat famoze të popujve për vetëvendosje, të cilat kryetari Wudro Wilson i kishte proklamuar si bazë për rregullimin e Evropës së pasluftës. Protestat kundër standardeve të dyfishta që kishin lejuar pranimin e të drejtave të pakicave nacionale të shtetasve të perandorive të krishtera në Evropë (duke përfshirë Çekët, Sllovakët,Hungarezët, Hebrenjtë dhe Irlandezët , si dhe më herët shtetasit osmanë në Ballkan),duke iu cunguar ato myslimanëve, nxiti hidhërimin antikolonial, që do të shpërthente mbi sipërfaqen e tërë territorit të dikurshëm osman.

Marrë nga: Malise Ruthven bashkëpunim me S' Azim Nanijem "Atllasi Historisë Islame", f. 116-117. Sarajevë 2008.

Shevki Sh. Voca.

# Vizita e Kudsit

**Huda Salih**

**Juristët dhe politikanët kanë divergjenca në mes tyre për sa i përket lejimit të vizitës së tij..., kurse Ihsanoglut nuk i lë përshtypje kjo gjendje.**

Çështja palestineze, dhe sidomos çështja e Kudsit, ka qenë për një periudhë përafërsisht pesëdhjetëvjeçare një skedar i pasur dhe i mbushur me grindje në mes juristëve (fukahave), politikanëve dhe mendimtarëve, ka qenë gjithashtu një mjet i suksesshëm për heqjen e përkatësisë-besnikërisë fetare apo politike. Këtu mund të përmend ftesën e Mahmud Abasit, Presidentit të Palestinës, gjatë konferencës së fundit në Doha, përmes së cilës iu drejtua myslimanëve, të krishterëve dhe të gjithë atyre që përkrahin popullin e Palestinës dhe kauzën e tyre të drejtë, që ta vizitojnë Kudsin, se çfarë pasojash negative kishte pësuar si nga aspekti politik, ashtu edhe fetar, nga ana e kundërshtarëve të Lëvizjes së Fatahut, sidomos pas ndërhyrjes së dijetarit Jusuf el-Karadavi, i cili e kishte ndaluar vizitën e Kudsit (Bejtul-Makdis). Një polemikë e gjallë u zhvillua lidhur me fetvanë "Shpërngulja e palestinezëve", të dhënë nga dijetari Nasiruddin el-Albani, kur kishte thënë se banorët e Palestinës duhet t'i braktisin trojet e tyre dhe të shpërngulen në një vend tjetër, në mënyrë që të kenë mundësi t'i kryejnë obligimet-ceremonitë e tyre fetare.

Pas kësaj fetvaje ishin botuar shumë libra dhe shkrime me karakter fetar, disa prej tyre në mbështetje të kësaj fetvaje, siç ishte dijetari Muhamed Ibrahim Shakreh, kurse disa të tjerë kundër kësaj fetvaje, duke e konsideruar atë si një gabim dhe lëshim nga ana e Nasiruddin el-Albanit. Në mesin e këtyre dijetarëve ishte kryetari i lidhjes së dijetarëve palestinezë dhe Dekani i Fakultetit të Sheriatit në Universitetin Amerikan.

Presidenti i Palestinës Mahmud Abas, gjatë konferencës ndërkombëtare të mbajtur në Doha, i ftoi myslimanët dhe arabët që të vizitojnë Kudsin dhe xhaminë el-Aksa, ndërsa Lëvizja e Hamasit, e cila udhëheqë Gazën, e refuzoi këtë ftesë dhe e konsideroi si njohje të shtetit të Izraelit dhe ftesë për normalizimin e marrëdhënieve me Izraelin. Pas kësaj ftese, dijetari i mirënjohur Jusuf el-Karadavi pati dhënë një fetva, përmes të cilës ua ndalon myslimanëve të tjerë, përveç palestinezëve, vizitën e Kudsit dhe xhamisë el-Aksa përderisa ajo të gjendet nën okupimin e Izraelit. Këtë fetva e kishin refuzuar Mahmud el-Hajashi, ministër i Vakëfit dhe Çështjeve fetare në Palestinë, si dhe dijetari Muhamed Hasen, Myftiu i Kudsit dhe i trevave Palestineze.

Ftesa e fundit e Presidentit palestinez ka ngjallur përsëri divergjenca, nga aspekti i interesit të përgjithshëm, me qëllim të mbështetjes së disa orientimeve politike, dhe qëllimi tjetër për përfitime fetare, edhe pse kanë kaluar tridhjetë vjet nga aneksimi i Kudsit dhe më shumë se dyzet e pesë vjet nga okupimi i tij.

**Dimensioni fetar dhe politik**

Kjo çështje ka zgjatur dyshimin te mbikëqyrësit e situatës, në veçanti te banorët për sa i përket çështjes së vizitës së Kudsit, që është bërë çështje fetare që diskutohet nga aspekti politik dhe nga përmasa fetare. Ata sikur pyesin veten e tyre rreth motiveve reale të përkrahësve të vizitës së Kudsit dhe mohuesve të vizitës, e cila u përmend nga kryetari i autoritetit palestinez, i cili kishte heshtur këtë çështje për një kohë të gjatë dhe gjithashtu



lëvizja e tij kishte kundërshtuar një gjë të tillë gjatë vizitës së Enver Sadatit (ish-kryetar i Egjiptit v.p.) bërë Kudsit, pas nënshkrimit të marrëveshjes së Kamp-Dejvidit.

Dy dimensionet e kësaj çështjeje, ai politik dhe fetar, të cilat asnjëherë nuk janë ndarë përgjatë historisë së konfliktit arabo-izraelit, paraqiten gjithashtu në formën zyrtare përmes Organizatës Islame për Bashkëpunim, e cila bashkon pesëdhjetë e shtatë shtete dhe e cila është një organizatë ndërkombëtare me anëtarësi të përhershme në Kombet e Bashkuara.

Mirëpo kjo organizatë, që është themeluar në Rabat më 1969, një muaj pas djegies së Xhamisë së Kudsit, me seli të përkohshme në Xhedë të Arabisë Saudite, duke pritur çlirimin e Kudsit, në mënyrë që selia e saj e përhershme të bëhet Kudsi, ka preferuar të jetë neutrale rreth polemikës që shkaktoi ftesa e Presidentit të autoritetit palestinez lidhur me vizitën e Kudsit nga jopalestinezët arabë dhe myslimanë.

Bazuar në deklaratën e Prof. Dr. Ekmeluddin Ihsanoglu, sekretarit të përgjithshëm të Organizatës, dhënë gazetës "Esh-Sherkul-Evsat", për sa i përket çështjes së vizitës së Kudsit, ai thotë: Kjo çështje ka të bëjë me shtetet anëtare, dhe kjo çështje është natyrisht një "çështje sovrane", me aludimin se disa shtete anëtare të Organizatës kanë marrëdhënie të mira me Izraelin dhe ato ua lejojnë qytetarëve të tyre vizitën e Kudsit, kurse disa të tjera nuk kanë marrëdhënie të mira me Izraelin dhe ato nuk u lejojnë qytetarëve të tyre që të vizitojnë Kudsi.

Ihsanoglu thekson me ngulm se, sipas mendimit të tij, është e rëndësishme çështja e mbështetjes së qëndresës së banorëve të Kudsit dhe qëndrimit të tyre në vendin e tyre, ndërsa për atë që nuk ka mundësi vizite, ai tha: "Ka mundësi t'i ndihmojë banorët dhe institucionet e tyre me ndihma të nevojshme", duke aluduar që Kudsi të ndihmohet me të gjitha metodat e mundshme, për arsye se po i ekspozohet një abuzimi të rrezikshëm me qëllim të humbjes së identitetit të tij.

Sekretari i përgjithshëm i Organizatës gjatë Konferencës Ndërkombëtare që u organizua në Doha, rreth çështjes së Kudsit, vuri në dukje gjithashtu ujdinë e arritur në mes tij dhe Presidentit Mahmud Abas mbi nevojën e të vepruarit bashkërisht për të mbështetur planin strategjik për zhvillimin e sektorit vital në Kuds, një plan i cili ishte miratuar në Konferencën e Ministrave të Jashtëm të Shteteve Islame në vitin 2010 dhe për të cilin sekretari siguroi se do të hynte menjëherë në veprim.

Ekmeludin Ihsanogli tha gjithashtu: " Ne në Organizatë nuk pushojmë së vepruari për ta ndihmuar Kudsin", po edhe: "Gjithashtu kam dërguar një delegacion nga Organizata jonë në Vatikan, për të parandaluar përfundimin e një marrëveshjeje me Izraelin, e cila parasheh transferimin e mbikëqyrjes së vendeve të shenjta katolike tek Izraeli, përfshirë këtu edhe viset e okupuara dhe Kudsin, dhe përgjigjja nga ana e Vatikanit ishte pozitive duke mbështetur zgjedhjen në mes dy shteteve dhe përmbajtjes së marrëveshjeve e vendimeve ndërkombëtare që ndërlidhen me këtë çështje.

Të rikthehemi nga qëndrimi i sekretarit të përgjithshëm të Organizatës përmes ftesës së tij drejtuar Vatikanit për mospranimin e kalimit të mbikëqyrjes së vendeve të shenjta katolike tek Izraeli. Edhe një herë u shfaq polemika e çështjes palestineze, e cila nuk arriti asnjëherë, përgjatë historisë, duke filluar nga epoka e Nasiriut e deri në ditët e sotme, të realizonte ndonjë konsensus, dhe vazhdon të jetë temë në mes nacionalistëve, marksistëve dhe komunistëve, që ka sjellë si rezultat përçarjen e tyre rreth kësaj çështjeje dhe shuarjen e krahut të majtë rreth çështjes palestineze, dhe për shkak të tyre, islamistët u ngritën edhe një herë nën sloganin e Kudsit dhe Vendeve të shenjta Islame, duke filluar nga revolucioni iranian. Ngritjen e myslimanëve dhe shfaqjen e rrymave islame e argumenton më së miri formimi i lëvizjes së Hamasit në fund të viteve tetëdhjetë, dalja e liderit shpirtëror të lëvizje Ahmed Jasin nga burgu dhe euforia e lëvizjes me liderët e saj në terren para fushatës për arrestimin e tyre, siç ishte rasti me Rentisin, për t'u shpërndarë çështja palestineze pas humbjes së projektit arab pas luftës së vitit 1967, për të reflektuar ky fragmentim ndaj palestinezëve, me shpërndarje dhe shpërngulje.

Dhe, për të mbetur çështja e Kudsit dhe vizitës së Vendeve të shenjta në të njëjtën pozitë, vetëm me pasaporta të përkohshme, duke u vënë vulën e shtetit të Izraelit në faqe, pasi që kjo është rruga e vetme përpara qytetarit të thjeshtë arab për të vizituar Kudsin.

Përktheu dhe përshtati Vedat Shabani

# Letërsia krahasimtare, teoria, metoda dhe aplikimi

**Atdhe Ibrahimi**

**Studimi i letërsisë në planin krahasimtar ka disa premisa themelore që duhet t'i ketë parasysh paraprakisht. Shtrohet pyetja se cilat janë ato premisa dhe se si duhet t'i klasifikojmë.**
**Në këtë punim jemi përpjekur t'i identifikojmë disa nga problemet teorike të letërsisë së krahasuar, duke u mbështetur në postulatet e studiuesit të letërsisë komparative Steven Totosy de Zepetnek.**

Postulatet e Totosy-t për rëndësinë e studimit të letërsisë, zhvillohen në disa metoda të ndryshme, duke filluar që nga përsiatjet e tij të para për letërsinë e re të krahasuar, si teori dhe metodë, e deri në trajtesën e tij të fundit për letërsinë si sistem.

Pyetjes postulative për se e studiojmë letërsinë krahasimtare, Totosy i përgjigjet se arsyet themelore janë vlerat intelektuale që ofron kjo disiplinë me qëllim të njohjes së të tjerëve, duke u angazhuar në njohjen e thellë të disa gjuhëve dhe letërsive.

Përveç funksionit artistik dhe njohës, sipas Totosy-t, letërsia krahasimtare ushtron ndikimin e saj edhe në funksionin edukativ, prandaj ajo, sipas tij, duhet parë edhe në planin e perspektivës krahasimtare. Të vështruarit e saj nga ky plan, na jep mundësinë që ta vlerësojmë kontributin e saj edhe në dijet moderne.

Në studimin e veprës letrare, Totosy ndalet veçanërisht në ndikimin e aspekteve socio-politike dhe socio-kulturore në letërsi. Në një pjesë të studimit të tij me titull "debate between cultures", ose në shqip debati ndërmjet kulturave, autori e thekson rëndësinë e studimit të letërsisë krahasimtare si faktor të njohjes dhe afrimit të kulturave të ndryshme.

Lidhjet e letërsisë me shkencat e tjera shoqërore, si p.sh., me historinë, psikologjinë, sociologjinë dhe gjuhësinë, imponuan aplikimin e studimit empirik të letërsisë. Me nocionin studimi empirik i letërsisë Totosy nënkuptonte fokusimin në inkorporimin e aspekteve socio-politike dhe socio-kulturore në sistemin letrar.

Studimi empirik i letërsisë, sipas Totosy-t, nuk nënkupton paraqitjen e fakteve ashtu siç janë në jetën e përditshme, por letrarizimin e tyre.

Për t'u marrë me letërsinë krahasimtare, sipas Totosy-t, studiuesi, para së gjithash, duhet t'i njohë dy e më shumë gjuhë të huaja. Kur jemi tek njohja e gjuhëve të huaja, Totosy shtron domosdoshmërinë e njohjes së gjuhës angleze si gjuhë e komunikimit modern mbarëbotëror.

**Sot letërsia krahasimtare, në një aspekt është e vdekur**

Të gjitha teoritë dhe metodat që përmend Totosy në studimin e tij për letërsinë e re krahasimtare, përveçqë letërsinë e trajtojnë si art më vete, ato kanë edhe nuanca sociale.

Të gjitha postulatet e Totosy-t na shpien në përfundimin se lidhjet e letërsisë me shoqërinë vetëm sa e bëjnë më të fortë korrelacionin ndërmjet artit dhe njeriut.

Ndonëse letërsia e krahasuar u zhvillua në qendrat më të mëdha botërore, me kalimin e kohës ajo u ballafaqua me mungesën e profesorëve që do të merreshin me këtë punë, prandaj Susan Basnett, jo rastësisht, në librin e saj me titull Comparative literature; A critical Introduction deklaron: "Sot letërsia krahasimtare, në një aspekt është e vdekur". (Steven Totosy de Zepetnek, A New Comparative Litterature, f.2).

Megjithatë, përveç Francës, Gjermanisë, Spanjës, Suedisë, vendeve sllave dhe ShBA-së, letërsia krahasimtare, sipas Totosy-t, u bë një nga degët më të zhvilluara dhe më të rëndësishmet edhe në Japoninë dhe në Kinën e largët.



# Kujdesi dhe zhvillimi i pasurisë së jetimit prej shkëndijave të Ligjit hyjnor islam

**Driton Arifi**

**”Kush ia ledhaton flokët një jetimi dhe jo për tjetër, po vetëm për hir të Allahut , do të ketë shpërblimin po aq sa flokë kanë prekur dorën e tij, dhe kush sillet me bamirësi ndaj një jetimi a jetimeje, unë dhe ai do të jemi sikur këta dy në Xhenet ( dhe ndau gishtin tregues dhe të mesmin për të konkretizuar afërsinë e tij me të në Ditën e Kiametit)”.**

Kur kemi parasysh faktin që Islami urdhëron drejtësinë në çdo fushë dhe në raport me secilin njeri, nuk do të mbetej vend për habi nëse vërejmë që ai i kushton një vëmendje dhe rëndësi të veçantë një kategorie njerëzish, të cilëve jo pak njerëz kanë prirje t'u bëjnë padrejtësi. Ata janë fëmijët e mbetur jetimë, që dëshira e Allahut ishte që të mos përjetojnë prehjen prindërore më së paku deri në moshën madhore të tyre. Ajo që vërejmë është se burimet e jurisprudencës islame i japin një hapësirë tejet të madhe dhe dukshëm domethënëse trajtimit të çështjes së jetimit-bonjakut dhe dispozitave që kanë të bëjnë me të.

Jetim- në konceptin islam është fëmija të cilit i vdes babai para moshës madhore të tij.(1) Madje edhe kuptimi i paskajores "el-jutmu", prej nga rrjedh emri "el-jetimu" është vetmim, dobësi, preokupim dhe pakujdesi (2). Dhe kjo i ka shtyrë dijetarët që të theksojnë edhe asociacionin gjuhësor në mes këtyre kuptimeve dhe realitetit të jetimit, i cili jeton si i vetmuar, e shoqërojnë shqetësime dhe të tjerët janë të pakujdesshëm në raport me të.

Siq shihet, në këtë përkufizim, në konceptin e rregullave juridike islame nuk konsiderohet jetim fëmija të cilit i vdes nëna para moshës madhore, edhe pse mungesa e saj ka efekt shpirtëror e emocional të thellë tek ai, por, meqë përkujdesjen materiale rëndom e siguron babai, ky konsiderohet më i nevojshëm për përkujdesje dhe mirëqenie të fëmijës.

Andaj, s'është çudi që Muhamedi a.s. ishte i dërguar që frymëzohej nga Kur'ani fisnik, por edhe nga natyra e tij prej një jetimi që ndien dhembshuri të thellë për secilin që ka nevojë për ndihmë dhe përkrahje, thotë :"Kush ia ledhaton flokët një jetimi dhe jo për tjetër, po vetëm për hir të Allahut , do të ketë shpërblimin po aq sa flokë kanë prekur dorën e tij, dhe kush sillet me bamirësi ndaj një jetimi a jetimeje, unë dhe ai do të jemi sikur këta dy në Xhenet ( dhe ndau gishtin tregues dhe të mesmin për të konkretizuar afërsinë e tij me të në Ditën e Kiametit)".(3)

### Ruajtja e pasurisë së jetimit synim i lartë sheriatik

Jo rrallë ndodh që fëmija të cilit i vdes babai e mbetet jetim, të trashëgojë nga ai pasuri të madhe, të cilën natyrisht që nuk do të ketë mundësi dhe as kapacitet mendor ta ruajë dhe ta administrojë për të mirën e tij.

Për këtë arsye, shumë ajete kuranore (që arrijnë numrin mbi 20), trajtojnë çështjen e pasurisë së jetimit dhe kujdesit të shtuar që duhet pasur në raport me të.

Një trajtim kaq i kujdesshëm nuk është i rastësishëm nga Ligjdhënësi i Gjithëdijshëm, ngase ata janë njerëz që për të mirat materiale që posedojnë, mund të ngjallin pangopshmërinë e shfrenuar të atyre njerëzve që nuk zgjedhin të lejuarën nga e palejuara. Përballë këtyre njerëzve do të duhej të mbylleshin të gjitha rrugët që do të mund të çonin në shfrytëzimin e padrejtë të pasurisë së jetimëve.

Thotë Allahu xh.sh.: " Bonjakëve (jetimëve) jepuni pasurinë e tyre (kur të rriten), dhe mos e ndërroni të pastërtinë (mallin tuaj që e keni hallall) me të ndytin (me haramin) edhe mos e hani pasurinë e tyre (të përzier) me pasurinë tuaj, se ky është mëkat i madh)". (En-Nisa , 2)

Thotë Ibn Kethiri, në kontekst të komentimit të këtij ajeti :" Allahu po urdhëron qe t'u dorëzohen pasuritë jetimëve në tërësi, pa kurrfarë mungese, posa ata të arrijnë moshën e pjekurisë –për martesë, dhe ndalon ngrënien e pasurisë së tyre, ose edhe bashkimin a asaj pasurie me pronën e tyre pa të drejtë...mos e përzieni atë më tuajën, në mënyrë që ta hani të tërën.(4)

Në të njëjtën kaptinë Allahu na detajizon edhe disa dispozita që kanë të bëjnë me pasurinë e jetimit. Ai në vijim thotë:" Provoni bonjakët-jetimët derisa të bëhen për martesë, e nëse vëreni tek ata pjekuri, atëherë dorëzojuni pasurinë e tyre. Mos e hani atë duke e shkapërderdhur dhe duke u ngutur para se të rriten ata. Kush është i pasur, le t'i ruhet (shfrytëzimit të pasurisë së jetimëve), e kush është i varfër, le të hajë me maturi. E kur t'ua dorëzoni pasurinë e vet, dëshmoni atë (që dorëzoni). Mjafton që All-llahu është llogaritës". ( En-Nisa, 6 )

Ajeti në fjalë saktëson një mori dispozitash të rëndësishme lidhur me këtë çështjen, të cilat do t'i përmbledhim si vijon:

a) Pjekuria e theksuar në ajet, sipas Imam Ebu Hanifes, ka të bëjë me pjekurinë për të ruajtur pasurinë, prandaj deri në moshën madhore nuk duhet t'i dorëzohet fëmijës jetim pasuria që ka trashëguar nga prindi i vdekur me unanimitet të dijetarëve. E nëse edhe në moshën madhore-në pubertet, ai nuk ka arritur pjekurinë mendore, atëherë duhet të pritet deri në moshën 25 vjeç dhe atëherë i dorëzohet pasuria pavarësisht nëse ka arritur shkallën e pjekurisë apo jo, ngase është transmetuar nga Umeri r.a. se pjekuria e njeriut arrihet në moshën 25 vjeç. Ndërsa dijetarët e tjerë mendojnë që pasuria nuk duhet t'i dorëzohet jetimit nga kujdestari i tij derisa të mos vërehet pjekuria për të ruajtur pasurinë edhe nëse kjo do të zgjaste deri në pleqëri a vdekje, që nënkupton se këtë çështje ata nuk e kufizojnë me moshë të caktuar, por me konfirmimin e arritjes së pjekurisë për aq sa ai mund ta ruajë dhe ta administrojë mirëfilli pasurinë e tij.(5)

b) Ky citat lejon për personin që është kujdestar ndaj jetimit të hajë nga pasuria e tij, nëse kujdestari është i varfër dhe ka nevojë për atë. Transmetohet se një i varfër kishte shkuar tek Muhamedi a.s,. për t'iu ankuar për gjendjen e rëndë materiale, dhe i kishte treguar që kishte nën përkujdesje një jetim që kishte pasuri, Muhamedi a.s., i thotë : "Ushqehu nga pasuria e jetimit që ke nën përkujdesje, por mos e tepro, mos shkapërderdh dhe mos e tubo atë për ta përvetësuar".(6)

Mirëpo dijetarët islamë qysh nga ashabët e këndej kanë pasur divergjenca rreth pasurisë së jetimit që harxhon kujdestari i tij . Sipas Umerit r.a., Ibn Abasit r.a. , Ubejde Selemanijut, Ibn Xhubejrit, Sha'biut Imam Shafiut dhe një transmetimi nga Imam Ahmedi dhe të tjerë, pasurinë e harxhuar duhet ta konsiderojë borxh



që do të mundohet t'ia kthejë sa më parë që është e mundur atij. Umeri r.a. ishte shprehur: "Unë pasurinë e shtetit e konsideroj sikurse pasurinë e jetimit, nëse fitoj aq pasuri, sa më mjafton, nuk marr prej aty, e nëse jetoj në varfëri, harxhoj në mënyrë të ndershme prej saj, por, kur të pasurohem, do ta kthejë atë".(7)

Ndërsa shumica e juristëve islamë-fukahenjtë duke përfshirë: Ata Ibn Ebi Rebahun , Hasen El-Basriun, Kataden, Nah'aiun e të tjerë, mendojnë se kujdestari i jetimit që ka shpenzuar pasurinë e tij në mënyrë të ndershme, pa tejkaluar kufijtë e normales dhe të domosdoshmërisë, nuk obligohet t'ia kthejë atij edhe pasi të fitojë pasuri, sepse ajo mbikëqyrje dhe kujdesi i tij mund të konsiderohen si mbulesë për harxhimet e tij. Ky mendim, sipas Shevkaniut, është më afër frymës së përgjithshme të rregullave kuranore.(8)



Citati në fund sugjeron dëshmimin e dorëzimit të pasurisë së jetimit në duart e tij pas arritjes së moshës së pjekurisë. Sipas disa dijetarëve, pranimi i asaj pasurie është mirë edhe të dëshmohet, në mënyrë që të shmanget mundësia që jetimët të akuzojnë kujdestarët e tyre për keqpërdorim a përvetësim të pasurisë së tyre. Para çfarëdolloj dredhie a padrejtësie në raport me këtë çështje, duhet ta kujtojmë se Allahu do të jetë Llogaritësi i veprave tona në Ditën e Kiametit.

**Tregtia me pasurinë e jetimit dhe nxjerrja e zekatit prej asaj pasurie**

Tregtia me pasurinë e jetimit, nëse bëhet më qëllim të shtimit dhe rritjes së saj, lejohet, madje shumica e dijetarëve një gjë të tillë e kanë preferuar, sepse në këtë rast duhet pasur parasysh interesi dhe mirëqenia e jetimit e jo ndoshta aq shumë çështja e kujdestarit të tij, i cili rëndom nuk llogaritet se ka kushte materiale të liga.

Tregtia me pasurinë e jetimit, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, lejohet, sepse në këtë mënyrë shmanget edhe harxhimi i vazhdueshëm i pasurisë së tij nga dhënia e zekatit e sadakatul-fitrit dhe obligimeve të tjera, të cilat duhet t'i kryejë kujdestari i tij derisa ai të arrijë pjekurinë për administrimin e pasurisë(9). Prandaj, nëse nuk bëhet tregti me pasurinë e jetimit në ndonjë nga format e lejuara të tregtimit islam, do të pamundësohej zhvillimi ose rigjenerimi i asaj pasurie, e Sheriati islam nuk e dëshiron kurrsesi dëmtimin e jetimit, në çfarëdo forme qoftë ajo.

Thotë Muhamedi a.s.," Ai që kujdeset për ndonjë jetim, le të bëjë tregti me pasurinë e tij, në mënyrë që pasurinë e tij të mos e harxhojë zekati".(10)

Madje mendimi i Ebu Hanifes dhe një trensmetim i Imam Ahmedit theksojnë faktin se lejohet të merret edhe një hise nga përfitimi i pasurisë me të cilën ka tregtuar kujdestari jetimit. Sipas këtij mendimi iu lejua atij që të hajë nga ajo pasuri pa kompensim fare, nëse ekziston nevoja, e si të mos lejohet kur ai shpenzon kohë dhe mund në këtë çështje. Por një gjë të tillë duhet ta bëjë duke favorizuar në çdo rast interesin e jetimit, dhe kurrsesi interesin e tij individual. E tërë kjo lejohet të bëhet nëse evitohet dyshimi që kujdestari i tij ka për qëllim keqpërdorimin ose përvetësimin e pasurisë së tij.

Megjithatë, dijetarët islamë pajtohen në mënyrë unanime për të mos u lejuar dhënia e sadakasë-lëmoshës vullnetare nga pasuria e tij, dhe as t'i falet a t'i jepet dhuratë kujtdo qoftë ajo pasuri, sepse kujdestari nuk është pronar i asaj pasurie, po vetëm mbikëqyrës dhe ruajtës i saj.

E tëra sa u tha dhe disa dispozita të tjera që kanë të bëjnë me trajtimin e çështjes së jetimit, tregojnë për mëshirën dhe urtësinë e skajshme që Sheriati islam pati në raport me këtë shtresë të pandashme të shoqërisë islame.

(1)Muxhemu lugatil-fukaha, Muhamed Kal'ahxhi f. 483. Daru Nefais. Bot.1 1996. Bejrut .(2)Elkamusul-muhit. Fejruzabadi f.f.1081 (3)Transmeton Imam Ahmedi në Musnedin e tij nga Ebi Umamete r.a.(4)Tefsir Ibn Kethir, Ibn Kethiri (1 \615 ). Bot. 5.2001. Daru Selam. Rrijad.(5)Bahrur-raik , Ibn Nuxhejm (8\ 91 ). Darul Ma'rife. Bejrut. Pa vit botimi.(6)Transmeton Imam Ahmedi , Ebu Davudi, Ibn Maxhe Bejhekiu etj.(7) Transmetojnë Taberiu në " Tefsirin " e tij(3\598 ).Darul-kutubil-ilmijje. Bot.4. 2005.Bejrut.(8) Fet'hul Kadir , Imam Shevkani (1\ 324) . Mektebetu Rushd. Bot. 1.2001. Rrijad. (9)Është me rëndësi të theksohet se Imam Ebu Hanifeja mendon që, kujdestari i jetimit nuk obligohet ta nxjerrë zekatin nga pasuria e tij derisa atij t'i bëhet obligim namazi, pra në moshën madhore. Shih:El-Huxhxhe , Muhammed bin Hasen Esh-shejbani. (1\475). Daru alemil-kutub . Bejrut. (10)Transmeton Bejhakiu dhe Tirmidhiu në "Sunenin " e tij dhe thotë që rreth zinxhirit të transmetuesve të këtij kanë hedhur dyshimin disa prej dijetarëve.Shih : Sunenu Tirmidhij (3\32-Hadithi nr:641)

# Dhe njeriu u mashtrua!

**Feim Hoxha**

**"E veprat e atyre që nuk besuan janë si valët (nga rrezet e diellit) në një rrafshinë, ku i etshmi mendon se është ujë, mirëpo, kur t'i afrohet, nuk gjen asgjë, po aty gjen All-llahun dhe ai do t'ia japë llogarinë e tij. Allahu është i shpejtë në llogaritje".(En-Nur, 39)**

"Ose (veprat e tyre) janë si errësirat në det të thellë, të cilin e mbulojnë valët mbi valë dhe mbi to retë e dendura, pra, errësirat njëra mbi tjetrën, saqë nuk mund ta shohë as dorën e vet. Atij që All-llahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë".(En-Nur,40)

Njeriu është një qenie e pajisur me ndjenja të larta, e aftë për virtyte dhe e dhënë pas përjetësisë. Edhe në shpirtin e një njeriu, në dukje si më i mjeri, madje, është e pranishme një klimë si ylber, e formësuar prej idesë së pavdekësisë, pasionit për të bukurën dhe ndjenjës së virtytit, prandaj edhe lartësimi i tij gjer në arritjen e pavdekësisë, varet prej zhvillimit dhe daljes në shesh të këtyre dhuntive në natyrën e tij.[1] Në saje të Kur'anit, njeriu është ngjitur në kulmin e pozitave, siç është ajo e "bashkëbiseduesit me Zotin". Njeriu, i vetëdijshëm se ndodhet në një pozitë të tillë, E dëgjon Zotin në gjuhën e Vet të Kur'anit, bisedon me Zotin. Përveç të tjerash, në Kur'an vazhdimisht para nesh shfaqen dy tablo të veprave të besimtarëve dhe jobesimtarëve. Veprat e jobesimtarëve janë vetëm formale, artificiale, po dhe mashtruese, sikundër valët që duken prej rrezeve të forta të diellit në ndonjë rrafshinë si të ishte ujë, e në të vërtetë nuk janë asgjë. Janë aq shumë të humbur në errësirën e injorancës, saqë nuk e shohin as veten, e për rrjedhojë, ata janë te verbër.[2]

**Ajeti pasqyron jetën dhe iluzionet e pabesimtarëve, në të cilat ranë ata**

Njëkohësisht tregohet fundi i mjerë për ata pabesimtarë të cilët tërë jetën e tyre e harxhuan gjoja për një të ardhme më të mirë të kësaj bote, porse mjerisht fundi ishte dëshpërues.

Meqenëse njeriu është i krijuar për të qenë i përjetshëm, ai duhet të kërkojë qetësinë e tij i Përjetshmi -Allahu xh.sh., në të kundërtën, fundi i tij mbetet i mjeruar. Për shkak të këtij veprimi, pabesimtari mbetet përgjithmonë një udhëtar i palumtur. Duke qenë i lodhur, i rraskapitur, i poshtëruar, në rrugëtimin e tij para vetes sheh fundin e tij dhe përballë gjen vetëm Krijuesin, i Cili pret t'i bëjë atij llogari të rreptë. Më pastaj në ajetet kuranore gjejmë para nesh një tablo të ekspozuar të Kur'anit të madhëruar, që janë shumë magjepsëse për mendjen njerëzore. Fillimisht para nesh shfaqet jetesa e njerëzve që jetojnë në shkretëtirë. Fjala"serab"-"mirazh", që përmendet në ajet, është një vend pa bimë, i nxehtë, i cili nga larg duket të jetë ujë ose një vend i gjelbëruar, e gjithë kjo si rezultat i ndikimit të rrezeve. Prandaj, meqenëse njeriut i ekspozohen shpesh pamje të tilla, ato janë krahasuar me ndjenjat dhe mendimet e pabesimtarëve.[3]

Kështu pjesa e ajetit: "...i etshmi mendon se është ujë..." shfaq para nesh një portretizim tjetër, meqë "mirazhin" nuk mund ta shohë dikush tjetër përveç të eturit. Si i tillë, ai vrapon në drejtim të tij, por, për çudi, nuk gjen asgjë: "…kur t'i afrohet atij nuk gjen asgjë...". Kështu është jeta e njeriut, i cili vazhdimisht vrapon pas iluzioneve derisa në fund të udhëtimit të tij jetësor të mos gjejë asgjë të kërkuar, po përkundrazi para vetes gjen Krijuesin , i Cili nuk është i kënaqur me udhëtimin e krijesës së Tij.



Këtë më mirë e thotë Muhamedi a.s.: "Si të jetoni, ashtu do të vdisni; si të vdisni, ashtu do të ringjalleni".[4]

Detyra e parë dhe numër një e çdo njeriu është të zbulojë e të njohë veten dhe, në saje të këtij zhvillimi cilësor, të orientohet nga Zoti i vet. Fatkeqët që nuk e njohin veten, pra, s'e dinë se ç'janë, për se as nuk mund të krijojnë lidhje me Krijuesin e Lartë, jetojnë si hamejtë që bartin, por nuk e dinë se ç'bartin dhe, po ashtu si ata, ikin nga kjo botë pa kuptuar gjë!

Në realitet njeriu harroi misionin e tij primar, që ishte dërguar për të gjetur dhe njohur Krijuesin e tij. Përkundrejt besimtarit, pabesimtari duket sikur këtë e ka lënë për botën tjetër, për rrjedhojë, ai do të ballafaqohet me poshtërime e jo me nderime.

Kur'ani edhe me tutje shpreh gjendjen e njeriut të mashtruar në këtë botë duke thënë (Shih:En-Nur, 40). Njeriu pabesimtar do të vazhdojë të jetojë në brendësinë e errësirës dhe mosbesimit. Nëse njeriu nuk i shikon gjërat me syrin e besimit, para tij nuk mund të shfaqet asgjë përveç errësirave të mbuluara valë-valë, të cilat e kërcënojnë atë në çdo moment të jetës së tij.

Përveç të tjerash, këtu ne mund të gjejmë edhe argumente për pejgamberllëkun e Muhamedit a.s. Para nesh shfaqen portretizime origjinale, saqë nuk mund t'u vinin ndër mend arabëve të asaj kohe. Është e pamundur që Pejgamberi, i cili nuk kishte udhëtuar kurrë në oqeanin Atlantik, të zbulonte valët që krijoheshin atje.

Jo vetëm banorët e shkretëtirës nuk mund të përshkruanin një gjë të tillë, por as ata që jetonin në afërsi të detit, nuk do t'ia dilnin të bënin një gjë të tillë, sepse këto "errësira të thella" janë zbuluar në kohën tonë në oqeanin Atlantik. Prandaj i themi njeriut, i cili vazhdimisht mashtron veten e tij, se këto portretizime mahnitëse kanë vetëm një burim, e Ai është Krijuesi i çdo gjëje që ekziston. Për fat të keq, jeta e pabesimtarit është vazhdimisht e errët. Në çdo hap e më shumë i drejtohet vdekjes, të cilën ai e konsideron si një "hiç". Përveç të tjerash, ai varrin e mendon si fole të gjarpërinjve, ndryshe nga besimtari, i cili atë e shikon si korridor të sigurt drejt takimit me Krijuesin. Jeta e njeriut të tillë (pabesimtarit) është e çuditshme, sepse ai vazhdimisht ndihet i kërcënuar nga gëlltitja e tokës. E kaluara për të është një varr, kurse e ardhmja s'ka asnjë objektiv. Pabesimtari ka rënë në një humnerë të tillë, që nuk arrin ta shohë as dorën e tij nga errësira e mosbesimit. Shpëtimi dhe siguria gjenden vetëm në Islam e në besim.

(1) M.Fethullah Gylen, Kriteret ose Dritat e Rrugës , Tirane ,2003,f 111 –Shtëpia botuese Prizmi- (2) M.Fethullah Gylen, Kur'anin altın ikliminde , Stamboll, 2010, f. 122 Shtëpia botues "Nil", (3) M.Fethullah Gylen, Kur'anin altın ikliminde ,Ibid. f. 122( 4) M.Fethullah Gylen, Kur'anin altın ikliminde , Ibid. f. 122.

Këshilli i Bashkësisë Islame
Deçan
Shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- arkëtarë i Këshillit të KBI-sënë Deçan

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1.Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma enostrifikuar nga Kryesia) apo Fakultetin Ekonomik
2.T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë shkathtësi kompjuterike dhe të kontabilitetit
4.Të kenë aftësi komunikuese,
5.Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
6.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
7. Të ketë përvojë pune.

Dokumentet e nevojshme:

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nënhetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë ( nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

Vërejtje

Dokumentet dorëzohen në zyrën eKëshillit të BI-së të Deçanit,
Dokumentet e pakompletuara si dheato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "DiturialIslame".

Këshilli i Bashkësisë Islame
Malishevë
Shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- kryeimam në KBI-së në Malishevë

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1.Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2.T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3.Të kenë aftësi komunikuese,
4.Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Përparësi kanë kandidatët të cilët kanë përgatitje të lartë profesionale
7. Të kenë përvojë pune.

Dokumentet e nevojshme:

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
* Diploma e Medresenë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

Vërejtje

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Malishevës,
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Në Bursa të Turqisë**

# Medreseja e Prishtinës fiton bindshëm në konkursin ndërkombëtar për njohuri në gjuhën arabe

Më 17 maj 2012 në Bursa të Turqisë, organizuar nga Akademia e Stambollit për Hulumtime Gjuhësore dhe Shkencore, u mbajt konkursi ndërkombëtar për njohuri në gjuhën arabe, në të cilin morën pjesë nxënësit e shkollave të mesme nga vendet e Ballkanit. Ky konkurs sivjet u mbajt për të tretën herë dhe organizatori pretendon ta bëjë tradicional. Për të parën herë sivjet në këtë konkurs mori pjesë edhe Kosova, që e përfaqësuan nxënësit e përzgjedhur nga klasat XII e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, nën kujdesin e profesorëve të arabishtes Fadil Hasani e Vahid Haxhiu. Konkursi u mbajt në këto disiplina: recitim, oratori dhe interpretim të ilahive, ku garuan përfaqësuesit e medreseve nga Kosova, Bosnja e Hercegovina, Maqedonia, Serbia (Sanxhaku), Kroacia, Mali i Zi, Bullgaria, Rumania, dhe Turqia (kjo e fundit nuk konkurroi në disiplinën interpretim i ilahive). Konkursi u hap me lexim e një ashereje nga Egzon Ibrahimi - nxënës i medresesë "Alaudin" të Prishtinës. Garuesit në konkurs u vlerësuan nga juria profesionale prej profesorëve nga Turqia e Arabia. Në një konkurrencë të fortë, përfaqësuesit e medresesë së mesme "Alaudin" dolën bindshëm më të mirë, duke zënë në dy kategori vendin e parë, kurse në një vendin e dytë. Rezultati i arritur në Bursa, përveçqë është një sukses në arenën ndërkombëtare, madje në një konkurrencë të fortë, po është treguesi më i mirë për punën që bëhet në medresetë tona.

Përfaqësuesit nga medreseja e Prishtinës në kategorinë e interpretimit të ilahive, të prirë nga Egzon Ibrahimin, i cili shoqërohej edhe nga Xhevdet Rizahu, Sumeja Hashani dhe Gentiana Sadiku, - zunë vendin e parë.

Po ashtu vendin e parë e zuri edhe Aid Musliu në kategorinë oratori, kurse në disiplinës recitim Besa Kçiku zuri vendin e dytë.

Garuesit kosovarë, për paraqitjen e shkëlqyer dhe në bazë të fitimit të dy vendeve të para, fituan shpërblimin për të shkuar në UMRE. Vendet e dyta fituan nga një IPAD, kurse të tretat fituan nga një IFON. Gjatë qëndrimit në Bursa e Stamboll përfaqësuesit e Medresesë së Prishtinës vizituan vende dhe monumente historike në Yëldërëm, ku falën namazin e xhumasë, kurse në vetë qytetin e Bursës, vizituan Jeshil Xhaminë etj..

Nxënësit që përfaqësuan medresenë "Alaudin" në konkursin ndërkombëtar në Turqi:

1. Aid Musliu – Hitabe (oratori) – Hutben e Omer Bin Abdul Azizit;
2. Besa Kçiku – Poezi (recitim) - poezinë "Bike estexhiru", Ali El- Budevijj;
3. Egzon Ibrahimi – Solist kryesor në Ilahi, me Ilahinë " Ja nebij selam alejke", Sumeja Hashani – Ilahi;
4. Gentiana Sadiku – Ilahi, dhe
5. Xhevdet Rizahu – Ilahi.

(R.Shkodra)









## MYFTIU TËRNAVA PRITI PROF.DR. HASAN KAMIL YILMAZ-IN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 26 prill priti zëvendëskryetarin e DIJANET-it, Hasan Kamil Yilmaz, të cilin e falënderoi që po u bënte këtë vizitë Kosovës dhe Bashkësisë Islame. Myftiu Tërnava falënderoi mysafirin nga DIJANET-i turk për praninë e tij një natë më parë në manifestimin e Mevludit në Prizren dhe për vizitën që i bëri ai Medresesë së Prizrenit.Po ashtu, Myftiu e njoftoi mysafirin për zhvillimet dhe progresin që ka bërë BIK dhe për sfidat me të cilat ballafaqohet.

Myftiu e njohur zëvendëskryetarin e DIJANET-it edhe me projektet që janë në realizim e sipër, si ai i dorëshkrimeve, pastaj i monografive të xhamive dhe projekti për epigrafe islame që do të fillojë të realizohet shumë shpejt. Myftiu Tërnava edhe kësaj radhe falënderoi Qeverinë dhe Shtetin Turk për mbështetjen politike, ekonomike dhe arsimore që po i jep Kosovës.

Ndërsa zëvendëskryetari Yilmaz falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë e vëllazërore, dhe i përcolli përshëndetjet e kryetarit të DIJANET-it turk, Prof. Dr. Mehmet Gormez, dhe vlerësoi lart punën e zhvillimet pozitive të BIK.

“Bashkëpunimi ynë është i kamotshëm , ju jeni një mik yni i vjetër dhe kemi shumë respekt për ju dhe për BIK si një nga institucionet më të konsoliduara në rajon e më gjerë, dhe ne synojmë që këto marrëdhënie t’i rrisim e të vazhdojmë me këtë frymë” – tha, ndër të tjera, zv/kryetari i DIJANET-it, z. Yilmaz. Pas takimit, Myftiu Tërnava shtroi një darkë solemne për zv/kryetarin Yilmaz dhe bashkëpunëtorët e tij.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI DR. HALID ERENIN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 23 prill priti në selinë e Kryesisë së BIK-së, drejtorin e Qendrës për Kërkime, Kulturë, Histori e Art (IRCICA-së), me seli në Stamboll, Dr. Halid Eren, me të cilin biseduan për thellimin e bashkëpunimit të institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës me IRCICA-në.Myftiu Tërnava e njohu Dr. Halid Erenin me projektet që ka BIK për ruajtjen, kultivimin dhe trajtimin adekuat të trashëgimisë kulturore e fetare tek ne, si pjesë e kulturës dhe qytetërimit në Ballkan e më gjerë. Për këtë qëllim, Myftiu Tërnava tha se tashmë është botuar Katalogu i dorëshkrimeve arabe që gjenden në bibliotekën e BIK, është duke u punuar, për të parën herë, monografia gjithëpërfshirëse për xhamitë e Kosovës si dhe janë përgatitur projekte që kanë të bëjnë me personalitetet e rëndësishme të së kaluarës sonë.

Dr. Halid Eren u shpreh i kënaqur me rezultatet e arritura në fushën e kulturës, e posaçërisht në ruajtjen e trashëgimisë islame, siç janë dorëshkrimet e vjetra orientale.



Dr. Halid Eren u shpreh i gatshëm për të ndihmuar institucionet e BIK-së në përgatitjet dhe specializimin e kuadrit për ruajtjen dhe trajtimin e dorëshkrimeve e objekteve të tjera që kanë vlerë monumentesh apo dokumentesh me rëndësi.
(R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA NË PEJË: VETËM UNIKË DO JEMI NË MISIONIN TONË QË NA TAKON

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Resul Rexhepi, më 25 prill qëndroi në KBI të Pejës, ku u pritën nga Kryetari i KBI-së, Musli ef. Arifaj me bashkëpunëtorë.

Në takim me drejtuesit e KBI-së, Mftiu Tërnava është njohur me projektet dhe prioritetet që ka Këshilli i BI aty. Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë e Kryesisë që të angazhohet në realizimin e projekteve të këtij Këshilli, sidomos në ndërtimin e vakëfeve të reja dhe objekteve të infrastrukturës.



Më pas, Myftiu Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, u takua me imamët e Pejës, të cilëve Myftiu u foli për rolin dhe përgjegjësinë që kanë imamët në ruajtjen, kultivimin dhe avancimin e jetës fetare."Detyra e imamit është detyrë e shenjtë, roli i tij në xhemat, në këshill, në bashkësi dhe në shoqëri është i rëndësishëm, ngase imami është mësuesi e prijësi i parë i xhematit dhe edukon e këshillon në aspektin fetar, shpirtëror e edukativ"-tha Myftiu Tërnava në fillim të fjalës së tij. Më tutje, Myftiu u ndal tek roli që ka pasur imami në shoqërinë e hershme islame, për se u shpreh: "Është i njohur roli që ka luajtur imami në arsimimin, edukimin dhe organizimin e shoqërisë islame. Të jesh imam aq sa është nder e krenari, po aq është edhe përgjegjësi, ngase dihet që edhe Pejgamberi Muhamed a.s. ishte imam, prandaj ne duhet të kemi kujdes për faktin se kemi një mision mbi vete që na e ka lënë amanet vetë Pejgamberi. Suksesi i imamit lidhet drejtpërdrejt me xhematin dhe xhaminë, e për të pasur sukses, neve na duhet bashkërisht një angazhim parimor për të jetësuar amanetin, lartësimin e Fjalës së Allahut xh.sh.. Gjatë historisë së populli tonë, imamët tanë kanë luajtur një rol të rëndësishëm në të gjitha rrjedhat e proceset dhe kanë qenë shembull për masën e gjerë. Edhe neve sot na duhet të jemi unikë, që të jemi në funksion të misionit tonë që na takon"- tha më pastaj Myftiu Tërnava. Më pas, Myftiu Tërnava bashkëbisedoi me imamët pejanë.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA BANKA ISLAME PËR ZHVILLIM

Myftiu i Kosovës, Mr. Nim Tërnava, më 27 prill priti një delegacion nga Banka Islame për Zhvillim, i cili vizitoi Kosovën. Në këtë takim u bisedua për mundësitë e bashkëpunim me Kosovën në fusha të ndryshme e në veçanti në financimin e projekteve nga Banka Islame në fushën e arsimit, shëndetësisë dhe infrastrukturës.

Myftiu Tërnava falënderoi delegacionin për vizitën dhe i njoftoi ata për ecurinë dhe nevojat e Bashkësisë Islame të Kosovës, me theks të veçantë në fushën e arsimit dhe investimeve në vakëfe. Gjithashtu, Myftiu edhe një herë falënderoi për investimin në ndërtimin e selisë së KBI të Obiliqit dhe kërkoi që të vazhdojnë investime edhe në komuna të tjera. Delegacioni i Bankës falënderoi Myftiun për kohën e pritjen dhe shprehu gatishmërinë e plotë që edhe në të ardhmen të ndihmojnë në zhvillimin e infrastrukturës së Bashkësisë Islame në Kosovë, dhe e ftuan Myftiun Tërnava për vizitë në selinë e Bankës Islame për Zhvillim.



## MYFTIU TËRNAVA STUDENTËVE: MËSIMI ËSHTË FARZI I PARË NË ISLAM

Më 24 prill, në selinë e Kryesisë së BIK-së, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në një ceremoni rasti ka bërë shpërndarjen e 62 bursave për studentët e Universitetit të Prishtinës, bursa këto që ka dhënë Banka Islame për Zhvillim me seli në Xhide të Arabisë Saudite. Duke iu drejtuar studentëve bursistë, Myftiu vuri në dukje se BIK edhe në të ardhmen do të angazhohet që të rrisë numrin e bursistëve kosovarë.

Myftiu Tërnava i porositi studentët që të mësojnë, "ngase mësimi është mision juaj" - iu tha ai studentëve, duke u kujtuar se mësimi është farzi i parë në Islam. (R. Shkodra)

## BASHKËSITË ISLAME SHQIPTARE TAKIM PUNE NË PRISHTINË

Përfaqësues të tri bashkësive fetare islame në trevat shqiptare, Komuniteti Mysliman i Shqipërisë (KMSH), Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) dhe Bashkësia Fetare Islame e Maqedonisë (BFIM), më 8 maj 2012 kanë zhvilluar mbledhjen e radhës të përbashkët në selinë e Kryesisë së BIK-s në Prishtinë, në lidhje me aktivitetet që do të organizojnë këto bashkësi me rastin e 100-vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë, gjatë vitit 2012.

Përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e BFIM-së si dhe përfaqësuesit e KMSH-së, në takimin paraardhës, zhvilluar në Tiranë, patën ngritur gjithashtu një Këshill Organizativ, i cili do të merret me organizimin e punëve, projekteve dhe aktiviteteve që do të zhvillojnë në këtë vit jubilar komunitetet fetare. Këshilli Organizativ përbëhet nga: Ali Zaimi, kancelar i KMSH-së,



Resul Rexhepi, sekretar i përgjithshëm i BI-së, Afrim Tahiri, sekretar i përgjithshëm i BIM-së si dhe nga dy anëtarë të tjerë nga secila bashkësi. Ky këshill do të drejtohet nga z. Ali Zaimi, i cili u propozua nga BIK dhe u miratua nga i gjithë këshilli.

Në takim u diskutua për përgatitjet që janë bërë deri tash nga tri komunitetet. Trupi punues diskutoi edhe për formatin e konferencës, temën bosht, moton, si dhe për kohën dhe vendin e mbajtës së konferencës. Trupi punues vlerësoi se përgatitjet për konferencën po zhvillohen me dinamikën e paraparë. Trupi po ashtu miratoi dinamikën e punës deri në takimin e radhës, që pritet të mbahet në Shkup. Në Prishtinë të tri delegacionet janë pritur nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili ka vlerësuar punën e këtij këshilli, duke theksuar edhe mbështetjen e tij për çdo aktivitet të përbashkët të bashkësive islame shqiptare në rajon. Delegacionet kanë vizituar gjithashtu edhe Fakultetin e Shkencave Islame të Prishtinës, ku janë pritur nga Dekani i këtij fakulteti Dr. Qazim Qazimi, i cili i ka njohur ata me zhvillimet në fakultet përmes prezantimit të punëve dhe veprimtarisë akademike të në këtë qendër islame të dijeve. (R.Shkodra)

## ÇYSHKU SË SHPEJTI ME XHAMI

Më 25 prill, para namazit të drekës, në një manifestim rasti, në fshatin Çyshk të Pejës nisi ndërtimi i xhamisë. Në këtë manifestim, përveç banorëve të Çyshkut e rrethinës, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Resul ef. Rexhepi dhe Nexhmedin Hoxhaj -anëtar i Kryesisë së BIK-së. Të pranishëm qenë edhe Xhafer Demaj nga Kuvendi komunal i Pejës, Dr. Abdurrezak Edib nga shoqata “Al -Vakf”, udhëheqësit e KBI të Pejës më Musli ef.



Arifaj - kryetar në krye, si dhe përfaqësues të fshatit. Nevoja për xhami në Çyshk ka qenë e kamotshme, madje për këtë qëllim familja Shala ka një kohë që ka dhuruar 10 arë truall për xhaminë. Falë angazhimit të Këshillit të KBI-së të Pejës dhe Myftiut Tërnava, ndërtimin e xhamisë në këtë fshat e mori përsipër shoqata “Al-Vakf” nga Arabia Saudite - misioni në Kosovë.

Duke iu drejtuar të pranishmëve të mbledhur në këtë manifestim, Myftiu Tërnava, pasi përgëzoi vendësit dhe falënderoi donatorin, Kuvendin komunal dhe familjen Shala, fillimisht tha se ndihet i privilegjuar që ishte në mesin e besimtarëve të Çyshkut.

“Të nderuar të pranishëm, për të ardhur në këtë ditë që jemi sot, është dhënë shumë nga populli ynë, sot këtu jemi për të nisur ndërtimin e xhamisë, e cila -me ndihmën e Zotit- së shpejti do të jetë në dispozicion të besimtarëve të kësaj ane, për ta adhuruar Zotin në të. Mirëpo, me këtë rast duhen kujtuar të gjithë ata që kanë rënë për lirinë e vendit. Sot, ne këtu kujtojmë dëshmorët dhe viktimat që ka dhënë Çyshku, prandaj duhet ditur se gjaku i tyre po shpërblehet me jetësimin e amanetit të tyre”- tha ndër të tjera, Myftiu Tërnava.

Përshëndetën e falënderuan edhe kryetari i KBI-së të Pejës, Musli Arifaj, përfaqësuesi nga komuna Xhafer Dema, Dr. Abdurrezak Edib nga shoqata “Al-Vakf”, si dhe imami Nexhemdin Hoxha - xhamia e të cilit mbulon këtë territor deri në ndërtimin e xhamisë këtu.(R.Shkodra)

## RINDËRTOHET XHAMIA NË BITI

Në fshatin Biti (Shtërpcë), më 26 prill, në prani të autoriteteve më të larta të BIK-së, KBI-së të Ferizajt, zyrtarëve komunalë e shumë xhematlinjve, ka filluar rindërtimi i xhamisë së re. Imami i këtij fshati, Abdyl ef.Hasani, me përkushtim e devotshmëri ka kryer për 38 vjet rresht dhe vazhdon të kryejë detyrën e imamit, mualimit dhe vaizit në këtë xhami. Ai ndihej shumë i lumtur dhe nuk mund t’i

fshihte emocionet e gëzimit e të haresë në këtë inaugurim. “Rindërtimi i kësaj xhamie ka një rëndësi historike dhe strategjike për shkak të konfiguracionit që ka në këtë anë. Falënderoj Kryesinë e BIK-së dhe organizatën nga Kuvajti si dhe organet komunale, që kanë ndihmuar në këtë rast”, - u ka thënë të pranishmëve Abdyl efendiu. Në fjalën e rastit, Ahmet ef Sadriu solli përshëndetjet e Myftiut të Kosovës Naim ef.Tërnava, dhe të pranishmëve ua kujtoi ajetin kuranor se ndërtimin dhe rindërtimin e xhamive e bëjnë ata besimtarë të cilët e kanë imanin e thellë në Allahun xh.sh. dhe në Ditën e Gjykimit …”Kjo javë ishte e bereqetshme, - ka thënë ai, - pasi anekënd Kosovës, së bashku me donatorët, kemi nisur ndërtimin e shumë xhamive. Unë falënderoj edhe donatorin po edhe organet komunale për kontributin e dhënë që ky projekt të fillojë të ndërtohet. Këtu afër është edhe shkolla e fshatit dhe së bashku do të plotësojnë mozaikun e këtij fshati e që të dyja janë në funksion të xhematit dhe ndërtimit e edukimit të gjeneratave të reja”. Fehmi Mehmeti, kryetar i KBI-së të Ferizajt përgëzoi imamin për insistimin e përhershëm që kjo xhami të rindërtohet dhe theksoi se këmbëngulësia tregon sinqeritetin dhe përkushtimin për Fjalën e Zotit dhe ngritjen e ruajtjen e Islamit në këtë vend, një gjë që nuk ka qenë edhe e lehtë. Në emër të donatorit nga Kuvajti foli Shaqir ef Kqiku, që, përveç të tjerash, tha se ky inaugurim do të jetë një hap i mbarë, në mënyrë që populli i kësaj ane të kenë kushte më të mira për t’iu lutur Zotit dhe për të mos u shpërngulur nga këto troje stërgjyshore të banuara me shqiptarë. Kurse, në emër të Kuvendit komunal të Shtërpcës, këtë inaugurim e përshëndeti Beqir Fejzullahi, i cili konfirmoi se komuna “është vazhdimisht në shërbim të KBI-së dhe të imamëve, që të ngremë xhami e shkolla, që të mos shpërngulet popullata shqiptare nga këto anë”. (R. Suma)





## FILLON RINDËRTIMI I XHAMISË NË SHAJKOC

Më 25.04.2012,, në fshatin Shajkoc (Podujevë), në prani të strukturave më të larta të Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), KBI-së të Podujevës, të zyrtarëve nga KAD-i, që ishin përfaqësues edhe të donatorit për rindërtimin e xhamisë, dhe të shumë xhematlinjve, - u vu gurthemeli për rindërtimin e xhamisë. Imami i xhamisë së fshatit, Shaban ef. Mulolli, u ka uruar mirëseardhje mysafirëve dhe, duke i përshëndetur të gjithë të pranishmit, ai i falënderoi për pjesëmarrje në këtë ngjarje të madhe për këtë xhemat. Kurse një falënderim të veçantë i bëri donatores së këtij projekti,Ummu Jusuf (Kuvajt) dhe përfaqësuesit të saj, për këtë kontribut të çmueshëm. Më pastaj Osman Kurtolli udhëhoqi këtë ceremoni dhe i dha fjalën Prof.Ahmet ef. Sadriut, përfaqësues i Kryesisë së BIK-së, i cili solli përshëndetjet e Myftiut Naim ef. Tërnava dhe falënderoi implementuesin dhe donatorin e këtij projekti dhe xhematin për rindërtimin e kësaj xhamie. “Ne këtu po bëjmë një xhami më të madhe, dhe kjo është një shenjë për të na gëzuar, ngase numri i besimtarëve dhe atyre që vijojnë xhaminë, po rritet por edhe nevojat po rriten dhe sot po ngrihet një shtëpi e Zotit, e cila do t’i plotësojë nevojat e besimtarëve të fshatit tuaj, - theksoi ai, për të vazhduar: E Lusim Zotin që kjo xhami të jetë simbol uniteti dhe afrimi në mes njerëzve. Xhamia para luftës, por edhe tash, po luan një rol tjetër në shoqërinë kosovare, sepse në të u organizuan mësime, tubime, kuvende e edhe kjo xhami këtu do të luajë një rol të tillë. Thotë Allahu xh.sh. - ”Vërtet ndërtojnë dhe rindërtojnë xhami vetëm ata të cilët E besojnë Allahun xh.sh., dhe Ditën e Gjykimit dhe nuk ia kanë frikën askujt tjetër përveç Allahut”. Rashid Xha’rum, drejtor i KAD-it, që ka bërë shumë për Kosovën në ndërtimin e ambulancave, xhamive etj., theksoi: “Xhamia, shkolla dhe familja janë tri shtylla, në të cilat

mbështetet shoqëria kosovare dhe që të trija plotësojnë njëra-tjetrën, dhe ajo që dallon prej të tjerave është se ajo e lartëson shpirtërisht njeriun dhe besojmë se kjo iniciativë e hajrit do të jetë në shërbim të forcimit të Islamit dhe koncepteve të drejta mbi të, që nga xhamia të fillojë dashuria dhe miqësia në mes njerëzve e shpresoj të jetë vend që i lidh familjet e këtij fshati". Nga ana tjetër, Bekim ef. Jashari , kryetar i KBI-së të Podujevës, falënderoi përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-së për kontributin e dhënë për ruajtjen e Islamit dhe formimin e brezave të rinj. Këtë iniciativë të filluar nga ky xhemat, - tha ai, - na e mundësoi Zoti që, me donatorët nga Kuvajti, sot ta fillojmë me vënien e gurthemelit të kësaj xhamie dhe, me emër të Zotit, do të ngremë edhe xhami të reja në të ardhmen". Në manifestim ishin të pranishëm Tefik ef. Gashi edhe prof. Bajrush ef. Ahmeti, - dy profesorë veteranë të medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës. Ef. Ahmeti mbajti një fjalë rasti për vlerën e xhamisë në edukimin e brezave të rinj dhe rolin e saj në shoqëri si dhe kërkoi nga xhemati që të ndihmojnë në ngritjen e xhamive e jo vetëm të presim nga donatorët e jashtëm. Më pastaj, nën këndimin e tekbireve, u vu gurthemeli.(R.Suma)



## VIHET GURTHEMELI I XHAMISË NË MALISHEVËN E EPËRME

Më 23 prill në fshatin Malishev e Epërme (Gjilan) u vu gurthemeli i xhamisë së re. Në ceremoni morën pjesë edhe Kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora me stafin e tij, dhe kryetari KBI-së të Gjilanit, Dr.Mustaf Bajrami me stafin e tij si dhe shumë imamë dhe xhematë të fshatit Malishevë. Në fillim moderatori Mr.Sali Mustafa përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe hapja e kësaj ceremonie u bë me një ashere kënduar nga imami Remzi Halimi. Më pas, për historikun e xhamisë, foli imami i xhamisë Mr.Ilir Rrahimi për të folur edhe dy imamë të katundit - Sadri Rrahimi dhe Enver Rexhepi. Pastaj, në emër të KBI-së të Gjilanit, foli kryetari Dr.Mustafë Bajrami, i cili përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe foli për aktivitetin e KBI-së e përgëzoi xhematin e këtij fshati për iniciativën e tyre për të ndërtuar xhaminë e re duke premtuar se KBI- do të bëjë çmos për të ndihmuar në gjetjen e donacioneve për ndërtimin e kësaj xhamie dhe xhamive të tjera. Ai foli edhe për rëndësinë e xhamisë dhe rolin e detyrën që ka imami në ngritjen e fjalës së Allahut dhe mbajtjen e mësimbesimit në këtë fshat. Në fund, në emër të Kryesisë së BIK-së, foli Kryeimami Sabri ef. Bajgora, i cili përcolli përshëndetjet nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim efendi Ternava,dhe përgëzoi xhematin për iniciativën për ndërtimin e xhamisë së re. Ai po ashtu foli edhe për punën dhe aktivitetin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, e cila po bën punë të madhe në ngritjen e xhamive në tërë territorin e Kosovës dhe, për të bërë një infrastukturë të mirë, Sabri ef. Bajgora tha se Bashkësia Islame do të ndihmojë aq sa ka mundësi për ndërtimin e kësaj xhamie dhe xhamive të tjera nëpër Kosovë. Në fund theksoi hadithin e Pejgamberit a.s ( Kush ndërton një xhami për hir të Zotit, Zoti ka për t'i ndërtuar një xhami në Xhennet).

Xhamia e vjetër e Malishevës së Epërme është ndërtuar në vitin 1952 në pronën e Fetah Rahimit, i cili kishte falur truallin për xhami. Falja e xhumasë bëhet këtu prej vitit 1992, që kur qe emëruar imam mulla Hysen Rexhepi me vendimin e BIK-së. Ai kreu detyrën e imamit deri më 28.07.2011, kur i liroi vendin imamit Mr.Ilir Rrahimi, i cili është duke e kryer këtë detyrë dhe ppikërisht tash është propozuar nga KBI- i Gjilanit për imam dhe presim nga BIK që të lidhë kontratën e punës me të. (I.Mustafa)

## PËRUROHET XHAMIA NË SIQEVË

Më 11 maj 2012 në Siqevë (Klinë), në mënyrë solemne u bë përurimi i xhamisë së re të ndërtuar me kontributin e vetë fshatarëve. Në këtë solemnitet merrnin pjesë: Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorët, kryetari i KBI-së të Klinës, Kadri ef. Berisha, ish-kryetari i KBI-së të Klinës Ali ef. Gashi dhe shumë xhematlinj. Pas namazit të xhumasë, me këndimin e tekbireve u bë prerja e shiritit të xhamisë. Myftiu Tërnava, duke e përgëzuar xhematin për këtë vepër humane dhe këtë xhami, tha se vetëm ata që e kanë besimin të plotë ndërtojnë dhe ngrenë xhami. "Këtë xhami e zbukuron xhemati – theksoi ai. Deri tash keni pasur një vakum e tashmë keni një adresë, - Xhaminë e fshatit Siqevë, vend ku tuboheni për ta adhuruar Allahun xh.sh.. Serbët BIK-së, gjatë



luftës së fundit, ia kanë djegur 218 xhami, në mes tyre xhami të shek. XV, XVI, XVII dhe falënderoj Allahun që të gjitha këto xhami i kemi renovuar dhe kemi ndërtuar edhe afro 400 xhami të reja, mirëpo kemi nevojë edhe për më shumë xhami, sepse popullata e Kosovës edhe zyrtarisht u deklaruan se 98% e shqiptarëve janë të besimit mysliman dhe vetëm në luftën e fundit 37 hoxhallarë kanë rënë shehid me pushkë në dorë, por kemi edhe shumë njerëz për fatin e të cilëve nuk dimë ende. Ne si BIK pas luftës kemi qenë kontributdhënës për 43 shkolla, kemi ndihmuar nevojtarët, kemi ngritur çerdhe, ndërtuar rrugë, shtëpi e kemi dhënë veshmbathje. Spitali i Vushtrrisë ka kushtuar 5 milionë dollarë etj.etj.". Myftiu në fund i uroi për këtë xhami dhe u lut për mirëqenien dhe begatinë e këtij vendi.

Kryetari i KBI-së të Klinës, Kadri ef.Berisha, duke folur para xhematit, i uroi për xhaminë re duke theksuar: "Kjo është një ditë e madhe për komunën e Klinës e në veçanti për fshatin Siqevë, me qytetarët e të cilit, pas shumë vështirësive, arritëm që së bashku të shtojmë edhe një xhami në komunën tonë e cila ka vetëm pesë xhami, dhe E lusim Zotin që edhe fshatrat e tjera të marrin hapin e Siqevës dhe të ngrenë xhami, ngase kjo është tejet e nevojshme për rrethinën tonë, sepse numri i xhematlinjve është në rritje e sipër". Xhamia e fshatit Siqevë është ndërtuar më 1936 nga fshatarët dhe ishte regjistruar si mejtep për mësimbesimin e nxënësve si dhe ka shërbyer për faljen e namazeve deri në luftën e fundit, kur pushtuesi barbar serb e dogji të tërën. Sinan Desku (axha Sinan) pas luftës organizoi përsëri fshatin dhe mblodhën mjete e ndërtuan këtë xhami, një veprimtari që u përmbyll më 2010. (Fitim Boja)

## DUA HATME NË XHAMINË E FSHATIT BARDHOSH

Më 20 prill 2011, në xhaminë e fshatit Bardhosh (Prishtinë), 15 vijues të mësimbesimit tek mualimja Kadrije Dragusha bënë duan e hatmes. Në këtë manifestim ishte i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef.Tërnava , kryeimami i KBI të Prishtinës, Burhan Hashani,imamë të xhamive për rreth, xhematlinjë, prindër të vijuesve të mësimbesimit si dhe të ftuar të tjerë.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryeimami i KBI së Prishtinës, Burhan ef. Hashani i cili ndër të tjerat tha se puna e mualimës Kadrije Dragusha është shembulli më i mirë i një aktivisteje të përkushtuar në mësimin e fjalës së Zotit -Kuranit.

Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, pasi përshëndeti mualimen, për punën e përkushtimin e treguar në punë më nxënësit, nxënësit për suksesin e arritur si dhe prindërit për kujdesin e treguar për edukimin e fëmijëve të tyre e në këtë drejtim, tha "Sot, kam ardhur këtu që të jem i pranishëm me ju në këtë ditë të rëndësishme për këta nxënës dhe për të gjithë ne. Se sa i rëndësishëm është mësimi i leximit të Kuranit këtë më së miri e kuptojmë nga thënia e Pejgamberit i cili ka thënë: "Më i mirë prej jush është ai i cili e mëson Kurani, dhe ua mëson Atë të tjerëve". Andaj mund të them se mualimja Kadrije Dragusha këtë porosi të pejgemberit e ka kuptuar si duhet dhe po e zbaton në realitet.

Bashkësia Islame e Kosovë është e angazhuar që t'i kushtoi kujdes më të madh mbajtjes së mësmimbesimit nëpër xhami me qëllim që t'i edukojmë të rinjtë tanë në rrugën e Zotit"- tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava.Vijuesit e mësimbesimit para të pranishmëve u paraqitem me lexim të pjesëve të Kuranit, pastaj me ilahi, kaside e poezi të përgatitura për këtë rast.Duanë e hatmes e bëri Myftiu Tërnava, ndërsa në fund mualimja Kadrije Dragausha, falënderoj, nxënësit, prindit dhe të pranishmit dhe u shpreh se do të vazhdoj edhe më tutje me mësimimbesim. Nxënësve që bën dua në fund iu ndau certifikata për kryerjen e leximit të Kuranit.(R.Shkodra)



MERHUM



## KALOI NË AMSHIM HOXHA, IMAMI , MUALIMI, HAXHI SETKI EF. THAÇI 40 VJET NË SHËRBIM TË XHAMISË

"Vërtet ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi". Në këto fjalë të Allahut xh.sh., gjejmë ngushëllimin për humbjen e imamit që i shërbeu xhematit për katër dekada me radhë dhe i qëndroi besnik fjalës së Allahut dhe xhematit të Hanit të Elezit. I respektueshëm, i dashur, miqësor, i afërm, praktik, tolerant, zemërgjerë, punëtor, besnik ndaj mihrabit dhe xhematit, - këto janë vetëm disa tipare që i zotëronte imami i Hanit të Elezit, haxhi Setki ef Thaçi. Xhamia e Hanit të Elezit gumëzhinte nga zërat e fëmijëve që vinin dhe ndiqnin mësimet e Kur'anit dhe fesë nga Setki efendiu.

Ai u lind më 21.01.1954 në fshatin Krivenik (Hani i Elezit) , në një familje të pasur dhe me traditë fetare. Shkollën fillore e kreu në vendlindje. I etur për dije dhe mësime fetare, mësimet i vazhdoi përreth 8 vjet në Tetovë tek Rafiz efendija, së bashku me Zekirija ef. Bajramin, Abdulla ef.Kukën, Hasan ef.Hasallarin etj.. Pas përfundimit të mësimeve në Tetovë, ndoqi mësimet me korrespondencë në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës për katër vjet dhe filloi profesionin e tij si Imam (hoxhë), në fshatin Kotlinë (Kaçanik), ku punoi 3 vjet, për të kaluar pastaj në fshatin e lindjes (Krivenik), ku punoi shtatë vjet.

Kurse në vitin 1982, me kërkesën e xhematit të Hanit të Elezit, e filloi punën aty si imam, vaiz, mualim dhe hatib, në këtë xhami, ku shërbeu plot tridhjetë vjet.Në shërbim të xhematit dhe nga dora e tij dolën shumë nxënës, hoxhallarë e studentë, që shërbejnë në institucione të ndryshme të BIK-së dhe më gjerë. Kontributi i tij vazhdoi disa vjet me radhë në shumë dimensione, madje edhe gjatë kohës së luftës, kur qëndroi me xhematin dhe popullatën e kësaj treve duke strehuar në shtëpinë e tij dhe duke ndihmuar fëmijë, gra e pleq, që kishin mbetur në zonën kufitare deri në kohën e bombardimeve të NATO-s. Hoxha ynë, mësuesi ynë, kaloi në Ahiret më 03.05.2012. Në varrimin e tij morën pjesë edhe përfaqësues nga Kryesia e BI-së të Kosovës, të udhëhequr nga Ahmet ef Sadriu, i cili, në emër të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim ef Tërnavës, i shprehu ngushëllime familjes së hoxhës, xhematit dhe miqve e dashamirëve të hoxhës. Ai çmoi kontributin dhe mundin e dhënë të Setki efendiut në shërbim të Islamit dhe të xhematit dhe theksoi se ndarja me të është vetëm fizike, sepse shpirtërisht ai është në mesin tonë.

Faljen namazit të xhenazes të rahmetliut e bëri Ahmet ef Sadriu. Setki efendiu pas vetes la bashkëshorten, 5 djem dhe 1 vajzë.

Allahu e shpërbleftë me xhenetul firdevs, hoxhën, mualimin dhe imamin tonë për gjithë atë që bëri dhe dha, që Fjala e Allahut të jetë më e larta! (R.Suma)



## KALOI NË AHIRET IXHAZETLIU I FUNDIT NË OPOJË HAXHI SALIM EF. REXHEPI

Haxhi Salim ef. Rexhepi u lind më 04.05.1921 në fshatin Bresanë të Opojës. Gjyshi i tij, mulla Ismaili, i biri i Shaqirit, për një kohë të gjatë kishte shërbyer si imam në Bellanicë (Malishevë), kurse i ati i tij, h. Rexhep ef. (1871- 1956) - ish-studenti i dalluar i medresesë "Mehmet Pasha" të Prizrenit, i lauruar me ixhazet nga myderrizi i njohur, alimi e hoxha i Prizrenit - Hfz. Abdylaziz ef. Kurtishi, - ka qenë myderriz

dhe drejtues për afro 40 vjet i Medresesë së Opojës në Bresanë. Pasi kreu mektebin, më 1930 u regjistrua në shkollën fillore publike në vendlindje, e cila zgjaste pesë vjet, përfshirë këtu edhe një klasë përgatitore për mësimin e gjuhës serbe. Pas mbarimit të shkollës fillore më 1935, Salim efendiu, po atë vit, nisi mësimet në Medresenë e Opojës në Bresanë tek i ati i tij dhe myderrizi Rexhep ef. Ismaili, tek i cili më 3 shaban 1366 h. (22 qershor 1947) do ta merrte edhe ixhazetnamenë/diplomën, pasi kishte përvetësuar shkëlqyeshëm lëndët, së bashku me disiplinat që asokohe mësoheshin në medrese: Kuran, Tefsir, Hadith, Akaid, Fikh,Usulul fikh, Filozofi, Naiv dhe sarf, Logjikë, Stilistikë, Poetikë dhe Retorikë. Ai nuk ishte i vetmi në këtë familje, pas babait dhe gjyshit të tij, që ishte ixhazetli. Edhe vëllai i tij - Adnan ef. Rexhepi (1925-2001), po në vitin 1947 kishte arritur të merrte ixhazetnamenë, madje ishte edhe hafëz i Kuranit, kurse dy vëllezërit e tjerë -Bushra ef. dhe Bejtullah ef., për shkak se më 1948 nga ana e pushtetit që po instalohej në atë kohë, do të mbylleshin medresetë e Kosovës, pra edhe Medreseja e Opojës, nuk do të arrinin në ixhazet, porse do të kryenin detyrën e imamit e të mualimit në fshatra të ndryshme të Opojës dhe me gjerë. Dhe jo vetëm kaq, por traditën e kësaj familjeje hoxhallarësh dhe arsimdashës do ta vazhdonin një varg i tërë i pasardhësve, të cilët do të mbaronin medrese e fakultete, për të shërbyer në fusha të ndryshme të dijes dhe të fesë. Pas mbarimit të medresesë, Salim ef. kishte vajtur në shërbimin ushtarak, dhe do të qëndrote pa punë deri më 1953 kur u bë imam në fshatin Grekoc të Suharekës, detyrë kjo që e kreu për 15 vjet me radhë.Më 1968 u emërua imam në fshatin e tij të lindjes, në Bresanë, ku shërbeu deri më vitin 2002, kur, pas pesë dekadash, la detyrën e imamit aktiv. Krahas detyrës së imamit, ai kryente edhe detyrën e mualimit në mektebin e fshatit, nga i cili mësuan leximin e drejtë të Kuranit dhe shartet e fesë islame një numër i konsiderueshëm i fëmijëve nga fshatrat Bresanë dhe Kuklibeg. Disa nga nxënësit e tij, më vonë, do të kryenin medresenë dhe fakultete drejtimesh të ndryshme, prej tyre do t'i gjejmë duke shërbyer në institucione fetare e publike gjithandej Kosovës. Ai ishte simbol i brezit të vjetër të hoxhallarëve autoritativë, kompetentë e të ditur; i atyre ixhazetlinjve plotë ilm, dituri e urtësi, që ditën t'u bënin ballë dhe të qëndronin stoikë ndaj furtunave dhe rropatjeve të ndryshme që u solli jeta, i atyre personaliteteve të shquara që ditën t'u prinin xhemateve dhe qytetarëve të tyre edhe atëherë kur për një fjalë e për një shkronjë, plaste hataja. Dallohej për urtësinë, maturinë dhe butësinë e tij, qoftë në biseda fetare, qoftë në të tjera. Fjalët, këshillat, porositë, derset, vazet dhe nasihatet e tij në xhami, në mexhlise e oda, ishin me peshë, dëgjoheshin dhe merreshin seriozisht. Pas përgjigjeve të argumentuara, bindëse e të sakta që jepte, nuk mbetej vend për dyshime e diskutime. Për tri mandate (1979-1991) ka qenë kryetar i KBI të Dragashit/Sharrit. Për punën dhe kontributin e tij prej disa dekadash në shërbim të xhamisë dhe arsimit e edukimit të brezave të rinj, BIK, më 11 gusht 2011, e nderoi me mirënjohje. Më 7 maj. 2012, Salim ef. kaloi në Ahiret. U varros po atë ditë në vendlindjen e tij, pasi iu fal namazi i xhenazes nga qindra qytetarë nga Opoja, Sharri, Prizreni e Suhareka. Me vdekjen e tij, mbyllet periudha afro pesëshekullore e ixhazetlinjve të nisur në hajratet dhe vakëfet e të përkorit dhe të ndriturit Mehmet Kuklibegu të Opojës. Allahu xh.sh., shpirtit të bekuar të h. Salim ef. Rexhepit, i pastë siguruar një vend të merituar në Xhenet. Amin! (S.Mehmeti)



بسم الله الرحمن الرحيم
الحمد لله الذى علمنا ما لم نعلم واسعدنا
بتعليم العلوم واكرم . والصلوة والسلام
على محمد المرشد للامم وعلى آله
واصحابه العالمين بشريعة النبى المحترم
فاعلم وفقك الله وايانا لطاعته ان السبب
لنيل الكرامات العلية والمقامات السنية
والمراتب البهية والسعادات الابدية
هو العلم الشريف . حيث قال صلى الله
عليه وسلم . من سلك طريقا يلتمس
فيه علما سهل الله له طريقا الى الجنة
وان الملائكة لتضع اجنحتها
لطالب العلم رضاء بما يصنع وان العالم
يستغفر له من فى السموات ومن فى الارض
حتى الحيتان فى الماء . وان فضل العالم
على العابد كفضل القمر ليلة البدر على
سائر الكواكب وان الزاهد العابد بلا علم
كقوس بلا وتر . وان العلماء
ورثة الانبياء . وقال عليه الصلاة والسلام



ربنا اغفر لنا ولاستاذنا ولاساتيذنا
وشركائنا ولمن وصانا بالدعاء الخير
والمؤمنين والمؤمنات يوم يقوم الحساب .
لا اله الا الله محمد رسول الله آخر
كلماتنا ان شاء الله لا حول ولا قوة
الا بالله والحمد لله تعالى بدأ وختاما
وعلى انبيائه تحية وسلاما

كتبه الفقير [illegible] عمره و
[illegible] المدرس [illegible]
[illegible]
من [illegible]
[illegible] الى يوم الدين
وذلك فى اليوم الثالث من شعبان المعظم
من شهور سنة [illegible]
مائة بعد الالف من هجرة من له العز والشرف
رجب جودى بن اسماعيل




## ISLAMI FEJA ME ZGJERIM DHE RRITJE MË TË SHPEJTË NË AMERIKË

Sipas rezultatit të statistikave të marra kohët e fundit nga Enti Statistikor të Institucioneve Fetare në Amerikë, bëhet e ditur se prej vitit 2000 deri në vitin 2010 numri i myslimanëve që jetojnë në Amerikë, prej 1 milion është rritur në 2.6 milionë persona, një shifër kjo që tregon një rritje prej 66.7 % të numrit të besimtarëve myslimanë në këtë vend. Në bazë të këtyre statistikave, bëhet e ditur se rritja më e madhe në mesin e fraksioneve të fesë së krishterë, në realitet është shumë më e ulët sesa niveli i përgjithshëm i rritjes së numrit të popullsisë në Amerikë, kurse numri i besimtarëve të disa sekteve të krishtera është në zvogëlim e sipër. Kjo tregon faktin se deklarata e Presidentit të ShBA-së Barak Obama, i cili ka thënë: "Ne tashmë nuk jemi një shtet i krishterë", duket të mos jetë aq larg realitetit. Feja e krishterë në Amerikë, është duke i humbur simpatizuesit e saj në mënyrë shumë të shpejtë, kurse feja islame, me një proces të shpejtuar është duke rritur numrin e simpatizuesve të saj si dhe të objekteve fetare islame në këtë vend. Në bazë të këtyre statistikave, njoftohet se protestantët evangjelistë me një rritje prej 1.7 % gëzojnë nivelin më të madh të rritjes në mesin e të gjitha fraksioneve të fesë së krishterë, ndërsa pas tyre vijnë katolikët dhe protestantët fondamentalë. Gjithashtu në bazë të këtyre statistikave, njoftohet se në tërë Amerikën ka 2106 xhami, ndërsa edhe një numër i madh i xhamive janë duke u ndërtuar nëpër rajone të ndryshme të këtij vendi, për t'iu përgjigjur nevojave të myslimanëve.

## KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "FEJA NË SHTRATIN E GLOBALIZIMIT" NË MAROK

Konferenca ndërkombëtare në temën "Feja në shtratin e globalizimit" organizohet në fillim të muajit tetor në Universitetin Shu'ajb Al-Dekali, në qytetin bregdetar Al-Xhedide të Marokut. Kjo konferencë ndërkombëtare organizohet në kuadër të ndikimit të zgjimit islam në Afrikë dhe në Lindjen e Mesme dhe zhvillohet në fillim të majit tetor përgjatë dy ditëve. Zyrtarët e organizimit të kësaj konference ndërkombëtare, në lidhje me këtë, janë shprehur: Kjo konferencë organizohet me qëllim të shqyrtimit të rëndësisë dhe ndikimit të fesë në Afrikën Veriore dhe në Lindjen e Mesme pas marrjes hov të zgjimit islam në këto rajone të botës. Në bazë të këtij raporti, bëhet e ditur se feja në Mediteran dhe në Lindjen e Mesme, përveç zhvillimeve të zgjimit islam, janë: pluralizmi fetar në nivel botëror, liria fetare perëndimore, globalizimi i Islamit në Afrikë dhe në Botën Perëndimore, Krishterimi në Afrikë dhe në Botën Perëndimore, globalizimi sufist klasik dhe modern, bindjet e sektit Batinije dhe shfaqja e irfaneve të reja si dhe e feve të reja, - prej temave që do të shqyrtohen dhe të diskutohen gjatë punimeve të kësaj konference..

## NË VIRXHINIA LËNDA E KUR'ANIT LIGJËROHET NGA NJË PRIFT AMERIKAN

Një prift amerikan në njërën prej kishave të shtetit Virxhinia (Amerikë) ka filluar të japë mësime rreth disa ajeteve të Kur'anit . Skot Morgan gjithashtu ka theksuar: Unë në kishë kam shpjeguar dy tema në lidhje me dhunën dhe gruan, që janë shumë të rëndësishme për qytetarët amerikanë dhe i kam sqaruar duke komentuar ajetet kuranore përkatëse, ndërsa kam sqaruar se Islami është një fe e cila ka ndaluar ushtrimin e dhunës ndaj qytetarëve jomyslimanë, pastaj në këtë drejtim i jam referuar edhe jetës dhe veprës së pejgamberit Muhamed. Për t'u njohur me pozitën e gruas në Islam si dhe me rolin e saj në strukturën shoqërore, kamë shpjeguar edhe ajtetet kuranore përkatëse, që madhërojnë personalitetin e femrës.

Një kanal televiziv ka incizuar një pjesë të ligjëratave të këtij prifti dhe, duke transmetuar një raport në lidhje me këtë, ka njoftuar: Nëse në shtetin e Floridës një person si Terry Jons merr iniciativën për ta djegur Kur'anin, në një shtet tjetër Skot Morgan fillon të ligjërojë ajetet kuranore për publikun në kishë.

## QYTETARË ANGLEZË KANË UDHËTUAR PËR NË ZEMRËN E BOTËS ISLAME

Ekspozita më e madhe artistike për Haxhin është zhvilluar me titullin "Haxhi, një udhëtim për në zemrën e Botës Islame" dhe ka përfunduar më 15 prill në Muzeun e Londrës. Kjo ekspozitë është zhvilluar si ekspozita e parë më e madhe për Haxhin në Europë përgjatë gati tre muajve në Muzeun e Londrës, ndërsa ka përfunduar dje. Mbi 100 mijë qytetarë europianë kanë vizituar ekspozitën e Haxhit në

Londër, e cila u organizua në bashkëpunim me Ambasadën e Arabisë Saudite në Britaninë e Madhe. Në veprat që janë vendosur për ekspozim në Muzeun e Londrës, është shpjeguar pozita e obligimit të Haxhit në islam, projektet për zhvillimin e të dy vendeve të shenjta - në Mekë dhe Medinë, mënyra e ofrimit të shërbimeve për vizitorët gjatë ditëve të ceremonisë së Haxhit, bashkimi dhe uniteti i myslimanëve gjatë ceremonisë së Haxhit dhe dobitë e këtij obligimi, si: barazia, toleranca dhe paqja.

Historiku i Haxhit, synimi final i udhëtimit të Haxhit, zanafilla dhe rëndësia e këtij udhëtimi shpirtëror, filozofia e Haxhit dhe mënyra e kryerjes të ritualeve të Haxhit në të kaluarën dhe në kohën e tanishme, - kanë qenë temat që cilat janë trajtuar gjatë kësaj ekspozite. Në një pjesë të ekspozitës gjithashtu janë ekspozuar edhe manuskriptet në dorëshkrim dhe veprat e muzeve e trashëgimia kulturore e Arabisë Saudite, ndërsa mediet e ndryshme të Anglisë dhe Europës kanë mbuluar programin e kësaj ekspozite me programe informative.

## ORGANIZOHET SAMITI I PESTË I MINISTRAVE TË AMBIENTIT TË SHTETEVE ISLAMIKE NË ASTANA

Samiti i pestë i ministrave të ambientit të shteteve islamike filloi në Astana, kryeqytetin e Kazakistanit. Ky samit organizohet me kontributin e Organizatës Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë (ISESCO) duke bashkëpunuar me Organizatën për Ruajtjen e Ambientit të Arabisë Saudite, Sekretarinë e Organizatës për Bashkëpunim Islamik (OBI) dhe Qeverinë e Kazakistanit. Në këtë samit do të mblidhen ministrat e 57 vendeve anëtare të (OBI) së bashku me përfaqësuesit e organizatave rajonale dhe ndërkombëtare që veprojnë në këtë sferë. Ky samit zhvillohet në bazë të strategjive të caktuar në deklaratën e samitit të katërtë të ministrave të ambientit të shteteve islamike e cili është mbajtur në tetor të vitit 2010 në Tunizi. Në bazë të kësaj deklarate, në këtë samit do të hartohet edhe një projekt propozim për zhvillimin e qëndrueshëm dhe stabil në shtetet islamike i cili do të paraqitet në konferencën për zhvillim stabil të OKB-së që do të zhvillohet gjatë kësaj vere në Brazil

## MEDIET E BOTËS ISLAME LUAJNË ROL TË MADH NË ZGJIDHJEN E ÇËSHTJES SË PALESTINËS

Mediet e Botës Islame kanë mundësi që, me një vështrim të saktë ndaj rolit të informimit, të luajnë rol të madh në mbështetjen e Palestinës dhe në rezistencën përballë regjimit uzurpues, për të zgjidhur çështjen e Palestinës. Usam Al-Shantani, drejtor për informim në Organizatën për Bashkëpunimin Islamik, në takimin përgatitor për samitin e nëntë të ministrave të informimit të shteteve islamike, i cili është mbajtur në Librevil, kryeqyteti i Gabonit, ka folur rreth kësaj çështjeje. Ai ka thënë: Mediet e Botës Islame duhet të bëjnë një informim të përgjithshëm rreth agresionit të regjimit sionist të Izraelit mbi Kudsin e shenjtë, Mesxhidu Al-Aksa-në si dhe rreth sulmeve dhe shkeljeve të ligjeve ndërkombëtare nga ky regjim, që po ushtron mbi popullin e Gazës. Përpjekjet e disa grupeve perëndimore për të krijuar islamofobi, duhet të paralizohen nëpërmjet veprimtarisë së medieve të Botës Islame duke treguar se Islami i vërtetë është fe e paqes dhe e tolerancës. Ne shpresojmë që, duke bashkëpunuar dhe me një koordinim më të madh të gazetarëve dhe medieve në shtetet islame, të jemi dëshmitarë edhe të progresit drejt zgjidhjes së çështjes së Palestinës si dhe problemeve të tjera, me tëcilat po përballet Bota Islame. Në këtë takim përgatitor, përveç rolit të Organizatës për Bashkëpunim Islamik në mbështetjen e Palestinës, Kudsit dhe Mesxhidu Al-Aksasë, është shqyrtuar e diskutuar edhe zgjerimi i planit për informim, për të vendosur marrëdhënie dhe lidhje me shtetet joislame si dhe për themelimin e një kanali satelitor të Organizatës për Bashkëpunim Islamik.

(Mr.Rexhep Suma)



| AUTOR: AGIM GASHI | EPITET PËR MUHAMEDIN a.s. (I ZGJEDHURI) | SHKENCAQË STUDIUN TË BUKURËN NË JETËN SHOQËRORE | GDHEND | FARZ JAVOR I BESIMTARIT ISLAM | INTERNET PROTOCOL | NUMRI 500 ROMAK | ELEMENT KIMIK | LIGJOR | AGIMI | VEND SHQIPTAR NË MALIN E ZI | LLOJ VEPRE MUZIKORE | KAMPION, I PARE | THYHET | MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NAG TRI XHAMITË E VEÇANTA NË BOTË | | | | | | | | | | | | | | |
| EMER I VJETËR PËR SHKUPIN | | | | | | MBETJET / NGJIT ME KALLAJ | | | | | | | | |
| ISH-FUTB. HOLANDEZ, JAP | | | | | BËRË PAGESËN / TEMPI | | | | | | | NUMRI I LUDOLFIT / SHKOLLË FETARE | | |
| LËKURË VIÇI PËR KËPUCË | | | | | | | | | GATESË / UNË (ang.) | | | | | |
| PËREMËR DËFTOR | | | | | BANORET E NJË SHTETI NË AMERIKËN E JUGUT | | | | | | | | | MIRË |
| FITIMI (DIM.) | | | | | | | | | | ADEM DEMAÇI | | | AMPERI / PATRIOT E HOXHË I NJOHUR KOSOVAR | |
| A.K. | | | ZËVENDËS I SIMAIL QEMALIT (FOTO) | BESËLIDHËSI | | | | | | LUMI MË I GJATË SHQIPTAR | | | | |
| | EMËR I HUAJ FEMRE / BANORI I SKRAPARIT | | | | | | | | | KËNGËTAR RRUGËSH NË GREQINË E VJETËR | | | | |
| SUEDIA | | E.L. / FENOMEN PSIKIK | | | | | | | | | STRONCIUMI / BIZNESMENI, EJUPI | | | I SKEMËS |
| DREJTIM | | | | | | | | | | PRIJËS FETAR | | | | |
| SHAMIA | | | | | | | | | | ENERGJIA | | Z.K. / A.GJ. | | |
| EMËR MASHKULLI | | | | | | | | | | LLOJ ENE KU NGJISHET BRUMI I BUKËS | | | | |
| AKUZË | | | | | | POLIETILENI | FUTBOLLIST ZEZAK AUSTRIAK, DAVID | ESHTRAT E PESHKUT | | DITURI, KULTURË (fig.) / I MARR MAZËN QUMËSHTIT | | | | |
| AMPERI | | INDIA / LLOJ VETURE | | LUMË YNI | DUKJE / JOURNAL of ARCHITECT. EDUCATION | | | | GJITAR BREJTËS / MESI I BALLIT | | | NOTË MUZIKORE / KOHË | | |
| FJALËT QË THUHEN NË SEXHDE | | | | | | | | | | | KRAHINË SHQIPTARE / VEND NË AZINË E VOGËL | | | |
| BORË GJYSMË E SHKRIRË | | | | | | SHPREHJA ME KUPTIM TË MBULUAR | | | | | | | | |
| KAMJE | | | | | | I BALI-STIKËS / KALIUMI | | | | | | | | |
| DY ZANORE | | | 1 ROMAK | | BRINJË E TREKËNDË-SHIT | | | | | | | | EDHE, DHE | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** BEREQETI, FITIM, ALUMINI, ARNIMI, MINERALET, TREN, IMITIM, DIREK, I, RIKI, DEKOR, MA, ËN, M, ERRËT, SINI, SEKU, IMA, IKAR, IMT, META, F, AR, EMA, LOZA, T, RA, URIM, D, L, GA, A, NAZE, ATAKIMI, EKONOM, JOD, MIRATIMET, REBELIMI, AZIL, BIMORE, AKADEMI, A, IRITIMET, TIK.

# Ordinanca Specialistike Stomatologjike

# “DHËMBI”










## OFRON SHËRBIME ME STANDARDE EVROPIANE:

- Ndihma e parë
- Stomatologji preventive
- Shërim të dhëmbëve
- Stomatologji estetike
- Protetikë
- Kirurgji

Dr. Enver Lokaj, Dr. Xheve Lokaj

**Telefona kontaktues: 044-179-175; 039/ 432-614.**

Rr. “Adem Jashari” Pejë.

Afër stacionit të autobusëve, përballë furrës “Flamuri”

